HYTBEJA NGA MYFTIU TËRNAVA NË FESTËN E FITËR - BAJRAMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 243 | VITI 25 | TETOR 2010 | DHUL-KADE 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## PLANI PËR DJEGIEN E KUR'ANIT PROVOKIM I QËLLIMSHËM

## KULTI I LAKURIQËSISË DHE MJERIMI MORAL

## PSIKOLOGJIA E EL-GAZALIT

# RESPEKTIMI I SYNETIT



www.dituriaislame.net

# BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS
## Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë
*dhe*
## İSTANBUL ULUSLARARASI YARDIM VE KÜLTÜR DERNEĞİ
## SHOQATA NDËRKOMBËTARE HUMANITARE DHE KULTURORE E STAMBOLLIT

# Konkurs

Për regjistrimin e kandidatëve për HAFIZ (mësimin e Kur'anit përmendësh)
në Institutin e Hifzit, Medreseja e Madhe në Gjakovë,
Për kryerjen e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë (shkollë e mesme)
ose në Prizren me korrespodencë.

Përparsitë e institutit janë se:
Në Institut mësohet Kur'ani përmendësh
Plan programi i Medresesë "Alauddin",
Shkollimi zgjatë katër vjet dhe është falas.

Gjatë këtyre katër viteve Mësohet Kur'ani përmendësh dhe në fund nxënësi merë diplomë për "Hafiz". Paralelisht me këtë, secili nxënës diplomon në Medresenë "ALAUDDIN", duke dhënë provimet me korrespondencë në Prishtinë ose në Prizren. Diploma njihet dhe pranohet në të gjitha qendrat universitare të botës. Të gjithë ata nxenësa që bëhen hafiza,si shpërblim kanë:

1. Vizita e vendeve të Shenjta Mekke&Medine
2. Vizita në Turqi dhe vendet rajonale
3. Regjistrimi në Fakultetet e Turqisë dhe
4. Trajnime të ndryshme në Turqi.

Deri më tani janë bërë 12-të hafiza që kanë diplomuar, dhe se 6 nga ta u dërguan në Umre gratis dhe të tjerët në Turqi.

Instituti ynë në bashkëpunim me Shoqatën I.I.A.R.C-"ISTANBUL", siguron:

Banim falas, ushqim dhe literaturën shkollore në Medrese. Po ashtu ky institut bashkëpunon edhe me myftininë e Gjakovës për trajnimin e nxënësve në xhamia.

APLIKIMI
Kushtet e aplikimit për kandidatin:
1.Të jetë në klasën 5-10.
2.Të jetë në moshën 10-17 vjeç.
Shënim:
Kandidati i cili deshiron që të mësoj vetem Kur'anin, shkollimin mund ta vazhdon po ashtu në njërën nga shkollat shtetërore në Gjakovë.

Dokumentacioni :
1.Dëftesa e shkollës fillore,
2.Certifikata e lindjes,
3.Certifikata e mjekut,
4.Deklarata e prindit apo kujdestarit
5.Leje nga KBI e qytetit ku gjendet

Kërkesa së bashku me dokumentacionin e duhur duhet të dorëzohen në Medresenë e Madhe ne Gjakovë, Rr. Tahir Efendia Nr. 41 në lagjen e Hadumit.

Afati për dorëzimin e dokumentacionit është prej datës 15 Korrik deri më 25 Shtatorë 2010. (Perparësi do të ken ata të cilët kanë sukses të lartë, pastaj sipas renditjes së aplikimit)

Për informacionet më të hollësishme mund të kontaktoni në; 0390/327 106 / 044 684 363. Zyra e KBI-së Gjakovë. 0390/ 321 590 - email: hafizat@live.com













Mr. Qemajl Morina
PLANI PËR DJEGIEN E KUR'ANIT PROVOKIM I QËLLIMSHËM f5

Ferid Dautoviq
TEFSIRI I SURES EL-IHLAS f7

Avdyl Rrahmani
RESPEKTIMI I SYNETIT f11

Dr. Hasan Amir
PSIKOLOGJIA E EL-GAZALIT f14

Sedat Islami
MESATARJA NË SHPENZIME f17

Atdhe Ibrahimi
PENDOHU SOT 19
nesër do të jetë vonë

Behxhet Jashari
BURIMET E RELIGJIONEVE TË TJERA PËR ISLAMIN f21

Bernard Tahirbegolli
"PIKA NË ZEMËR" f24

Dr. Islam Hasani
ZHVILLIMI I FINANCIMIT (PRODUKTEVE FINANCIARE) QË NGA DITËT E HERSHME TË ISLAMIT f26



PROGRAM FESTIV PËR FESTËN E FITËR - BAJRAMIT



HYTBEJA E MBAJTUR NË MANIFESTIMIN QENDROR NË XHAMINË E MADHE TË PRISHTINËS, NGA MYFTIU MR. NAIM TËRNAVA NË FESTËN E FITËR -BAJRAMIT f48

...
Vëllezër të nderuar!
Në këtë ditë të veçantë e në këto momente feste, kështu të gëzuar, duke kërkuar falje e mëshirë nga i Madhi Zot, që në asnjë moment të mos harrojmë begatitë e Allahut Krijues për një mirëqenie të përgjithshme në mbar botën. Ju bëj thirrje që të punoni për një të ardhme sa më të mirë të vendit tonë, që në mesin tonë të mbretërojë harmonia e solidariteti, që janë virtyte të vetë natyrshmërisë së njeriut.
Urime festa e Fitër - Bajramit.
Myftiu i Kosovës
Mr. Naim Tërnava

FESTA E FITËR - BAJRAMIT U KREMTUA SOLEMNISHT f50

Harun Crnovrshanina & Nura Sadikovica
HAQIF BLYTA (HAQIF HAXHIAHMETOVIÇ) 1887-1945 f28
I njohur si Haqif efendia, hero i Sanxhakut me prejardhje gjakovare

Mr. Samir B. Ahmeti
EMIRATET E BASHKUARA ARABE 32

Hamdi Nuhiju
DITURIA DHE EDUKATA f35

Vait Ajro
GRIPI I MEDIES! f37

Muhidin Ahmeti
KULTI I LAKURIQËSISË DHE MJERIMI MORAL f38

Divan
SEMAÍ F42

Hasan Ejub
Morali f43

Dr. Jusuf El-Kardavi
MARTESA DHE PENGESAT NË RRUGË TË SAJ f46

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

**O ALLAH, ZOTËRUESI I GJITHË PUSHTETIT! TI IA JEP PUSHTETIN KUJT TË DUASH DHE IA HEQ KUJT TË DUASH; TI LARTËSON KË TË DUASH DHE POSHTËRON KË TË DUASH. ÇDO E MIRË ËSHTË NË DORËN TËNDE! TI JE VËRTET I PLOTFUQISHËM PËR ÇDO GJË.**
**(ALI IMRAN, 26)**

# REZOLUTA MBI KOSOVËN DHE "EVETI" TURK

*Serbia, edhe njëherë e ka ndierë humbjen reale në arenën ndërkombëtare. Miratimi i rezolutës së BE-së, e përkrahur edhe nga Serbia, në Asamblenë e Përgjithshme të OKB-së, është edhe një hap tjetër pozitiv për Kosovën. Kjo rezolutë paraqet bazë politike për procesin e vendosjes së mekanizmave të bashkëpunimit, i cili do t'i forcojë themelet e ardhmërisë së dy vendeve. OKB-ja miratoi këtë rezolutë për Kosovën mbi bazën e konstatimit të GJND-së për legjitimitetin e shpalljes së pavarësisë së Kosovës. Edhe pse Serbia ka bërë një hap shumë të vogël por konkret në drejtim të njohjes së realitetit të ri të krijuar në Kosovë, që e ndryshon kursin e qasjes së saj karshi fqinjit të saj, Kosovës. BE ka përshëndetur miratimin e rezolutës për Kosovën në AP të OKB-së mbi mendimin këshillëdhënës të GJND-së për Kosovën duke e cilësuar si portret i rrallë i unitetit të BE-së. Institucionet e Kosovës kanë bërë me dije se kjo rezolutë pranoi rezultatin e GJND-së, dhe pas kësaj rezolute do të ketë valë të re të njohjeve. Rezoluta mbetet një shans për të ecur përpara,dhe bisedimet që do të zhvillohen në Bruksel, dhe këto bisedime do të jenë në favor të paqes, sigurisë dhe stabiliteti rajonal. Vërtet ka çka të bisedohet ku në rend janë një sërë çështjesh si të pagjeturit, menaxhimi i kufirit, kthimi i dokumenteve,etj. Por një gjë dihet, çështja e statusit të Kosovës përfundimisht është mbyllur me GJND-në dhe së fundi edhe me AP të OKB-së.*

*Nga ana tjetër edhe në Turqi po fryjnë erëra pozitive në drejtim të integrimit të këtij shteti në Be. Evet ( Po) ishte sllogani i qeveritarëve turq për mbajtjen e referendumit, më 12 shtator, për ndryshimet kushtetuese të këtij vendi. Foli populli turk, që këtë ndryshim e pa të nevojshëm për forcimin e demokracisë dhe për të çuar përpara aspiratën e vendit për anëtarësim në BE. U tha "Po" ndryshimeve kushtetuese në vendin në të cilin, për dekada me radhë, krerët e ushtrisë laike tradicionale dhunuan lirinë dhe të drejtat demokratike të këtij populli dhe të atij vendi, që jo fort moti ishte qendër e hilafetit islam. Ndryshimet kushtetuese, u iniciuan nga Partia për Drejtësi dhe Zhvillim (AKP) e udhëhequr nga lideri i saj Rexhep Tajjip Erdogan, i cili u zgjodh në krye të pushtetit më 14 gusht 2001. 12 shtatori i vitit 1980 qe i kobshëm për Turqinë, vendi u bë me pushtet ushtarak. AKP-ja dhe populli turk, me këtë "Evet" eliminuan mbeturinat e grushtit të shtetit. Kushtetuta, që nga viti 198O, qe ndryshuar 15 herë nga ana e gjeneralëve, mirëpo referendumi që u mbajt nga qeveria, është i pari i këtij lloji, kur populli turk vendosi vetë për fatin e vet. Bëhet fjalë për 26 pika të dokumentit themeltar të shtetit turk, më të ndjeshmet, në mes të cilave janë ato që prekin ushtrinë dhe gjykatësit. Ndryshimet shtrihen në strukturën e Gjykatës Kushtetuese, për të cilën 14 nga 17 gjykatësit, do të emërohen nga Presidenti. Erdogan që prej tetë vjetësh dominon politikën turke, pas dy fitoreve radhazi. Analistët vlerësojnë se Referendumi forcon edhe më shumë figurën karizmatike të Erdoganit dhe politikën e tij karshi integrimeve evropiane. Këtë fitore e kanë mirëpritur dhe përkrahur edhe tërë bota e moderuar. Presidenti Obama i ka telefonuar menjëherë duke e uruar Kryeministrin Erdogan për këtë referendum demokratik, që pasqyron vullnetin e popullit për të ecur më tutje. Ai ka qartësuar se rezultati është një demonstrim se sa e gjallë ishte demokracia turke. BE-ja rezultatin e referendumit në Turqi e ka përshëndetur si një hap në drejtimin e duhur, që do ta ndihmojë vendin për të përmbushur kriteret për anëtarësim në BE. Ndërkaq, ministri i jashtëm gjerman, Guido Vestervelle vlerësoi se reformat ishin të rëndësishme për aplikimin e Turqisë. Kryeministri Erdogan, tha se kjo datë do të mbahet në mend në histori si një pikë kthesë për demokracinë turke. Ju do të mbaheni në mend për këtë, ne do të mbahemi gjithmonë në mend për këtë". Duke kujtuar kohën e grushtit të shtetit, Kryeministri Erdogan theksoi: "Kjo ditë që ishte njollosur me një kushtetutë grusht shteti, është kthyer në një faqe të ndritur me këtë referendum, një arritje për demokracinë. Ne larguam negativitetin". Edhe gjigantët botërorë televiziv, si CNN dhe BBC, kanë vlerësuar hapur këtë arritje të Turqisë. CNN, lajmin me Turqinë e çeli duke thënë se Turqia e Erdoganit kremton fitoren e referendumit kushtetues, kurse BBC vë theksin tek reformat që do të dalin nga ky referendum duke thënë: "Reforma turke merr përkrahjen".*

*Pse u votua?*

*Turqit votuan për një paketë me 26 amendamente, që nga propozimet për përmirësimin e jetës sociale të njerëzve, për marrëdhëniet tregtare, e deri, sigurisht, edhe për reformat që do ta sjellin Turqinë më pranë BE-së. Megjithëkëtë dy ishin çështjet më të rëndësishme dhe të dyja lidhen me sistemin gjyqësor. Flitet për reformimin e Gjykatës Kushtetuese, e cila konsiderohet si kujdestarja e sistemit shekullar, që, gjatë dy dekadave të fundit, ndaloi dy parti politike me programe joshekullare. AKP-ja dhe paraardhësit e saj kanë pasur marrëdhënie të vështira me Gjykatën Kushtetuese. AKP po vazhdon drejt me suksese të njëpasnjëshme. Në zgjedhjet e përgjithshme të viti 2002 AKP fitoi 34% të elektoratit, dhe i takuan 363 ulëse nga 550 vende, sa ka Parlamenti. Qeveria Erdogan, e 59-a me radhë, mori bekimin edhe të Presidentit Gyl. Ndërkaq, në zgjedhjet lokale të 28 marsit 2004, që ishin një test i dytë për AKP-në, ajo fitoren prej 34% të dy vjetve më parë, e rriti në 42%. Mirëpo, ky referendum i dha fund puçit ushtarak shekullarist të viteve '80 dhe, pas 30 vjetësh,Turqia po forcon rendin ligjor dhe demokracinë, që do ta afrojnë edhe më pranë normave evropiane.*

*Fitorja e Kosovës në GJND dhe OKB, nga njëra anë dhe "EVETI" nga ana tjetër, janë dy ngjarje më të rëndësishme për dy popujt dhe të ardhmën e tyre.*

*Mr. Rexhep Suma*



Mr. Qemajl Morina

# Plani për djegien e Kur'anit provokim i qëllimshëm

Në Shtetet e Bashkuara dhe në vende të tjera ka pasur një reagim të fuqishëm kundër planit të një kishe të vogël për djegien e Kur'anit më 11 Shtator, (gjoja) për të shënuar kështu përvjetorin e sulmeve të militantëve të al-Kaidas në Nju-Jork dhe Uashington në vitin 2001. Iniciativa e priftit evangjelist, Terri Xhons (Terry Jones) për shpalljen e 11 Shtatorit "Ditë ndërkombëtare të djegies së Kur'anit", në shenjë përkujtimi të akteve terroriste të 11 shtatorit 2001, ishte një hap i rrezikshëm në drejtim të thellimit të hendekut në mes Islamit dhe Krishterimit. Terri Xhons është prift i një kishe të vogël, që quhet Dove World Outreach Center, në qytetin Gainseville të shtetit të Floridas në ShBA. Sipas të dhënave, numri i simpatizantëve të kishës së tij nuk tejkalon 50 veta. Megjithatë, plani i djegies së Kur'anit nga ana e një prijësi fetar, u prit me indinjatë të thellë, si nga myslimanët, po ashtu edhe nga të krishterët. Misioni i prijësve fetarë duhet të jetë respektimi i librave të shenjtë dhe jo djegia e tyre; afrimi i besimtarëve të feve të ndryshme dhe jo armiqësimi; shërimi i plagëve të vjetra dhe jo hapja e plagëve të reja. Protesta ndaj një veprimi terrorist, siç ishte ai i 11 Shtatorit 2001, është çështje në vete, kurse ofendimi i besimtarëve të një feje - është diçka tjetër.

## OFENDIMI I 1.5 MILIARD BESIMTARËVE ËSHTË MARRËZI

Ofendimi i një miliard e gjysmë besimtarëve në të katër anët e botës, për atë që është gjëja më shenjtë e tyre, siç është Kurani për myslimanët, është një marrëzi e llojit të vet. Akti i protestës është i lejuar dhe i arsyeshëm, kurse ofendimi është vepër kriminale, që shkon në interes të terrorizmit dhe terroristëve. Akti i djegies së Kuranit, sikur të ndodhte, mund të çonte në një gjakderdhje dhe hakmarrje, që mund të tejkalonte disa herë numrin e viktimave të 11 Shtatorit. Iniciativa e priftit Terri Xhons, pati shokuar myslimanët e ShBA-së. Esma Hanif, kryetare e degës së Uashingtonit pranë

Këshillit të Organizatave Islamike, pohon: "Jam thellë e bindur se prijësit e myslimanëve në ShBA nuk i kuptuan pasojat e sulmeve të 11 Shtatorit ndaj amerikanëve. Ata nuk menduan se sulmet do të kishin një ndikim aq të madh në imazhin e Islamit dhe myslimanëve në mesin e amerikanëve deri në këtë shkallë".Kjo më kujtoi nëntorin e vitit 2001, kur mu në Nju-Jork, ishte organizuar një konferencë ndërfetare për të përkujtuar viktimat e 11 Shtatorit dhe për të denoncuar aktet e atyre që kishin kryer një vepër aq të tmerrshme. Në mesin e të pranishmëve ishte dhe Mustafa Ceriç, Myfti i Bosnjës, i cili në fjalimin e tij iu drejtua Dr. Villiam Wendlyt, Sekretar i përgjithshëm i

Konferencës Botërore Fetë për Paqe, që ishte edhe organizator i konferencës. Ai, përveç të tjerash, tha: "Dr. Wendly, ju më keni ngushëlluar shumë herë për tragjeditë tona në Bosnjë, e fundit ishte ajo e Srebrenicës, ku ne humbëm trefishin e viktimave të Nju-Jorkut. Ngushëllimi juaj ishte: 'Të kemi durim dhe të shikojmë nga e ardhmja', prandaj sot edhe unë po marr guximin që t'ju ngushëlloj me të njëjtat fjalë edhe ju"! Shumëkush ka menduar se, me kalimin e kohës, dhembjet për tragjedinë e 11 Shtatorit do të zbehen dhe se ajo do të mbetet pjesë e historisë si çdo ngjarje tjetër.

## KJO NUK ËSHTË PRITUR TË NDODH NGA NJË PRIJËS FETAR

Dhe kjo sidomos kur ndodhi në një vend të përparuar siç është Amerika, ku niveli i vetëdijes është i lartë. Mirëpo, si duket, njeriu nuk mund të lirohet aq lehtë nga emocionet e tij të brendshme, kudo qoftë ai. Ndjenja për hakmarrje është pjesë e ndjenjave të tij, kudo qoftë ai. Vetëm në këtë mënyrë mund të kuptohet plani i djegies së Kuranit. Megjithëkëtë, kjo nuk pritej të ndodhte nga një prijës fetar. Prifti Terri Xhons, qëllimin e aktit të djegies së Kuranit e kishte zbuluar edhe para medieve amerikane me këto fjalë: "Mesazhi që ne dëshirojmë të përcjellim, është më i rëndësishëm sesa ajo që dikush ta ndiejë veten të ofenduar. Ai është se ne nuk bën të zmbrapsemi para rreziqeve të Islamit". Për priftin evangjelist "Islami është vepër e dreqit". Vlen të theksohet se, kur qe pyetur nga gazetarët se ç'dinte për Islamin dhe a e kishte lexuar ndonjëherë në jetën e tij Kuranin, prifti Xhons ishte përgjigjur negativisht. Kjo do të thotë se urrejtja për Islamin dhe Kuranin ishte e trashëguar prej më përpara. Ky qëndrim armiqësor ndaj Islamit, qoftë edhe nga një kishë minore, që nuk ka më shumë se 50 anëtarë, patjetër se do të shpalosë reagime në anën tjetër. Kështu, analisti nga Amani, Jaser Ebu Hilale, në kolumnën e tij, të botuar në të përditshmen "al-Ghad", shkruan: "Djegia e mus-hafave është kulturë perëndimore", duke u kthyer për disa shekuj prapa në histori: "Në Spanjë ishin djegur mus-hafët dhe me qindra mijëra libra. Kushdo që viziton monumentet islame në Andaluzi, do të shohë sheshet e djegies që ekzistojnë edhe sot. Djegia është kulturë perëndimore. Arabët dhe myslimanët, përkundrazi, u njohën për përkthimin dhe kujdesin ndaj librave. Ne nuk njihemi për djegien e librave, në veçanti të librave të shenjtë. As në të kaluarën dhe as në të tashmen".

Reagime të ashpra pati edhe nga institucione të ndryshme islame, siç është universiteti i "Al-Az-harit", i cili konsideroi se djegia e Kuranit nga prifti Terri Xhons mund të çojë në "shkatërrimin"e marrëdhënieve në mes Uashingtonit dhe Botës Islame.Nga ana tjetër, Xhemal el-Garjan, anëtar i lëvizjes më të madhe politike islame "Vëllazëria Myslimane" në Egjipt, aktin e priftit Xhons e quajti "veprim demagogjik". Kurse Sekretari i Përgjithshëm i Ligës Arabe, Amr Musa, veprimin e priftit Xhons e quajti "veprim ekstremist", dhe kërkoi nga amerikanët që të distancohen nga planet e tij. Është mirë që prifti Terri Xhons, më në fund, edhe pse me disa kushtëzime, hoqi dorë nga akti i tij kriminal. Krejt në fund, mund të shtrohet pyetja: "Cilat mund të jenë pasojat mundshme të djegies së Kuranit?

Për mendimin tonë, ndër të tjera, mund të ishin:

E para, nga ky veprim nuk do të kishte fitues, por vetëm humbës.

E dyta, akti djegies së Kuranit do të shtonte armiqësinë dhe urrejtjen në mes myslimanëve dhe të krishterëve, në veçanti në mes ShBA-së dhe Botës Islame.

E treta, djegia e Kuranit nga prifti Terri Xhons do të rrezikonte jetën e qytetarëve amerikanë, sidomos të ushtarëve amerikanë.

E katërta, me aktin e djegies së Kuranit, prifti Xhons do t'i dërgonte botës një imazh shumë të keq për prijësit fetarë të krishterë, që është në kundërshtim të plotë me parimet e Krishterimit, fe e dashurisë, tolerancës dhe e paqes. Ai do t'i rikujtonte botës djegiet që bëri Hitleri ndaj hebrenjve gjatë Luftës së Dytë Botërore.

Djegiet nuk kanë zgjidhur kurrë probleme. Prandaj pati të drejtë Ministrja e Shtetit e ShBA-së, Hillary Klinton, kur planet e priftit Xhons i quajti "të neveritshme" dhe "të turpshme".



# FETARE

THUAJ:
AI ËSHTË ALLAHU, I VETMI;
ALLAHU ËSHTË MBËSHTETJE
PËR ÇDO NJËRIN;
AS KA LINDUR KË,
AS NUK ËSHTË I LINDUR;
DHE ASKUSH ME TË
NUK ËSHTË
I BARABARTË!
SURETU EL- IHLAS



Ferid Dautoviq

## Tefsiri i sures El-Ihlas

Njëqind e dymbëdhjeta sure, el-Ihlas – sinqeriteti, ose Njëshmëria e Zotit[1], është njëra ndër suret më të shkurtra, me katër ajete, në Kur'anin Fisnik. Melodikisht është e lehtë, prandaj edhe mësohet dhe mbahet shumë lehtë mend. Thuajse të gjithë fëmijët tanë e mësojnë edhe para se të shkojnë në mekteb, pranë gjyshit ose gjyshes. Përkthimin e kësaj sure gati se të gjithë e mësojnë qysh në mekteb ose në shkollë për shkak të domethënies që ka. Mirë është që kështu, pasi që në këtë sure përbëhet esenca e besimit islam – Imani. Për shkak të domethënies, mesazhit dhe vlerës së saj, shpesh përsëritet (lexohet) në namaz dhe jashtë tij, para fjetjes, para vdekjes dhe te varri. Kushdo që beson fortë, sinqerisht dhe i

dorëzuar në atë çka thotë kjo sure dhe kushdo që me veprat e tij do ta dëshmojë atë, ka zgjedhur fatin e kësaj bote dhe botës tjetër.

### VENDI DHE SHKAQET E ZBRITJES

Për vendin e zbritjes së kësaj sure ekzistojnë mendime të ndryshme. Të parët mendojnë se është zbritur në Mekke (Ibn Abbasi dhe Muhamed Ali es-Sabuni); të dytët mendojnë se është zbritur në Medine (Alusi); kurse të tretët, njëkohësisht edhe mendimi më i pranuar, thonë që është zbritur disa herë, d.m.th. edhe në Mekkë edhe në Medine.[2] Edhe shkaqet e zbritjes së kësaj sure janë të ndryshme. Ibn Kethiri transmeton nga Ikreme se ka thënë: “Kur jehuditë thanë: “Ne adhurojmë Uzejrin, të birin e Zotit”, kurse të krishterët “ne adhurojmë Isain, djalin e Zotit”, mexhusitët[3] thanë “ne adhurojmë diellin dhe Hënën”, ndërsa mushrikët[4] thanë “ne adhurojmë idhujt”, Allahu i Madhërishëm ia zbriti të Dërguarit a.s., suren el-Ihlas (kul huvall-llahu ehad). Ibn Enesi r.a., transmeton se Kurejshitët i kanë thënë Muhamedit a.s.: “Na e përshkruaj Zotin tënd në të cilin na thërret? Me ç’rast Allahu i Madhërishëm e zbret këtë sure.” Transmetim të njëjtë shënon edhe Ibn Abbasi r.a., në tefsirin e tij: Kurejshitët i thanë: “Muhamed, na e përshkruaj Zotin tënd, vallë, mos është Ai nga ari apo argjendi? Atëherë Allahu i Madhërishëm e zbriti këtë sure.” Sipas Muhamed Abduhusë nuk është dashur që dikush ta pyeste të Dërguarin a.s., për origjinën dhe përshkrimin e Zotit, e që kjo sure të shpallej si përgjigje në pyetjet e parashtruara, porse gjendja e popullit arab dhe e mbarë njerëzimit pashmangshëm solli deri te misioni i të Dërguarit të Allahut a.s. dhe me një sure t’i thirr edhe mushrikët edhe kitabinjtë[5] të besojnë në një Zot, po ashtu edhe t’ua definojë nocionin e Zotit në mënyrë sa më të shkurtër dhe më të qartë

### EMRAT E SURES EL-IHLAS

Kjo sure ne na është e njohur si “Kul huval-llahu” ose si sureja El-Ihlas, megjithatë ajo ka edhe disa emra të tjerë, ashtu si edhe disa sure të tjera, për ne të panjohura, të cilat përmenden në komentarët e Kur’anit. Disa prej atyre emrave dhe kuptimeve të tyre do t’i përmendim në këtë punim, të cilët në të njëjtën kohë na tregojnë për domethënien dhe rëndësinë e kësaj sure në jetën e përditshme të çdo muslimani. – d.m.th. baza, themeli, sepse në të flitet për tevhidin, i cili është themel për principet e tjera të fesë. Zamahsheriu transmeton nga Ubejje dhe Enesi r.a., se i Dërguari i Allahut a.s. ka thëne: “Shtatë qiej dhe shtatë (kate) tokë prehen në KUL HUVALL-LLAHU EHAD”, kjo do të thotë se gjithçka që ka krijuar Allahu i Lartmadhërishëm është dëshmi (argumet) e këtij tevhidi (njëshmërie) dhe njohje e atributeve të Tij, për të cilat flet kjo sure.



- kaptina e njohjes, sepse është njohje e Allahut të Lartmadhërishëm, njohje e plotë e Atij që është në të. Në një transmetim tregohet se një njeri këtë sure e ka lexuar në namaz dhe i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë “që ky njeri e ka njohur Zotin e vet.”
- kaptina e bukurisë, sepse i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: “Allahu është i bukur dhe e do të bukurën”, ndërsa në pyetjen se ç’do të thotë kjo, i Dërguari a.s., lexoi: “Ai është mbështetje për çdo njërin / as nuk ka lindur kë, / as që është i lindur!”
- kaptina e mbështetjes dhe e mbrojtjes. Nesaiu dhe Bezari transmetojnë rrëfenjën autentike nga Abdullah ibn Enesi r.a., se i Dërguari i Allahut a.s. ia vendosi dorën mbi gjoks, dhe i tha: “Thuaj!”- Abdullahu i tha se nuk dinë çka. Pastaj i Dërguari e përsëriti: “Thuaj: Ai është Allahu, i Vetmi…” (Kul Huvall-llahu ehad…), ai (Abdullahu) vazhdoi ta lexojë suren gjersa e përfundoi, ndërsa i Dërguari a.s., i tha ta lexojë suren Felek. Kur



e mbaroi edhe këtë i tha ta lexojë suren en-Nas. Pasi e mbaroi i tha: "Kështu tek Allahu kërkohet mbështetje"

Gjithashtu, transmeton Ibn Abbasi r.a., se Allahu i Lartmadhërishëm gjatë miraxhit Muhammedit a.s., i ka thënë: "Të kam dhënë suren el-Ihlas, kurse ajo është gurrë i çmuar në thesaret e Arshit; është mbrojtje nga dënimet e varrit dhe nga zjarri i Xhehennemit." Këtij hadithi "nuk i shkon përshtati" rrëfenja e Ebu Umames: "Katër ajete janë shpallë nga thesaret e Arshit dhe asgjë tjetër, kurse ato janë: Ummul Kitab (Fatihaja), Ajetu-l-kursija, ajetet e fundit të sures el-Bekare dhe surja el-Keuther."

- kaptina e pjesëmarrjes, sepse melaqet marrin pjesë dhe dëgjojnë leximin e kësaj sure kur lexohet, ashtu si edhe largohen djajtë nga leximi i saj.

- kaptina e pastërtisë, ngase me të ndahet imani (besimi) nga shirku (mosbesimi). Transmetohet se i Dërguari i Allahut, a.s., e ka parë njeriun i cili e ka lexuar këtë sure dhe ka thënë: "Sa i përket këtij, ai është i pastër nga shirku." Shu'be transmeton nga Muhaxhiri se ka dëgjuar njeriun i cili ka thënë: "Udhëtoja me të Dërguarin a.s., kur ai vërejti njërin i cili lexonte suren el-Kafirun, dhe tha: 'ky është i pastër nga shirku, ndërsa për suren el-Ihlas se i është falur'". Dhe nga kjo mund të përfundojmë se edhe surja Kafirun thirret me të njëjtin emër, kaptina e cila ndanë imanin nga shirku. Vezaniu thotë se surja El-Ihlas ka lidhje me suren Kafirun me kuptimin e saj, sepse të dyja flasin mbi tevhidin, në atë çka Zoti nuk është dhe në atë çka Ai është. Sejjd Kutub thotë: "Kjo sure është vërtetim i monoteizmit të besimit islam, ashtu siç është surja el-kafirun negacion i çfarëdo lloj ngjashmërie dhe takimi mes besimit monoteist dhe politeist. Secila nga to kredon e monoteizmit e trajton nga pikëpamja e saj. I Dërguari i Allahut, ditën e ka filluar me leximin e këtyre dy sureve në namazin e sabahut… Një nisje e këtillë ka mësimin dhe domethënien e saj."

Surja e dritës. I Dërguari i Allahut thotë: "Të gjithë kanë dritën e vetë, kurse drita e Kur'anit është surja Ihlas."

**VLERA E SURES EL-IHLAS**

Shumë hadithe, e që dallojnë në gradën e vlerësimit, flasin për vlerën e kësaj sure. Në to vërehet se ata që do ta duan dhe që do ta lexojnë këtë sure, do t'u falen mëkatet dhe ka për t'i futur në Xhennet, kurse leximi i saj pëlqehen të bëhet në namaz, pas namazi, para gjumit, etj. Enesi r.a., transmeton se një njeri i ka thënë të Dërguarit të Allahut a.s. që e donë këtë sure, ndërsa i Dërguari a.s., i ka thënë: "Nëse e donë (ajo) do të shtyj në Xhennet." Imam Buhariu shënon: "Dashuria ndaj saj supozon hyrjen në Xhennet." Ebu Hurejre tregon se ka qenë me të Dërguarin e Allahut a.s. ku e kishin dëgjuar një njeri duke e lexuar këtë sure, pastaj i ka thënë: "E ke obliguar." "Në çka e kam obliguar, o i Dërguari i Allahut?" "E ka për borxh të të fus në Xhennet", i tha i Dërguari i Allahut a.s. Në një transmetim tjetër thuhet se i Dërguari i Allahut a.s. kishte hyrë në mesxhid gjersa një njeri kishte përfunduar namazin e tij duke thënë: "Të lutem Ty, si Allahu Një, që je mbështetje e gjithçkaje, nuk ke lindur kë, as që je i lindur, të m'i falësh mëkatet e mia, vërtetë Ti je shumë falës dhe Mëshirues." Atëherë i Dërguari i Allahut a.s. tha tri herë: "Të falur e ka." Tirmidhiu transmeton nga Enesi r.a. se ai i cili dëshiron të flejë në krevatin e tij, le të shtrihet në anën e djathtë dhe le ta lexojë njëqind herë suren El-Ihlas, kështu që Allahu i Lartmadhërishëm do ta mbrojë nga zjarri. Në transmetimin tjetër qëndron se Zoti i Lartësuar do t'i thotë: "Robi im, hyr në Xhennet me anën e djathtë tënden!" Imam Ahmedi shënon që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e lexon KUL HUVALL-LLAHUN dhjetë herë, Allahu do t'i ngrit atij pallat në Xhennet." Omeri r.a., në këtë ka shtuar: "Nëse lexojmë më tepër, a do të

kemi shpërblim më të madh?" I Dërguari i Allahut, a.s. ka thënë: "Nëse ju e shtoni (leximin) edhe Allahu do ta shtojë (shpërblimin)." Imam Buhariu transmeton nga Aisha r.anha, se Pejgamberi a.s., kur shtrihej në shtrat në mbrëmje i mblidhte shuplakat e duarve, frynte në to dhe lexonte: "Kul huval-lllaun, Kul e'udhu birab-bil felek, Kul e'udhu birab-bin-nas, dhe pastaj me to prekte trupin aq sa ishte e mundur, duke filluar nga koka dhe fytyra. Këtë e bënte tri herë."

Sipas transmetimeve të vërteta surja El-Ihlas ka vlerën e një të tretës (1/3) së Kur'anit. Imam Buhariu transmeton nga Ebu Seid El-Hudriu se një njeri e kishte dëgjuar një tjetër se si e lexonte suren El-Ihlas dhe atë duke e përsëritur, dhe që pas namazi të sabahut kishte shkuar tek Pejgamberi a.s., dhe ia kishte rrëfyer rastin. Atëherë i Dërguari i Allahut a.s. i është drejtuar: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit gjendet jeta ime, ajo është e barabartë më një të tretën e Kur'anit." Në një transmetim tjetër qëndron se Pejgamberi a.s., u ka thënë shokëve të tij: "A s'është ndonjëri nga ju në gjendje që brenda natës ta lexojë një të tretën (1/3) e Kur'anit?" Pasi që kjo është dukur e rëndë, thanë: "E cili, pra, është në gjendje o i Dërguari i Allahut? Kurse i Dërguari i Allahut a.s. u përgjigj: "Kul huvall-llahu ehad", është një e treta e Kur'anit." Sipas M. Abduhusë kjo donë të thotë se, ai i cili saktë do ta kuptojë domethënien e saj dhe kush qartë do ta kuptojë gjithë atë në çka ajo na udhëzon, do t'i jetë e qartë gjithë ajo që në Kur'an flitet mbi tevhidin dhe tenzihun.[6]

## ZOTI ËSHTË NJË – KUL HUVALL-LLAHU EHAD

Ai është Krijuesi i qiejve dhe Tokës edhe i vetë juve, Ai është Një dhe s'ka tjetër shok. Zoti është Ai që i mbështeten të gjithë, i Cili gjithsecilit i është strehim, prej të Cilit të gjithë varen, ndërsa Ai është i pavarur prej çdo gjeje.Mbështetje i është çdokujt, d.m.th. është i Vetmi që meriton t'i kthehemi për t'i kërkuar ndihmë dhe i Vetmi të Cilit i drejtohen lutjet. Çdo nevojë dhe ndihmë, që janë të nevojshme për njeriun, ndërsa i kalojnë mundësitë e tij, ka mundësi dhe lejohet t'i kthehet dhe t'i kërkojë ndihmë vetëm Allahut të Lartmadhërishëm, pa pasur nevojë për ndonjë ndërmjetësues. Fjala "Es-Samed" nënkupton edhe atë se vetëm Zoti ka të drejtë të vendos parime të përgjithshme, dispozita sheriatike, ndërsa për punë dhe veprimtari - njerëzit. Nuk ka lindur askënd, sepse nuk i takon asnjë lloji, e për të lindur duhet të kesh bashkëshorte, gjë që kjo nuk i ngjan Lartmadhërisë së Zotit, i cili në një ajet kuranor shprehet: "E si do të ketë Ai fëmijë, kur nuk pati bashkëshorte?!"Nuk është i lindur, sepse e gjithë ajo që lind ndryshon dhe ka trup. Ai është i amshueshëm, asgjë nuk i ka paraprirë ekzistencës së Tij, Ai nuk është trup dhe asgjëje nuk i ngjason.

M. Abduhu këto ajete të sures El-Ihlas i komenton kështu: , "nuk ka lindur askënd", për të Lartmadhërishmin thuhet se është larg nga ajo që Ai mund të lind dikë, dhe me këtë bie poshtë pohimi i shtrembëruar i politeistëve, krishterëve dhe të tjerëve të cilët thonë se Zoti ka djalë dhe vajzë. Të kesh fëmijë, e të mos lindësh është e pa mundur, ndërsa lindja mund të jetë vetëm te qeniet e gjalla, të cilat kanë atribute trupore, ndërsa Zoti nuk është i tillë. "as që është i lindur", nuk qëndron pohimi se Zoti ka djalë, i cili më pas është bërë Zot, dhe se duhet ta adhurohet si edhe Zoti i vërtetë, dhe atij t'i drejtohet si Zotit të vërtetë, ndërsa nëna e tij të trajtohet si nëna e Zotit. Fëmija, dhe gjithë ajo që lind, e ka të domosdoshme zanafillën dhe mbarimin e tij, dhe si pasojë e kësaj, pohimi i tyre se ai fëmijë është bërë i amshueshëm bashkë me babanë e tij nuk mund të arsyetohet dhe të kuptohet. Prandaj, kush dëshiron të besojë në Njëshmërinë e Zotit, le të largohet nga ato pohime dhe le të thotë: "Ai është Zoti Një dhe i Vetmi; Ai është Allahu i vetëm, që çdo njëri duhet t'i drejtohet, nuk ka lindur kë, as që është i lindur dhe Atij askush nuk i është i barabartë."Ideja e Njëshmërisë së Zotit është princip fundamental i Islamit dhe motiv kryesor i Kur'anit. Ajo ka një moral përfundimtar shumë të rëndësishëm: Zoti, si Krijuesi i vetëm, është Gjykatësi i Lartë. Njerëzit bartin përgjegjësi për veprat e tyre, ndërsa Zoti i verifikon jetët e tyre (99, 6-8). Nga kjo, nuk ka të privilegjuar, porse të gjithë njerëzit janë të barabartë para vullnetit dhe caktimit Absolut (5, 20).Njëshmëria e Zotit është rruga e moralit njerëzor. Besimi në Zotin nuk është vetëm se të thuash (…"të cilët me gjuhët e tyre thanë: "Ne besojmë", ndërsa zemrat e tyre ende nuk kanë besuar" (5, 44); atë duhet ta përcjellin veprat e vlefshme, ndërsa çdo njëri është i obliguar aq sa edhe ka mundësi (7,42; 10,4). Motivi i vërtetë i vlerave të tyre është dorëzimi i plotë ndaj Allahut të Lartmadhërishëm (2, 131).

(1) Përkthimi i Kur'anit fjalë për fjale është i pamundur. Dhe si rrjedhojë e kësaj, si në të gjitha përkthimet e Kur'anit në përgjithësi, dhe në shqip në veçanti, mund të hasim në përkthime të ndryshme të fjalëve Kur'anore. Edhe te sureja Ihlas ndryshojnë përkthimet e emrit të kësaj sure. P.sh. Sherif Ahmeti e përkthen si "…kaptina e pastërtisë, e të kulluarit, e sinqeritetit…"; Përkthyesit e Kur'anit "Shpjegimi i kuptimeve të Kur'anit të Lartë në gjuhën shqipe", e kanë përkthyer si "…Pastërtia e Besimit, ose et-Teuhid-Njësia e Besimit" Ndërsa, në mungesë të përkthimeve të tjera të Kur'anit, sikur të atij të Akad. Feti Mehdiut, Hasan Nahit, Selim Muqës, i kishim preferuar lexuesit që ai vetë t'ju kthehet, mundësisht, atyre për të parë se si keta e kanë përkthyer suren El-Ihlas në përgjithësi, por edhe emrin e saj në veçanti. (M.A.) (2) Shih përkthimet shqip. Sh. Ahmeti mendon se është zbritur në Mekke, .... (3) Zjarëputistët ose adhuruesit e zjarrit. (4) Politeistët – ata që besojnë në shumë Zota. (5) Ithtarët e Librit (Hebrenjtë, krishterët) (6) El-Tenzih - zhveshja e Allahut prej çdo papërsosurie dhe mangësie.

Përktheu nga boshnjakishtja, Mehas Alija
(Novi Muallim, revistë për edukim dhe arsimim, viti i II, nr. 6., Sarajevë, 2001)




Avdyl Rrahmani

# Respektimi i Synetit

Meqenëse Syneti i Muhamedit a.s. ka diapazon shumë të gjerë, respektimi i tij do të thotë respektim i fesë, pa marrë parasysh se a ndërlidhet çështja e respektimit me gjërat primare apo me ato më pak të rëndësishme, sepse feja është tërësi që nuk pjesëtohet, prandaj edhe duhet të pasohet dhe të praktikohet si tërësi. Allahu i Madhëruar, lidhur me këtë, thotë:" Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë". (Ali –Imran, 31)

Allahu i Madhërishëm thotë gjithashtu:" Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke E përmendur shumë shpesh Allahun". (Ahzab, 21)

Lidhur me këtë, Imam Gazaliu thotë:" Dije se çelësi i lumturisë është pasimi dhe respektimi i Synetit. Duhet ta pasojmë Muhamedin a.s. në të gjithë hapat e jetës sonë, si: në lëvizjet e tij, në të ushqyerit e tij, në gjumin e tij, në të folurit e tij, etj. Këtë nuk e them që Muhamedi a.s. duhet të pasohet vetëm në praktikat e tij gjatë ibadeteve,- sepse kjo gjithsesi duhet të ndodhë-por ai duhet të pasohet edhe në zakonet e tij, sepse me këtë arrihet pasimi i plotë i Synetit. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar thotë:" Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë". (Ali –Imran, 31) Gjithashtu thotë: "Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merreni, e çka t'ju ndalojë, përmbahuni". (El Hashr, 7)

Vallë, mos edhe pas gjithë kësaj, i mençuri do të hezitojë ta respektojë Synetin dhe do të thotë: I tërë Syneti nuk është tjetër vetëm traditë dhe zakon dhe për këtë shkak nuk është e domosdoshme të pasohet. Ne jemi më se të sigurt se ka gjëra nga Syneti, që Pejgamberi a.s. i vepronte gjithherë, por ka gjëra që i vepronte vetëm nganjëherë. Ka nga Syneti gjëra të cilat, nëse praktikohen, kanë vlerë të madhe dhe ne për to kemi shpërblim të madh, si për shembull: falja e namazeve me xhemat, por ka gjëra në Synetin e Pejgamberit a.s., të cilat kanë vlerë më të vogël, si p.sh: ngrënia me dorën e djathtë, e gjëra të detajuara që kanë të bëjnë me jetën e Pejgamberit a.s..

## URTËSIA E KUPTIMIT TË SYNETIT

Disa njerëz konsiderojnë se respektimi dhe praktikimi i këtyre gjërave me vlerë të vogël në Synetin e Muhamedit a.s., është një teprim që nuk justifikohet. Të tillët nuk e kuptojnë urtësinë pse njeriu duhet të ushqehet me dorën e djathtë e jo me të majtën. Sidomos tani, kur ekziston diçka që quhet "civilizim", i cili i plotëson kërkesat e njerëzve dhe u lejon atyre që, kur të hanë, të hanë me të dy duart dhe mund të kapin me njërën dorë thikën e me tjetrën pirunin. Këta njerëz janë prej atyre të cilët dëshirojnë të trajtojnë dhe peshojnë gjithçka me logjikën e tyre, qoftë edhe çështjet e fesë, të cilat ndërlidhen edhe me rregulla, moral dhe edukatë. Ndërkohë që këta vetë pohojnë se edhe logjika ka kufirin e vet. Këta njerëz duhet ta dinë se nuk ka një logjikë absolute, por logjika e çdo njeriu ndikohet nga faktorët ku rritet ai, ku edukohet dhe ndikohet nga besimi që përqafon dhe është fanatik ndaj tij. Kështu, në vendimet logjike që merr njeriu e që kanë të bëjnë me çështjet e fesë, mund të dyshohet shumë, sepse besimi fetar nuk ka burim ambientin, rrethin, kulturën apo logjikën e njeriut, veçse ka burim kryesor Fuqinë absolute (Allahun e Madhëruar). Në saje të këtij realiteti dhe respektit që Islami i dhuron logjikës njerëzore, rezulton liria e përgjithshme e hyrjes në fenë islame, e bindjes logjike, e asaj të zemrës dhe e asaj nënshtruese dhe dorëzuese. Thotë Allahu i Lartmadhërishëm: "Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota". (El- Bekare, 256). Mirëpo, pasi pranon fenë islame dhe hyn në të, njeriu atëherë duhet t'i respektojë dhe t'u nënshtrohet rregullave të saj. Kjo duhet të bëhet, pa marrë parasysh nëse i kupton apo jo ato rregulla dhe ligje. Kjo pra është shumë e logjikshme dhe ky njeri, nëse ka bindje të thellë, vëren se këto rregulla qenkan nga Allahu i Madhërishëm dhe nga Dija e Tij absolute.

## DOBITË NGA PRAKTIKIMI I SYNETIT

Këto rregulla përmbajnë atë që shkon në dobi të njerëzve dhe u largon të dëmshmen, pra, pse të





refuzojmë dhe të shpifim se disa nga këto rregulla që vijnë, qoftë nga Allahu, qoftë nga i Dërguari a.s., - i cili nuk flet nga mendja dhe dëshirat e tij- janë të palogjikshme dhe të padobishme. Prandaj, meqë pajtohemi me tërë atë që ka sjellë Pejgamberi a.s., duhet ta praktikojmë atë, pa marrë parasysh se a është e domosdoshme apo jo, sepse pas këtij praktikimi, do të zbulojmë edhe urtësitë që rrjedhin nga këto rregulla. Kjo rezulton nga një rregull e artë që është: Islami është nga ana e Allahut, prandaj nuk ka mundësi të bjerë në kundërshtim me logjikën ose me natyrën e njerëzve, të cilën Allahu i Madhërishëm e ka krijuar në këtë formë. Të mendojmë, pra, për dobitë që mund të rezultojnë nëse praktikojmë Synetin e Muhamedit a.s., dhe sidomos për atë që ai ka lënë mundësi zgjedhjeje, për t'u praktikuar ose për t'u lënë, qoftë e vogël a e madhe, dhe që këtu ne pajtohemi me disa hulumtues të cilët përmendin dobitë e praktikimit dhe të respektimit të Synetit

Ja disa dobi të respektimit dhe praktikimit të Synetit:

1- " Trajnimi i njeriut në mënyrë sistematike që brendinë e tij ta gjallërojë me njohuri të sakta, me vigjilencë dhe me kontroll të plotë ndaj vetvetes".

Allahu i Madhëruar e ka dalluar njeriun nga të gjitha krijesat e Tij, me vullnetin të lirë, por nëse ai u nënshtrohet traditave dhe veprimeve të veta të palogjikshme, atëherë këtë vullnet mund ta humbë, sepse veprimet dhe traditat e tilla që veprohen befas për një moment, kanë efektin e tyre negativ dhe mund të konsiderohen sikur gurët me cepa në rrugën e garave. Pra, ky vullnet duhet të jetë i ngulitur dhe shumë aktiv në brendinë e njeriut dhe pa këtë vullnet pozitiv, njeriu nuk duhet të marrë vendime, sepse të gjitha ato vendime që marrim në mungesë të këtij vullneti dhe kontrolli të vetvetes, mund të kenë efekte negative. Praktikimi dhe respektimi i syneteve jo të domosdoshme, na ndihmon që të arrijmë këtë vullnet, por këtu kërkohet një përpjekje dhe një mund, sepse medoemos do të ballafaqohemi me sfida, veçanërisht në kohën kur ne jetojmë. Ne e kuptojmë se falja e namazeve me xhemat në kohën e tyre, ka vështirësi dhe kërkon mund të madh, sidomos nëse bëhet fjalë për namazin e sabahut ose për synetet para dhe pas farzeve, sepse jemi të sigurt se praktikimi i tyre në kohën e dinamizimit dhe të zhvillimit kulturor, kërkon përpjekje dhe është sfidë e madhe. Por gjithashtu konsiderojmë se ngrënia me dy duart, duke e mbajtur në njërën pirunin e në tjetrën thikën, gjithashtu konsiderohet sfidë dhe përshtatje me ambientin dhe rrethin ku jeton njeriu. Pra, njeriu duhet ta fusë në funksion vullnetin e tij dhe duhet ta ripërtërijë atë në të gjitha veprimet e tij, sepse ky vullnet mund të vdesë dhe t'u nënshtrohet traditave dhe zakoneve të cilat, të shumtën e rasteve pa vetëdije, sjellin rezultate negative. Cili do të jetë rezultati nëse do të vdesë ky vullnet? Njeriu i qytetëruar në këtë dinamizëm bashkëkohor, do të ketë nevojë më shumë se kurrë për këtë vullnet në vazhdimësi, prandaj do ta kërkojë atë po nuk do ta gjejë.

## PËRTACIA E MENDJES S'ËSHTË MË E VOGËL SESA PËRTACIA E TRUPIT

Ky, pra, është sekreti i fenomenit të ikjes nga përgjegjësitë e jetës që ne vëmë re sot në shumicën e vendeve të zhvilluara të botës, dhe kjo bëhet në mënyra të ndryshme, por më e përhapura është vetëvrasja. Thotë Muhamed Esedi: "Mund të mos jetë e rëndësishme për një njeri ngrënia me dorën e djathtë ose me të majtën, por ajo që është me rëndësi të veçantë, është që veprimet tona të jenë të sistematizuara sipas një programi i cili gjithmonë i vë nën kontroll veprimet tona. Përtacia e mendjes nuk është më e vogël sesa përtacia e trupit, sepse, nëse bëjmë një krahasim në mes të njeriut në jetën moderne dhe atij në jetën primitive, do të gjejmë një dallim shumë të madh. Për shembull: nëse kërkojmë nga i pari që të kalojë një distancë rruge në këmbë, ai do të ecë, por do të ndalet shumë shpejt. Ai ndien një lodhje të madhe, sepse nuk është trajnuar dhe kalitur për ecje të gjatë, meqë jeta moderne e tij i ka siguruar mjete që e bartin nga një vend në një tjetër, madje për një kohë të shkurtër. Por, nëse kërkojmë nga i dyti që, të njëjtën distancë rrugore ta kalojë, ai nuk do të hezitojë aspak dhe do t'ia dalë deri në fund e nuk do të ndiejë ndonjë lodhje të madhe. Kjo, pra, ndodh, sepse ky njeri është trajnuar dhe kalitur në këtë sistem, - të ecë me këmbët e tij pa mjet transportues. Pastaj thotë: "Kështu, pra, po qe se domosdoshmërish kërkohet nga ne që t'u nënshtrohemi veprimeve tona në të gjitha lëvizjet - të veprojmë ose jo, kjo ndërlidhet ngushtë me atë që quhet vullnet logjik dhe kontroll i vazhdueshëm i vetes sonë. Gatishmëria jonë zhvillohet gradualisht, derisa të arrijë të bëhet një natyrë në vete e vetes sonë, prandaj përtacia jonë edukuese do të eliminohet sipas vazhdimësisë së gjërave që i veprojmë. Këtu fshihet urtësia e asaj që Pejgamberi a.s. këshillonte, që njeriu ta falë namazin vullnetar dhe synetet në shtëpi të vet, sepse kjo është më e mirë për shtëpinë dhe për lëvizjen dhe edukimin e vullnetit të tij. Por edhe shtytësit për ta falur synetin apo namazet vullnetare të tjera në xhami, janë të shumtë, veçse me faljen e këtyre namazeve në xhami nuk do të thotë që njeriu nuk do të mund të kontribuojë në edukimin e vullnetit të tij, pra nëse i fal synetet qoftë në xhami qoftë në shtëpi, po me përkushtim dhe me përpikëri, atëherë ai ka arritur të edukojë vullnetin e tij. Kështu, po qe se dëshirojmë që syneti të japë frytin dhe dobinë e vet në këtë aspekt dhe, derisa të mos bëhet traditë, atëherë është e domosdoshme që, kur ta kryejë atë, të jetë vigjilent dhe të mos e kryejë sipërfaqësisht duke mos përfituar nga ai. Në këtë rast ai do të bëhet vetëm një rit që kryhet, po nga ai nuk përfitohet aspak në edukimin dhe sjelljen e myslimanit. Ka myslimanë të cilët, para faljes së namazit, fërkojnë dhëmbët e tyre me gishtërinj në vend të misvakut dhe duke u përkujdesur ta praktikojnë dhe ta respektojnë synetin…jo! "Misvaku është pastrues i gojës dhe me praktikimin e tij arrihet kënaqësia e Allahut". Pra, kjo nuk arrihet ndryshe përveçse me përdorimin e misvakut, kurse fërkimi i dhëmbëve me gishtërinj nuk arrin vlerën misvakut, ai bile mund t'i dëmtojë dhëmbët pa masë. Në këtë rast nuk arrijmë përpjekjen e duhur për të ndikuar në edukimin e vullnetit tonë pozitiv. E Pejgamberi a.s., lidhur me këtë, thotë: "Sikur të mos u vinte vështirë Ymetit tim, do t'i urdhëroja ta përdornin misvakun para çdo namazi". Pra, po qe se myslimani dëshiron vërtet ta pasojë dhe respektojë Synetin, po edhe ta mposhtë pasivitetin e tij, atëherë duhet të veprojë kështu. Pra, syneti nuk është siç pohojnë disa kritikë që pretendojnë se ai ka arritur përmes njerëzve të dyshimtë. Jo, ai ka arritur përmes njerëzve të edukuar me edukimin e Pejgamberit a.s.. Sigurisht që respektimi i tyre i Synetit ishte në nivelin më të lartë që kërkohej, prandaj ky ishte shkaku i ngadhënjimit të tyre përgjatë historisë.



Dr. Hasan Amir

# Psikologjia e el-Gazalit

## KONCEPTI I GJENDJES NORMALE

Sipas el-Gazalit, qenia shpirtërore ose vetvetja e vërtetë e njerëzimit është Kalb (zemra), e cila banon në trupin fizik dhe kontrollon funksionet e tij organike dhe trupore. Ai e përshkruan personalitetin si një bashkim të forcës trupore me atë shpirtërore. Studimi i tij mbi natyrën psikologjike të qenies njerëzore, përqendrohet në zbulimin e natyrës së vetvetes, në qëllimin e saj (qenies) themelor, si dhe në shkaqet e vuajtjes dhe lumturisë së saj. Çdo qenie njerëzore, sipas mësimeve të Kuranit, ka lindur për ta dashur dhe për ta njohur Zotin. Njeriu ka lindur në këtë botë si një personalitet me tipare shumë të ndërlikuara, që konsiston në një shumëllojshmëri atributesh jetësore, si arsyeja, inteligjenca dhe natyra hyjnore. Njeriu është i përbërë nga forcat pozitive dhe ato negative; forcat pozitive e udhëheqin njeriun drejt Zotit, ndërsa forcat negative e largojnë nga Zoti. Të jesh afër Zotit, është baras me "gjendje normale", kurse të qenët larg nga Zoti të çon drejt "gjendjes jonormale". Duke ndjekur traditën islame, el-Gazali e nis diskutimin e tij nga gjendja normale, ndryshe nga shumë dijetarë të tjerë perëndimorë, të cilët e nisin nga gjendja jonormale. Në terminologjinë islame, fëmija lind në një gjendje "natyrore", që do të thotë se është i pafajshëm në kohën e lindjes, domethënë, është në drejtpeshim dhe harmoni. Fëmija bëhet i krishterë, mysliman etj. vetëm përmes ndikimit të prindërve. Në Islam, koncepti i gjynahut zhvillohet në jetën e fëmijës në një periudhë të mëvonshme, por në shumë fe të tjera perëndimore, njeriu lind me "gjynahe".

## KONCEPTI I VETVETES

Koncepti i vetvetes është shprehur nga katër terma në gjuhën arabe (që përmenden në Kuran), sipas el-Gazalit. Këta terma janë: Kalb (zemra), Ruh (shpirti), Nefs (natyra për të dëshiruar), dhe Akl (mendja, arsyeja). Secili prej këtyre termave tregon për një qenie shpirtërore. El-Gazalit i pëlqen të përdorë termin Kalb për vetveten në punën e tij. Njeriu në thelb kërkon ta njohë këtë Kalb, për të zbuluar të vërtetën themelore. Kalb është një nga termat më të rëndësishëm teknikë në Sufizëm. Ai nuk është më shumë sesa është përmendur si bërthama shpirtërore e Njeriut të Dritës, si një tërësi përbërëse e organeve të mprehta dhe të fshehta të gjërave. Kalb është një organ superndijor i njohjes nga aktivizimi i të cilit realizohet ajo që zakonisht njihet si përvoja mistike. Sipas teorisë sufiste të 'shpirtit', Kalb, që është shtresa e tretë, dhe është pragu i dimensionit hyjnor të Qenieve, në thelb ka natyrë ndriçuese, dhe bota e cila është shpalosur nga aktiviteti i kalb-it përbën në mënyrë ontologjike gjysmën e fushës ndërmjet botës me dritë të pastër të Zotit, dhe botës së errësirës materiale nën sundimin e shejtanit. Trupi ka disa nevoja të cilat duhen kënaqur. El-Gazali i përshkruan këto si arsye lëvizëse (Muharrika). Arsyeja lëvizëse përbëhet nga prirje (baitha bil-haraka) dhe shtysa (Mubashira bil-haraka ose kudra). Lloji i parë i prirjes së veçantë është oreksi (el-Kuvvat ash-shahvanijja). Kjo prirje e shtyn dëshirën dhe siguron atë që mendohet se është e mirë për të.

Ajo përfshin urinë, etjen, dëshirat seksuale etj.. Prirja e dytë është inati-zemërimi (el-Kuvvat el-Gadabijja). Kjo e nxit trupin që të shmanget ose të zmbrapset nga ajo që është e dëmshme për të. Inati merr forma të ndryshme, si tërbimi, zemërimi, hakmarrja, etj.. Nxitja është banori i fuqishëm që gjendet në muskuj, nerva, dhe inde të tjera që i lëviz organet sipas urdhrit të oreksit dhe zemërimit. Fuqia e të kuptuarit është arsyeja e ndijimit (Mudrika), e cila bën dallimin e asaj që është e dëmshme dhe asaj që është e mirë, për trupin. Pa të, njeriu do të rropatej verbërisht. Të kuptuarit përfshin ndjenjat e jashtme dhe të brendshme. Ndjenjat e brendshme janë treguar si ndjenjë e përgjithshme (Mushtarak), imagjinatë (Tahajjul), shëmbëllim (Tefakkur), përkujtim (Tedhekkur) dhe regjistrim (Hafiza). Ndjenjat e jashtme përbëhen nga dëgjimi, shijimi, shikimi, nuhatja dhe prekja, të lidhura me organet e tyre ndijore. El-Gazali ndjenjat e brendshme i trajton disi ndryshe në librin Mizan el-Amel (Guri provë i të menduarit logjik) dhe në librin Kimia-i-Sa'adet (Njohja e vetes - Balsami i lumturisë). Këto janë trajtuar në mënyrë të ndryshme nga libri Kuvvat el-Hajal (Forca e imagjinatës). Këtu përmendet një ndjenjë tjetër, të cilën ai e quan Kuvvat-ul-Vahm (forca e frymëzimit). Ky veprim kryhet për të kuptuar domethëniet e paqarta të diçkaje të ndjeshme. Kështu përjetohet edhe në librin Tahajjul, ku i jepet mundësi një krijese që të ruajë imazhin e çdo gjëje të ndjeshme. Për shembull, imazhi i objektit të parë mbetet në mendje pasi të jetë mbyllur syri. Fuqia që bashkon mendimet dhe shoqëritë e përshtatshme, quhet Tefekkur, e cila gjithashtu mund të shkëputet prej tyre nëse e konsideron të përshtatshme. Ajo nuk mund të krijojë diçka të re, që nuk është e pranishme në mendje. Regjistrimi (Hafza) ruan përshtypjet që janë marrë nëpërmjet ndjenjave. Tefekkur sjell ndërmend domethënien që është e pakuptueshme, ndryshe nga objektet e dukshme të kujtesës. Një aftësi e veçantë që përmbledh përshtypjet ndijore, është His-e-Mushtarak (ndjenja e përbashkët), e cila i dërgon ato në tru dhe atyre u jep kuptim.

## MENDJA I JEP FORMË ARSYES SIPAS NEVOJAVE TË SAJ

El-Gazali besonte në kufizimin e funksionit në tru, ngjashëm me disa psikologë të sotëm, se aftësitë mendore kanë shtresa përkatëse në tru. Për shembull, ai thotë se forca e imagjinatës është e vendosur në atë që sot njihet si lobi frontal i trurit. Kujtesa është e vendosur në atë që sot njihet si lobi i zverkut të trurit, dhe forca e shëmbëllimit është e vendosur në atë që njihet si "mbështjelljet e mesme" të trurit. Njeriu është i pajisur që në këtë situatë të veprojë me anë të pesë ndjenjave të jashtme, ndërsa pesë ndjenjat e brendshme e ndihmojnë atë që të mësojë nga përvojat e kaluara dhe të parashikojë situatat e ardhshme. Kalb (zemra) i kontrollon dhe drejton të gjitha këto forca që drejtojnë dhe rregullojnë trupin. Në këtë mënyrë, El-Gazali pohon se mendja është forca dinamike, e cila i jep formë arsyes sipas nevojave të saj. Ajo ka epërsi mbi arsyen dhe është burim i të gjitha veprimtarive. Dëshira e brendshme e shpirtit ndikon edhe në zhvillimin e organeve të trupit. Kalb (zemra) kontrollon dhe drejton të gjitha forcat që kontrollojnë dhe rregullojnë trupin. Të njohësh dhe të duash Zotin, është qëllimi i krijimit të qenieve njerëzore. Kjo është vlera më e lartë e jetës. Përmbushja e shpirtit në jetën tjetër është bazuar në përfytyrimin e tij të Zotit në këtë jetë - përfundimi i drejtpërdrejtë i njohjes së Zotit. Virtyti dhe udhëzimi i mirë nuk janë të mundura pa të. Kështu, dituria është një nga gurët e themelit të sistemit moral të El-Gazalit. Ka dy koncepte të diturisë: ekzistuese dhe formale. Dituria formale është të qenët i informuar për parimet e vetëkuptueshme të formës në të cilën objekte të ndryshme të përvojës dhe intuitës janë të kuptueshme. Kjo dituri nis me përvojën, por nuk është e bazuar në përvojë; është apriori. Të njohësh përmbajtjen e diturisë si të dallueshme nga forma e saj, është një dituri e qenësishme. Kjo është dituria e objekteve dhe ngjarjeve të realizuara nga përvoja dhe intuita. Siç u përshkrua

më përpara, dituria e qenësishme ndahet në dy lloje: fenomenale dhe shpirtërore. Fenomenale është dituria e botës materiale, ndërsa shpirtërore është dituria e të vërtetave shpirtërore, si p.sh. shpirti dhe Zoti. Dituria shpirtërore është forma më e lartë e vetëdijes. Ajo vjen në mënyrë të ndryshme tek njerëz të ndryshëm, por parimisht - ajo varet nga intuita (Mukashefa). Disa njerëzve ajo u shpallet në mënyrë të drejtpërdrejtë, kurse shumicës u vjen ngadalë përmes edukimit të vetes (Muxhaheda). Mundësia e zhvillimit të diturisë në fillim është intelekti, i cili nuk mund të kthehet në realitet përveçse me dy kushte: 1) zhvillimi i intelektit varet nga zhvillimi i trupit, dhe 2) duhet të jenë disa shkaqe të jashtme për ta futur atë në veprim. Pra, El-Gazali nxjerr përfundimin se baza e të gjitha shkencave ka mundësi të jetë te intelekti që vjen nga brenda; ajo që vjen nga jashtë, është një ngjarje e cila e sjell atë në realitet. Përmes përvojës dhe intuitës, intelekti të udhëheq drejt shtimit të diturisë. Pra, intelekti dhe dituria zhvillohen me moshën. Dituria formale dhe ekzistuese ndodhin së bashku, por dituria formale është e lindur, kurse dituria ekzistuese është e fituar. El-Gazali e shpjegoi shumë qartë natyrën e diturisë. Dituria ka një qëllim të dyfishtë. Ajo është kuptimi i gjërave dhe domethënia e tyre, dhe gjithashtu një udhëzues për të treguar rrugën.

### ARSYET TEORIKE DHE PRAKTIKE

Të dy aspektet e intelektit ose arsyes janë teorike dhe praktike. Arsyeja praktike (el-Akl el-Amel) është guri këndor i arsyes teorike - është mundësuar prej saj. Por fusha e udhëheqjes njerëzore është aty ku gjendet funksioni i tij veprues. Natyra etike e llojeve të ndryshme të diturisë varet nga përdorimi i tyre, dhe një shkencë vlerën e vet e përcakton nga lidhja e saj me synimin. Shkenca ndahet në dy lloje: Shar'ijah (fetare) dhe aklijja (mendore). Arsyeja transhendente ose teorike (el-Akl dhe An-Nazar) merret me kuptimin e të vërtetave fenomenale dhe shpirtërore. Ky lloj i arsyes shkon nga konkretja tek abstraktja, nga e veçanta tek e përgjithshmja, nga shumëllojshmëria tek uniteti. Ajo kupton, përgjithëson dhe formon koncepte. Ajo është arsyeja teorike, e cila vështron drejt botës mbinatyrore e merr dituri prej saj, diturinë e Zotit: Cilësitë e Tij, engjëjt e Tij, Veprimet e Tij, të fshehtën e origjinës së jetës etj.. Me fjalë të tjera, intuita është krejtësisht arsyeja teorike që punon me një plan të lartë. Megjithatë, ajo përdor një mënyrë të ndryshme veprimi në fushën transhendentale. Arsyeja teorike na ka dhënë sisteme të ndryshme të diturisë të quajtura shkenca. Tek njerëzit ekzistojnë gjashtë forca ose fuqi: shtysa, oreksi, zemërimi, të kuptuarit, vullneti dhe intelekti. Dukuritë e shtysës, të kuptuarit, dhe vullnetit varen nga fuqitë bazë të vetvetes - intelekti, uria dhe zemërimi. Këto fuqi bazë i prodhojnë parime të caktuara të



natyrës njerëzore. Njerëzit mund të përgjithësojnë dhe formojnë koncepte nëpërmjet mendjes, e cila është aftësia themelore e arsyeshme. Shtazëria (el-Bahimijja) prodhon oreksin, zemërimi vjen nga mizoria (as-salijja) dhe Akl vjen nga mendja. Kafshët kanë vetëm tri fuqi: oreksin, zemërimin dhe të kuptuarit, ndryshe nga gjashtë fuqitë që kanë njerëzit. Mendja dhe vullneti janë ato që i dallojnë njerëzit nga qeniet e tjera. Vullneti është veçuar nga ajo që kundërshton mendjen, që është djallëzore (ash-shejtanijje). Sipas el-Gazalit, në natyrën njerëzore gjenden katër pjesë përbërëse: sherbela, derri, qeni dhe shejtani. Sherbela është Akl, qeni është el-Gadab (zemërimi dhe mizoria), derri është ash-shaha (epshi dhe lakmia), dhe shejtani është shtaza që i nxit këto dy kafshë që të ngrihen kundër Akl-it (mendjes). Njerëzit i zotërojnë këto fuqi në raporte të ndryshme. Shpirti njerëzor mund të arrijë përsosmërinë, por për ta arritur këtë, ai duhet të kalojë përmes shumë fazave të zhvillimit: epshore (Mahsusat), imagjinare (Mutahajjalat), instinktive (Muhimat), të arsyeshme (Ma'kulat) dhe hyjnore. Faza e parë është pa kujtesë, vetëm veprimtari e rastësishme. Në fazën e dytë njeriu i ngjan një kafshe të ulët, e cila, kur goditet, largohet sapo të shohë një shkop. Në fazën e tretë, njeriu ngjan me një kafshë më të lartë, e cila në mënyrë instinktive shmang rrezikun dhe shpëton nga armiqtë natyrorë, por nuk ka frikë nga krijesat e parrezikshme. Në fazën e katërt, njeriu i kupton objektet që gjenden përtej fushës së ndjenjave të tyre, dhe mund të formojë koncepte të përgjithshme duke krijuar një realitet të veçantë. Në fazën e pestë, ata janë të aftë që të kuptojnë gjendjen shpirtërore. Vetëm profetët dhe njerëzit e shenjtë (evlija) arrijnë këtë fazë. Shpirti zhvillohet, ndërsa kuptimi i gjërave të tjera shpirtërore shpallet.

Përktheu nga anglishtja: Ermal Bega
Marrë nga adresa: www.qsm.ac.il/mrakez/asdarat/jamiea/4/HasanAamer-1.pdf,

Sedat Islami

# Mesatarja në shpenzime

**Besimtarë të nderuar!**

Rrëfimi ynë me robërit e sinqertë të Allahut nuk ka të ndalur. Kësaj radhe ndalesa jonë me ta është nën hijen e një tipari dhe virtyti, rëndësia e të cilit është jashtëzakonisht e veçantë. Pasi që Allahu përshkroi raportet e tyre me vetveten, me njerëzit, me Allahun, përshkroi raportet e tyre edhe me pasurinë e tha: "Edhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur." el-Furkan, 67. Kështu janë besimtarët e sinqertë. Nuk është e thënë që për të qenë të tillë (sinqertë) duhet të jenë të varfër[1]. Assesi. Përkundrazi, ata me gjithë faktin që mund të jenë biznesmenë të suksesshëm dhe pasanikë të mëdhenj, prapë këtij karvani, jo që nuk i shkëputen, por edhe mund ta kryesojnë atë. A mund ta kontestojë ndokush faktin që sahabijtë Uthmani dhe AbduRrahman b. Aufi, sa për ilustrim, me gjithë pasurinë që kishin, ishin ndër më të sinqertit, madje ky i pari ishte edhe Halife i dëshmuar. Ajo që veçonte ata dhe ua ruante këtë status të tyre ishte racionalizmi dhe arsyeshmëria në shpenzime. Ndaj, edhe ne këtu, në këtë hutbe, do të mundohemi të hedhim dritë mbi parimet e shpenzimit të duhur në mënyrë që këtë tipar ta përvetësojmë në formën më të përsosur të mundur.

## DOMETHËNIA E BUJARISË, EKSTRAVAGANCËS (MASTRAFIT) DHE KOPRRACISË

Këto tri shprehje, realisht, përfaqësojnë një fushë të vetme por e cila nuk menaxhohet njëjtë nga të gjithë. Ka që janë shumë të matur në veprimet e tyre, ka të tjerë që janë të shthurur derisa të tretët, edhe pse janë të vetëdijshëm për mënyrën e mirëmenaxhimit, janë njerëz që interesin e lokalizojnë tërësisht në rrethin më të ngushtë të mundshëm.

a. Bujaria, sipas parimeve fetare, nënkupton: "Dhënia me maturi duke mos rrezikuar gjendjen materiale personale dhe të atyre që janë nën kujdesin tënd material si dhe duke dhënë aq sa i nevojitet nevojtarit". Allahu i Madhëruar në Kur'anin Famëlartë bujarinë e ndërlidhi me gjëra madhore, të cilat reflektojnë imazhin e një personaliteti të përkryer të besimtarit, cilësitë e të cilit i përmblodhi në disa ajete, si: "Ky është libri që nuk ka dyshim në te (sepse është prej All-Allahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm. 3. Të cilët e besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen (namazin) dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zeqat, sadaka etj.)". (El Bekare, 2-3) Në këto dy ajete kur'anore, të cilat njihen si "ajetet e besimtarëve", Allahu i Madhëruar ndërlidh motivet e dhënies në rrugën e Tij me: a) Vizionin largpamës si rezultat i mbështetjes në Kur'anin Famëlartë, i cili është i vërtetë pa asnjë dyshim, b) Besimin në Gajb (sekret), pjesë kjo e domosdoshme në kredon islame, e cila njëherit e bën besimtarin të dallojë jo vetëm prej pabesimtarit por edhe prej hipokritit, dhe c) Faljes së namazit, e cila shkon paralel me dhënien në rrugën e Allahut të Madhëruar. Ai e di se feja është tërësi e cila nuk pranon ndarje ndaj veprimet e tij si në raport me Allahu e Madhëruar po ashtu edhe në raport me rrethin ku jeton, janë të precizuara saktë e mirë.

b. Ekstravaganca (mastrafi) ka kuptimin e shpenzimit në vende të pamerituara, që përfshijnë:

- Gjërat e ndaluara që Allahu i Madhëruar nuk i do. Mu për këtë, është thënë se Israfi nuk është vetëm cilësi e të pasurit. Ajo vjen edhe nga të varfrit. Nga këtu, Sufjani ka thënë: Çdo gjë që nuk shpenzohet për hirë të Allahut të Madhëruar, është Israf, edhe nëse është pak"[2].
- Anashkalimi i qëllimit për çka duhet të shpenzohet pasuria[3].
- Shpenzim i tepërt në vende të lejuara, cilësi kjo që nuk shkon shtati me besimtarët.

c. Koprracia ka dy kuptime bazë: a) Mosdhënia e asaj që duhet dhënë, dhe b) Mosdhënia lypësit[4].

Ndërsa në kuptim më të përgjithshëm janë dhënë shumë mendime: a) Koprracia (Buhli) është zhveshja e njeriut nga cilësitë njerëzore dhe pajisje me moral shtazarak[5], b) Mosdhënia e Zekatit, c) Mosdhënia e obligimeve tjera përveç Zekatit, d) Kryerja e obligimeve por jo edhe e gjërave fisnike, p.sh. mos nderimi i mysafirit, mos dhënia në fatkeqësi natyrore, etj.

## DËMET E KOPRRACISË

Përderisa solidarizimi me njerëz për hirë të Allahut të Madhëruar ka vlerë të madhe, koprracia, paraqet një mori rreziqesh për njeriun duke filluar nga:

- Prishja e rendit shoqëror dhe sigurisë. Ka thënë Pejgamberi,a.s.,"Keni kujdes nga dorështrëngimi ngase ajo i shkatërroi ata që ishin para jush; i ndaloi me koprraci dhe e bën atë, i ndaloi me shkëputje të

lidhjeve familjare e i shkëputën, i ndaloi me mëkat e bën mëkate". (Sahihu'l xhamii, 2678).

- Humbja e sigurt e pasurisë, siç qëndron në hadith: "Nuk ka ditë që nuk zbresin dy melekë nga qielli, njëri prej të cilëve thotë: O Allah! Atij që jep, kompensoja, kurse tjetri thotë: O Allah! Atij që nuk jep, shkaktoji humbje"[6].

Në hadith vërehet lutja e melaikeve, krijesave që kurrë Allahut të Madhëruar nuk i bëjnë mëkat, tipar ky që siguron pranimin e duasë. Ndodhë që njeriu koprrac të mos sprovohet me këtë por kjo nuk është sihariq për të. Kjo është vetëm një alarmim për një dënim të dhembshëm. Thotë Allahu i Madhëruar: "Ata, të cilët bëjnë koprraci me atë që nga të mirat e veta u dha All-llahu, të mos mendojnë kurrsesi se ajo është në dobi të tyre. Jo, ajo është në dëm të tyre. Ajo e mirë me çka bënë koprraci, në ditën e kiametit do t'u mbështillet në qafën e tyre. Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe toka, Allahu është i njohur mirë më atë që veproni" . (Ali Imran, 180)

**SI ËSHTË BALANCIMI?**

Ajo që e vërejtëm gjatë shtjellimit të tri termeve ishte se e vetmja mënyrë e pranuar e shpenzimit dhe dhënies ishte bujaria. Për të arritur tek bujaria, patjetër duhet hequr dorë nga ekstravaganca dhe koprracia, dhe ja, këto janë këshillat përkatëse, strumbullar i të cilave është menaxhimi i mirë i pasurisë:

1. Ikja nga luksi – shpenzimet e tepërta, qofshin edhe në gjëra të lejuara. Thotë Allahu i Madhëruar: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe pini e mos e teproni, pse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin)". (El A'rafë, 31)Ibnu'l Xhevzijj në Zadu' Mesir përmend katër kuptime të "tepricës": a) Mos e ndaloni atë që iu është lejuar, b) Mos hani gjëra të ndaluara, c) Mos i bëni shok Allahut të Madhëruar, dhe d) Mos hani nga hallalli më shumë se që keni nevojë.

2. Ikja nga dhënia ku nuk duhet dhe ku nuk synohet kënaqësia e Allahut. Thotë Allahu i Madhëruar: "Ata që nuk besuan, shpenzojnë pasurinë e tyre për të penguar nga rruga e All-Allahut. Ata do ta shpenzojnë atë dhe ajo do të bëhet dëshpërim i tyre, madje ata do të mposhten. E ata që mohuan, do të përmblidhen vetëm në xhehenem". (El Enfalë, 36)Fetarisht, çdo dhënie, për tu pranuar, duhet të ketë për synim kënaqësinë e Allahut të Madhëruar. "Të pyesin se ç'do të japin. Thuaj: "Atë që jepni prej pasurisë jepni për prindërit, jepni për të afërmit, për bonjakët, për të varfrit, për kurbetçinjtë. E çdo të mirë që punoni, s'ka dyshim se All-llahu e di". (El Bekare, 215)

3. Ikja nga dhënia në vende të preferuara por duke anashkaluar ato prioritaret. Dhënia duket të jetë e seleksionuar në atë mënyrë që secili grup apo kategori të përfitojë sipas pozitës dhe rëndësisë që ka. Nuk mund të jesh i mirë për fqinjin nëse nuk je i mire për familjen tënde. Kjo nuk quhet bujari për arsye se është lëshuar obligimi për tu kryer një punë e preferuar apo është lëshuar obligimi i prerë (farz ajn) për ta bërë një tjetër që është sekondar (kifaje). Madje shpenzimi jo korrekt me këta është cilësuar mëkat. Thotë Pejgamberi a.s., "I mjafton njeriut mëkat mosdhënia atyre që i ka në mbikëqyrje". Muslimi.

4. Mesatarja ndërmjet koprracisë dhe israfit. Thotë Allahu i Madhëruar: "Dhe mos e bën dorën tënde të lidhur për qafe (mos u bë koprrac), e as mos e shtrij në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt)". (El Isra, 29).Ibni Kethiri në koment të këtij ajeti ka thënë: Allahu i Madhëruar urdhëron për një jetë normale duke urryer e përbuzur koprracinë si dhe duke ndaluar nga shpenzimet e tepërta. Nga kjo kuptojmë se dhënia ka dy pole të kundërta, të cilave duhet ikur dhe për të mbajtur drejtpeshimin, duhet zgjedhur mesin. Pra, nuk bën të jesh shumë bujar të kalosh në rangun e atyre që shpenzojnë pasurinë pa kontrolle por nuk bën as të jesh koprrac. Kjo është përshkruar edhe në këtë ajet: "Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfrit, edhe atij në kurbet, po mos shpenzo tepër e pa rrugë. 27. Ata që shpenzojnë tepër (mastrafxhinjtë) janë vëllezër (në veprim) të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të Tij.". (El-Isra, 26-27). Ajeti në njërën anë flet për dhënie të afërmëve dhe nevojtarëve ndërsa në anën tjetër rekomandon maturinë në këtë dhënie. Ajo që është interesant dhe që ia vlen të përmendet është se Allahu i Madhëruar dhënien e tepërt e shembëlloi me veprim të djallit, i cili nëse nuk mundet të ndalojë nga ndonjë vepër e mirë, ai mundohet që atë vepër të mirë ta njollosë, dhe kështu, të nxit të japësh mbi normalen, që vetvetiu hyn në kuadër të ekstravagancës dhe rrjedhimisht zhveshet nga shpërblimi. Nëse djalli nuk ia arrin qëllimit që njeriun ta bëjë koprrac, atëherë ai e thërret në israf.

5. Dhënia aq sa nuk e dëmton veten. Thotë Allahu i Madhëruar: "Edhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur". (El Furkan, 67), "….e as mos e shtrij në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt)". (El Isra, 29). Mos e shtrij dorën në dhënie të tepërt që më pas ta qortosh veten dhe të të qortojnë të tjerët dhe të mbetesh pa kurrgjë. Mos jep më shumë se që ke të hyra materiale[7]. Në ajet është përmendur shprehja "mahsura", që në të folurit e përditshëm përdoret për kafshën e cila nga lodhja dhe dobësia nuk bën për udhëtim me të. Pra, me dhënie të tepërt ti nuk ke mundësi ta zhvillosh pasurinë dhe rrjedhimisht, edhe ti por edhe lëmosha jote marrin fund[8].



## PËRMBYLLJE

**Vëllezër të dashur!**

Me këto fjalë nuk synojmë largimin e njerëzve nga solidarizimi me të varfrit, bonjakët, jetimët, skamnorët, përkundrazi, ajo që ne synojmë është që edhe veprimet humane të besimtarit të jenë të koordinuara dhe rregulluara në frymën islame. Mbi të gjitha, Islami është program i tillë që njeriun nuk e fut dot në situata që ardhmërinë e tij ia rrezikojnë. Ai vetëm fton në menaxhim të mirë të pasurisë duke dhënë atë që duhet dhënë, atyre që e meritojnë dhe duke ikur sa më shumë nga gjërat e lejuara por jo të preferuara e aq më parë nga ndalesat-haramet.

Allahu na dhëntë bereqet në pasuritë tona dhe na bëftë prej atyre që shpenzojnë në rrugën e Tij! Amin!

(1) Hutabu'sh Shejhi'l Kardavi, Halid es Sa'd, v.2, f. 65.(2) www.islamweb.net (3) Lisanu'l arab, pj.9, f. 148. (4) Misbahu'l munir, pj.1, f. 218.(5) www.islamweb.net (6) Buhariu dhe Muslimi. (7) Ibni Kethiri. (8) Zadul mesir.



Atdhe Ibrahimi

# Pendohu sot

### nesër do të jetë vonë

Sa e bukur do të ishte jeta sikur njeriu të tregohej i kujdesshëm ndaj saj dhe ta jetonte atë me pendesë e me dashuri ndaj Zotit dhe njerëzve, por ja që sot nuk është ashtu.

Përderisa shokët e pejgamberit tonë Muhamedit a.s., dhe muslimanët e parë kishin frikë se mos po binin në ndonjë mëkat të vogël apo të madh dhe përderisa ata pendoheshin dhe kërkonin falje nga Allahu xh.sh. kjo gjë megjithatë nuk po vërehet tek ne si ummeti i Pejgamberit Muhamed Mustafasë. Se çfarë po ndodh me ne vetëm Zoti e di më së miri. Por një gjë është shumë e sigurt. Ne po rrëshqasim çdo ditë drejt një katastrofe të madhe si pasojë e mëkateve të vogla e të mëdha që po i bëjmë çdo ditë mbi tokë duke mos i thirrur asnjëherë arsyes për veprimet që i bëjmë. Në përgjithësi shoqëria jonë e pasluftës po përballet me një fenomen i cili për shumë nga ne para luftës ndoshta ka qenë fenomen i shfaqur relativisht. Kjo ka të bëjë me krizën morale në të cilën shoqëria shqiptare është katandisur në këto vitet e fundit duke demonstruar si asnjëherë më parë disbalancin që ekziston në raportet e familjes me familjen, mosrespektin e fëmijës ndaj prindit dhe etjen për para e për pushtet, gjëra që asnjëherë nuk kanë qenë të pranishme në traditën tonë kombëtare e shpirtërore në masën që janë sot. Kërkimfalja asnjëherë nuk ka qenë më e papranishme se sot në gjuhën tonë të komunikimit me njëri-tjetrin.Sot po jetojmë në një kohë kur apetitet e një grupi njerëzish për të pasur gjithçka nën pronësinë e tyre po shtohen vazhdimisht dhe për ta ngritja mbi interesat e të tjerëve për t'i realizuar qëllimet e tyre vetanake duket se nuk po paraqet ndonjë problem të madh.

Kjo mënyrë e sjelljes e cila po vërehet te lidershipi ynë në veçanti, kam frikë se do të prodhojë pasoja të rënda në të ardhmen për shoqërinë tonë. Mosshfaqja e shenjave të pendimit për dëmet që ata u shkaktojnë qytetarëve të tyre me veprimet që shpesh bien në kundërshtim me vullnetin e Zotit mund të reflektojnë negativisht te brezat e rinjë prandaj unë ju them: o pushtetarë pendohuni dhe kini frikë Allahun për të bëmat tuaja. Ai që pendohet është shumë më i mirë se ai që nuk pendohet. Përse nuk po pendoheni pra? Burri më i madh në botë është ai që i pranon mëkatet e veta dhe pendohet. Njeriu si qenie humane e ka të pamundur që të mos bëjë mëkate asnjëherë në jetën e tij.



## PENDIMI I SINQERTË

Për këtë na tregon edhe Allahu xh.sh. në Kuranin e tij famëlartë. Meqë njeriu është jorezistent ndaj mëkatit atëherë shtrohet pyetja: Cila është mënyra më e mirë për tu pastruar dhe për tu larguar nga mëkati? Atëherë. Ska dyshim se mënyra më e lehtë dhe më e mirë për tu larguar dhe për tu pastruar nga mëkati është pendimi i sinqertë. Pendimi i sinqertë nënkupton kthimin e njeriut të Allahu xh.sh. duke i'a dhënë besën Atij se mëkatet që i ka bërë deri më tani nuk do t'i përsërit më. Kur robi e lidh besën me Zotin e tij ai nuk tërhiqet prapa asnjëherë. Për Zotin e plotëfuqishëm asgjë nuk është më e dashur sesa kur robi i tij pendohet. Robi i Allahut asnjëherë nuk e humb shpresën në mëshirën e krijuesit të tij. Ai nxiton që të pendohet sa më shpejt sepse ai nuk është i sigurt se do ta jetojë të nesërmen apo jo. Allahu xh.sh. në Kuranin e tij famëlartë na mëson se kur shejtani e mashtron besimtarin dhe e nxit të bëjë diçka çka Ai e ka ndaluar, besimtari nxiton të bëjë teube, domethënë, të pendohet për të gjitha që i ka bërë, kërkon falje, nga Allahu xh.sh. dhe vendos që mëkate të tilla të mos bëjë më. Allahu xh.sh. duke i përshkruar besimtarët, robërit e vet besnikë, thotë: "Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetes së tyre, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre – e kush i falë mëkatet përveç Allahut ?

-dhe që duke e ditur, nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar (në të keqen)."(Suretu Et Tevbe)" Thuaj: O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!."( Suretu Et Tevbe)Ata që e lidhin besën me Krijuesin e tyre dhe që pendohen janë të atillët që i ndjejnë më së miri ndryshimet në jetët e tyre. Përmes pendimit njeriu arrin në stadet më të larta.

## DUKE U PENDUAR, NJERIU PASTROHET

Është detyrë e secilit nga ne që të japim kontributin tonë në vetëdijësimin e shoqërisë sonë për vlerën që ka pendimi. Asnjëri nga ne nuk duhet të krijojë iluzione se gjendja jonë do të ndryshojë duke qëndruar indiferent ndaj situatës në të cilën ndodhemi. Për të dalur nga gjendja në të cilën jemi është më se e domosdoshme që besimtarët muslimanë t'i bashkojnë forcat në mënyrë që vendin tonë ta nxjerrim së bashku nga kjo gjendje në të cilën ndodhet, në mënyrë që nesër të dalim me fytyra të ndritura para Allahu xh.sh..

Duke u bazuar në modelet e funksionimit të shoqërisë shqiptare të kohës sonë unë po frikësohem se katandisja jonë morale do të vazhdojë derisa ne të mos i përulemi Zotit tonë me adhurim dhe me pendim të sinqertë. Meqenëse zemrat tona janë mbushur me urrejtje dhe me zili sot kanë nevojë më shumë se kurrë për tu penduar. Është momenti i fundit kur ne duhet të zgjohemi nga gjumi dhe ta shohim se si qëndrojmë në raportet tona me Zotin dhe me njerëzit. Nëse këtë nuk e bëjmë tani, nesër do të jetë vonë sepse nesër do të jemi para Allahut xh.sh. dhe të gjitha çështjet do të jenë të përfunduara.

Në fund të këtij punimi e lus Allahun e madhërishëm që të na i falë të gjitha mëkatet ne dhe baballarëve tanë të vdekur, të na udhëzojë ne dhe familjet tona në rrugën e drejtë islame, të na jap të gjitha të mirat në këtë botë, të na shpërblejë me Xhennetet e tij, të na takojë me pejgamberin tonë Muhamedin a.s., dhe të na e mundësojë që në çastet e fundit të largimit nga kjo botë ta themi fjalën: La-il-lahe-il-lallah Muhameden resulullah.

# SHKENCORE





*Një faqe e plotë nga dorëshkrimi mesjetar në latinisht i Ungjilit të Bernabës. Shënimet anash janë në arabisht.*

Behxhet Jashari

## Burimet e religjioneve të tjera për Islamin

Paraqitja e islamit në Gadishullin Arabik shënoi një kthesë vendimtare në botëkuptimet dhe qëndrimet e njerëzve, dhe kështu edhe i ndryshoi faqet e historisë[1]. Islami, si fe dhe si mënyrë e jetës - e paparë deri atëherë - shkaktoi revoltë, madje edhe armiqësi nga disa shtresa njerëzish, edhe pse që në vitet e para të Shpalljes pati grupe të mëdha njerëzish që e përqafuan atë (Islamin). Kurani na mëson se Islami nuk është religjion që është paraqitur me Muhamedin a. s., ndërsa Allahu nuk është Zot i veçantë vetëm për myslimanët, dhe as Muhamedi a. s. nuk ka pohuar për veten e tij se është i pari prej të Dërguarve të Zotit...Është me rëndësi të theksohet se Shpallja e fundit (Kurani Fisnik) i pranon dhe i vërteton Librat e Shpallur më parë, pra do të thotë se një gjë e tillë bëhet obligim për

besimtarët myslimanë - ithtarët e Kuranit, se ato Shpallje (të mëparshme) duhen besuar pa kurrfarë dyshimi:"Ai ta zbret ty (Muhammed) librin me argument që është vërtetues i librave të mëparshëm. Ai e zbriti më parë Tevratin dhe Inxhilin". (Ali-Imran, 3). Feja është ajo që i sjell në lidhshmëri vetë individët me Allahun, me një jetë mbinatyrore, e në marrëdhëniet e tyre shoqërore - ajo sjell vendime dhe bën vlerësime për gjërat e paraqitura në botë dhe, si e tillë, feja është një sistem besimesh, ritesh, manifestimesh dhe traditash[2]. Të gjitha fetë monoteiste (Hebraizmi, Krishterimi dhe Islami) dolën me të njëjtin qëllim: "Të besohet i Vetmi dhe i Plotfuqishmi, Një Zot". Një besimtar i rëndomtë mysliman, madje kudo që ta takoje atë, do të deklaronte se i pranon të gjithë profetët dhe librat e sjellë përgjatë historisë për popuj të ndryshëm dhe se beson në to si një parim esencial i të qenit mysliman. Një mysliman është një ndjekës i vërtetë i Ibrahimit a.s., Musait a.s., Davudit a.s., Isait a.s., dhe i të gjithë profetëve të tjerë. Mosbesimi ndaj një profeti apo Libri të shenjtë, do të thotë që dikush nuk është mysliman. Kështu ne pranojmë tërësinë dhe unitetin thelbësor të fesë, që është një simfoni e bekimeve dhe mëshirës së Zotit, si dhe universalitetin e besimit në fe. Prandaj feja është një sistem besimi, që ngërthen të gjitha rrymat dhe të gjitha bindjet, një rrugë që gjithsecilin e sjell bashkërisht në vëllazëri. Të gjitha religjionet që diku larg në histori rrënjët i kanë në ndonjë Libër, pohojnë se ndër karakteristikat dhe vlerat më të larta - nga të cilat edhe karakterizohen si religjione - konsiderojnë dashurinë, respektin, tolerancën, mirëkuptimin, mëshirën, të drejtat humane, paqen, vëllazërinë... Shumë prej tyre janë në përputhje me përparësinë që kanë në mesazhet e sjella nga Moisiu, Jezusi dhe Muhamedi si edhe në mesazhet e Budës dhe të Zaratrustrës, Lao-Tcesë, Konfuçit, si dhe të disa mendimtarëve shpirtërorë të Lindjes së Mesme dhe asaj të Largët. Ne këtu do të mund t'i bëjmë një vështrim kuranor faktit se si në të vërtetë ishte qëndrimi i Burimeve të religjioneve të tjera, ndaj asaj që do të pasojë, gjegjësisht ndaj Profetit të fundit, i cili duhet të jetë Muhamedi a.s. Pra, ne këtu do të mund të shpalosim disa nga argumentet që ekzistuan në Librat e mëparshëm të Shpallur, të cilat flasin dhe paralajmërojnë për Profetin dhe Librin e Fundit.

## PRANIMI I PEJGAMBERIT A.S., KUSHTE PËR SHPËTIM

Një gjë të këtillë do të mund ta vërejmë më së miri nëpërmjet Shpalljes së Fundit, Kuranit fisnik: "Ne vazhduam gjurmat e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më pranë. Atij i dhamë Inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë, që ishte udhëzues e këshillues për të devotshmit. (E zbritëm) Që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që Allahu zbriti në të. E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti Allahu, të tillët janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit". (Maide, 46-47); "Që pranojnë të dërguarin (Muhamedin), Pejgamberin arab, (që nuk shkruan as lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit". (Araf, 157). Pra, Profetin e fundit, Muhamedin a.s. e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), tek ata në Tevrat dhe në Inxhil. Me një fjalë, qëndrimet burimore (ortodokse) hebraike (në Tevrat) dhe krishtere (në Ungjill), kishin qëndrim pozitiv dhe pranues ndaj profetit arab (Muhamedit a.s.) që atëherë ende nuk kishte ardhur. Burimet apo Shpalljet parakuranore ishin tekste parapërgatitëse për një Shpallje të Fundit dhe për një Profet të Fundit nga Zoti...

Vet fakti se në Tekstet religjioze të mëparshme ishte regjistruar paralajmërimi i ardhjes fizike të Muhamedit a.s., na jep të kuptojmë qëndrimin e feve të tjera ndaj Islamit, në këtë rast të Hebraizmit dhe të Krishterimit. Të citojmë disa ajete kuranore, ku tregohet se Librat e mëparshëm të shpallur - Tevrati dhe Ungjilli, paralajmëruan në mënyrë eksplicite ardhjen e Profetit të Fundit, e ata urdhëronin për një qëndrim pozitiv: "Dhe se ai (Kur'ani) është i përmendur edhe në Librat e mëparshëm". (Shuara, 196). Ndërsa për Muhamedin a.s. që ishte paralajmëruar në Librat e mëparshëm, Kurani tregon: "Ata të cilëve Ne u kemi dhënë librin, e njohin atë (Muhammedin) sikurse i njohin bijtë e tyre. Janë ata që asgjësuan vetveten, prandaj nuk besojnë". (En'am, 20). Në disa tekste të sotme biblike[3] (edhe pse të devijuara nga origjinaliteti burimor), në lidhje me personalitetin e Muhamedit a.s. thuhet: "Goja e tij është më e ëmbla; po, ai është Muhammedi (në tekstin origjinal - Mahamadim), më i dashuri. Ai është i dashuri im, ai është shoku im. O bija të Jerusalemit". (Dhiata e vjetër, 'Kënga e këngëve', V, 16) (4).

## UNGJITË PARALAJMËROJNË ARDHJEN E MUHAMEDIT A.S

Këtu do të ishte me rëndësi të theksonim se ndër Ungjijtë jokanonikë (të cilët nuk i pranon Kisha) është Ungjilli i Barnabës, ku mund të lexojmë mjaft të vërteta që kanë të bëjnë me paralajmërimet e Islamit dhe të ardhjes së Muhamedit a.s.[5]. Aty Barnaba përshkruan edhe momentet kur Juda Ishkarioti, së bashku me disa romakë, kishte organizuar atentat ndaj Isait a.s., por Allahu, me Fuqinë e Tij, kishte shpëtuar Isain a.s.[6]. Po ashtu, paralajmërime të këtilla ka edhe në këto burime: Besëlidhja e Ripërtërirë, 33; Zanafilla, 17, 20 dhe 49, 10; Psalmet, 45; Jeshaja, 42, 54, 65; Danieli, 2, etj. Është me rëndësi të theksojmë këtu – kur e kemi fjalën se si është (ishte) qëndrimi i feve të tjera ndaj Islamit - se edhe në Librat e shenjtë të religjionit pers, që quhen Dasatir dhe Zend Avestu, theksohet qëndrimi pozitiv ndaj të Dërguarit të fundit, Muhamedit a.s., me se kuptohet edhe ndaj Islamit. Aty, në Dasatir, 14, jo vetëm që ekziston argument i qartë për mësimet e Islamit, por paralajmërohet qartë edhe

ardhja e të Dërguarit Muhamed. Po ashtu, shenja të këtilla paralajmëruese (me se edhe qëndrimi pozitiv ndaj Islamit) ekzistojnë edhe në Tekstet religjioze hinduse, në Vedat, gjegjësisht në Atharva Veda, Kanuda, 20, Sukta, 127, Mantra 1-3[7], etj..

Parimisht, meqë Fetë Hyjnore nuk mund të bien në kundërshtim kurrsesi njëra me tjetrën[8], përveçse mund të ndërplotësohen (siç bëhet përmes Shpalljes së Kuranit), - atëherë del se ato burime (siç e tregojnë Kurani fisnik dhe zbulimet shkencore) qenka devijuar dhe falsifikuar. Kurani thotë: "Një grup nga ithtarët e Librit kishin dëshirë t'ju shpinin në rrugë të gabuar, por ata nuk mashtrojnë përveçse veten e tyre, dhe nuk e vërejnë". (Ali-Imran, 69)."O ithtarët e librit, duke qenë se ju e dini, përse ngatërroni të vërtetën me gënjeshtrën dhe fshihni realitetin"? (Ali -Imran, 71).

## DISA QËNDRIME TË GABUARA NDAJ ISLAMIT

Me plot bindje mund të themi se kultura krishtere dhe ajo çifute nuk janë më të përparuara se kultura islame, ose, thënë ndryshe, ajo (kultura islame) nuk është më pak e zhvilluar se dy kulturat e sipërpërmendura. I vetmi ndryshim duket se është teknologjia dhe rehatia materiale relative, që ka shërbyer si një maskë për moralin perëndimor të pazhvilluar. Ndonëse Islami zotëron faktorë më të rëndësishëm dhe vitalë, sepse ashtu siç përfaqësohet nga Kurani dhe Syneti, ruan freskinë e besimtarëve të tij, esencën shpirtërore, punët e mira dhe moralitetin, prapëseprapë bota euro-perëndimore Islamin e sheh si një maskë që do t'i gëlltisë të tjerët. Inkuizicioni, kryqëzatat, kolonializmi, neokolonializmi dhe anatemat e vazhdueshme që ka nisur Krishterimi kundër Botës Islame, janë vetëm pikat më eklatante nyjë të asaj ngarkese negative, me të cilin Bota e Krishterë ka rrezatuar kundrejt Botës Islame. Të gjithë stereotipat djallëzorë kundër Islamit janë produkt i kolonializmit euro-perëndimor, sado që ajo më përpara lidhet me devijimet tekstuale dhe religjioze që pësuan Hebraizmi, e në veçanti Krishterimi. Në periudhën e krishterimit të hershëm nuk pati paralajmërime për ndonjë mësim të mëvonshëm që do të kishte lidhje me trininë, madje as nga themeluesi i Krishterimit, Pali[10]. Kjo nuk na habit, sepse vendi ku është themeluar mësimi për trininë që ekziston në tekstin biblik Letra e Parë e Gjonit, 5,7: "Tre janë ata që do të dëshmojnë në Qiell, Ati, Fjala dhe Shpirti i Shenjtë, e këta të tre janë një", së pari është paraqitur rreth vitit 380 të erës së re në një Dhiatë të Re në Spanjë. Ndërkohë, ky tekst krahas kaptinës që ka të bëjë me tradhtinë bashkëshortore në Ungjillin e Gjonit) u demaskua si falsifikimi më i njohur i Dhiatës së Re. Në çdo rast, që nga shek. IV, numri më i madh i ipeshkvëve, si në Lindjen ashtu edhe në Perëndimin e krishterë, pajtoheshin me mendimin e priftit të Aleksandrisë, Ariusit (260-336), se Jezusi në mënyrë të drejtpërdrejtë është krijuar nga Zoti (prandaj, për këtë arsye është ngritur mbi të gjithë njerëzit), mirëpo, përsëri nuk është i barabartë me Zotin, dhe as që është i përhershëm. Ky mendim teologjik pas shek. IV, gjegjësisht pas koncilit të Nikesë, u dënua ashpër, kurse bartësit e këtij mendimi dënoheshin...Të gjithë këta janë hapa të ripërtëritjes estetike të religjionit, me se është marrë edhe Fridrih Sçleiermaheri. Religjioni i krishterë - që si filozofi jetësore braktisi të gjitha përmbajtjet objektive të fesë - përfundimisht u bë "religjion pa Zot", sepse religjioni që është i kufizuar në ndjenja të brendshme, del jashtë botës reale dhe shndërrohet - siç thotë Gëte - në "Krishterim për përdorim privat".

Gjatë historisë së zhvillimit të teologjisë krishtere, ka pasur një varg dijetarësh që sulmuan Islamin. Prej tyre edhe Gjon Damasku (655-749) (11).

Natyrisht, sektet e ndryshme krishtere kishin edhe qëndrime të ndryshme ndaj Islamit dhe Muhamedit a.s., mirëpo mund të thuhet se të gjitha ato shprehnin arrogancën dhe zilinë ndaj mësimeve dhe kulturës islame; si nga priftërinjtë e kishës monofizite[12], nestoriane[13], katolike, etj.. Madje, sektet e ndryshme religjioze krishtere, siç ishin donatizmi, gnosticizmi, karpokratianizmi[14], arianizmi, katekizmi[15], kishin qëndrime të ndryshme edhe ndaj vetë teksteve biblike. Është me interes të veçantë të thuhet se që nga devijimet e religjionit burimor (lexo: Krishterimit), nuk kaloi shumë kohë që Bota e Krishterë - që sipas tyre i takonin religjionit të dashurisë – do të ngrihej kundër kulturës dhe qenies islame. Nga fundi i shekullit XI, nën drejtimin e Papës, Evropa po ngrihej përsëri dhe po i zmbrapste kufijtë e Islamit. Në vitin 1061 normanët kishin filluar t'i sulmonin myslimanët në Italinë e Jugut dhe në Sicili, për ta pushtuar këtë rajon në vitin 1091; të krishterët e Spanjës së Veriut filluan Luftërat e Ripushtimit kundër myslimanëve të Andaluzisë dhe pushtuan Toledon, në vitin 1085; në vitin 1095 Papa Urban II, me ekspeditën që do të bëhej e njohur si Kryqëzata e parë, u bëri thirrje feudalëve të Evropës për çlirimin e varrit të Krishtit në Jerusalem. Kënga e Rolandit, që doli në kohën e Kryqëzatës së parë, tregon injorancën qesharake dhe stereotipat ndaj Islamit si fe dhe si kulturë. Qëndrimet e këtilla shpreheshin në vazhdimësi edhe nga disa teologë të krishterë, siç ishin Thoma Akuini (1225-1274), Papa Klementi IX (1305 - 1314), etj.. Qëndrimet antiislame - me se kontribuonin në shtrembërime ndaj Islamit - i ndihmuan mjaft edhe orientalistët qëllimkëqij.

(1) Prof. dr. Bekir Topalloglu, "Fletë nga historia islame", Universiteti Marmara, Stamboll, 1999, f. 4-5. (2) Mr. Musa Musai, 'Psikologjia e fesë si shkencë', cituar sipas Hysein Peker, Din Psikolojisi, Samsun, 1993, f. 23 në: Përmbledhje punimesh, viti, I, nr, 1, Fakulteti i Shkencave Islame, Shkup, 2002, f. 53 (3) Më gjerësisht dhe në një stil komparativ, shih: dr. Muhammed Ali el-Havli, "Komparacioni mes katër ungjijve", Furkan-ISM, Shkup, 2002. Një komparacion të këtillë ka bërë edhe Malik Ibn Nebi, shih: Malik Ibn Nebi, "Kur'anski Fenomen', SIZ, Sarajevo, pa vit botimi dhe Rahmetullah el-Hindi, "Triumfi i të vërtetës", Logos/A, Shkup, 1996 (4) Shih: "Poslanička navjestanja radosne vijesti o dolasku poslanika Muhammeda a.s.", Reshid Hafizovič, Takvim, 1995, Sarajevë. (5) Ungjilli sipas Barnabës, kapitulli, 53, 54, 55, Prishtinë, 1998. (6) Po aty, kapitulli, 216, f. 162, Prishtinë, 1998. (7) Po aty, f. 180-187. (8) Sejjid Husein Nasr, "Srce islama", f. 35-39, Duh i vrijeme, Sarajevo, 2002.(9) Për historikun e krishterizmit shih: Qani Nesimi, "Ortodoksizmi te shqiptarët – historia e religjioneve), Tetovë, 2005, f. 23-33.(10) Murad Hofmann, "Islami në mijëvjeçarin e tretë", Furkan, ISM, Shkup, 2007, f. 178.

Bernard Tahirbegolli

# "Pika në zemër"




Infarkti i miokardit, i njohur në popull edhe si "pika në zemër" është nekrozë e pakthyeshme e muskulit të zemrës, që shkaktohet si pasojë e një iskemie të zgjatur dhe mosbalancës së oksigjenit të ofruar dhe të kërkuar. Përafërsisht 90% e infarkteve të miokardit rezultojnë nga një tromb akut, që pengon një arterie koronare aterosklerotike. Kjo kryesisht ndodh për shkak të mbylljes së një arterie koronare pas shkatërrimit të një pllake aterosklerotike, pllakë e cila në vete përmban një koleksion të paqëndrueshëm të lipideve (acide yndyrore) dhe qelizave të bardha të gjakut (sidomos makrofaget). Organizata Botërore e Shëndetësisë ka vlerësuar në vitin 2002 se 12,6 % e vdekjeve në gjithë botën ishin nga sëmundja iskemike e zemrës, që ishte njëkohësisht edhe shkaktari numër një i vdekjeve në vendet e zhvilluara, kurse në vendet në zhvillim ishte i treti pas AIDS-it dhe infeksioneve të rrugëve të poshtme të frymëmarrjes. Simptomat e infarktit miokardial përfshijnë: dhembje të papritur në gjoks (angina pektoris), frymëzënie, të përziera, të vjella, palpitacione, djersitje dhe ankth. Përafërsisht një e katërta e të gjitha infarkteve të miokardit janë të heshtura, d.m.th. pa dhembje në gjoks apo simptoma të tjera. Duhet theksuar se dhembja në gjoks është simptomë shumë e shpeshtë që përjetojnë shumë njerëz gjatë jetës së tyre, po ajo nuk duhet parë gjithherë si shenjë e infarktit të miokardit. Ajo është rezultat i shumë shkaqeve dhe mund të alarmojë për sëmundje serioze, madje edhe kërcënuese për jetën, por nga ana tjetër ajo mund të jetë pasojë e çrregullimeve që nuk janë kërcënuese për jetën, por që pacientin e bëjnë të paaftë për shkak të shqetësimit, frikës dhe jokomoditetit që ndien. "Dhembja e zemrës" (angina pektoris) është formë e veçantë e dhembjes që projektohet në një rajon të caktuar dhe është sipërfaqësore. Studimet e ndryshme kanë treguar se nga shkaqet e shpeshta të dhembjes së kraharorit përfshihen çrregullimet gastrointestinale, muskuloskeletore, pulmonale dhe ato të natyrës psikologjike, si dhe shkaqe kardiake të tjera. Vlerësohet se parregullsitë muskuloskeletore janë të pranishme te 13 deri 20% e pacientëve me dhembje në gjoks. Rëndësi më të madhe ka dhembja me origjinë nga ezofagu, e cila shpesh dallohet vështirë nga angina. Arsyeja e konfuzionit në mes të dhembjes në gjoks të shkaktuar nga ezofagu, dhe nga zemra, nuk qëndron vetëm në afërsinë e këtyre strukturave, por edhe në faktin se ezofagu dhe zemra kanë rrugë nervore të ngjashme përgjegjëse për ndjesinë e dhembjes. Ndjesia e dhembjes tek angina shprehet në dorën e majtë, në krahun e majtë, në kafazin e kraharorit, sidomos rreth dërrasës së kraharorit, në qafë, në nofullën e poshtme, por jo rrallë kalon edhe në anën e djathtë.

## ZEMËRIMI KONSIDEROHET FAKTOR KYÇ NË DESTABILIZIMIN E ZEMRËS,

Dallojmë anginën stabile dhe atë jostabile. Angina stabile "flet" për një ngushtim të lumenit të enëve koronare dhe disproporcion në mes të kërkesës dhe mundësisë së furnizimit me oksigjen, por që lë hapësirë apo kushte për adaptim, gjegjësisht kompensim. Dhembja e provokuar me sforcim është kriteri i artë te kjo anginë që e dallon atë nga angina jostabile. Kjo sforcohet me vazhdimin e aktivitetit dhe pushon në qoftë se pushon aktiviteti, gjegjësisht qetësohet personi nga stimuli që ka shkaktuar atë sforcim fizik apo psikik. Shkaktar të tjerë që provokojnë apo predispozojnë zhvillimin e anginës, janë edhe sëmundjet valvulare të aortës, kardiomiopatia hipertrofike, spazmi i arterieve koronare, faktorë trashëgues etj.

## INFARKTI MIOKARDIT

Angina jostabile është ajo lloj angine që shfaqet kur personi është në qetësi, dhe nuk pushon edhe nëse personi shtrihet apo qetësohet dhe, në dallim nga angina stabile e cila ka një atak të shkurtër, te kjo ataku, gjegjësisht dhembja zgjat më shumë. Për shkak të patofiziologjisë së ngjashme me infarktin e miokardit, në terminologjinë bashkëkohore i jepet përparësi termit sindroma akute koronare, për t'i përshkruar këto simptoma që janë

rrjedhojë e anginës jostabile. Persistimi më gjatë i këtyre shqetësimeve që rrjedhin nga angina jostabile, mund të përparojë dhe të kalojë në një shkallë kur zemra nuk mund të rezistojë më pa oksigjen dhe fillon e zhvillohet infarkti i miokardit. Për shkak të këtij rreziku për zhvillimin e infarktit të miokardit, është e rëndësishme që këta pacientë të dërgohen sa më shpejt në spitalin më të afërt dhe të bëhet e mundshme që gjatë kësaj kohe personi të qëndrojë shtrirë. Në kuadër të faktorëve të rrezikut nuk duhet harruar as roli i madh që në shfaqjen e infarktit të miokardit kanë edhe pirja e duhanit, hipertensioni, hiperlipidemia, diabeti, historia familjare, obeziteti (mbipesha), mosha (burrat rrezikohen më shumë nga infarkti i miokardit prej moshës 45 vjeç, kurse gratë nga mosha 55 vjeç), hiperhomocisteinemia, stresi dhe alkooli. Duhet theksuar fakti që faktorët socioekonomikë luajnë rol të rëndësishëm në zhvillimin e infarktit të miokardit.

Në bazë të EKG-së infarkti i miokardit ndahet në infarkt miokardial me elevim ST (STEMI) dhe infarkt miokardial pa elevim ST (non-STEMI or NSTEMI). Ndërsa për nga lokalizimi, infarkti i miokardit emërtohet në bazë të vendit se ku shfaqet, e mund të jetë subendokardial dhe transmural. Diagnostikimi i infarktit të miokardit bëhet në bazë të ankesave, dhembjeve anginoze, EKG-së, radiografisë, ekografisë dhe analizave laboratorike. Kriteret e diagnostikimit të infarktit të miokardit janë: rritja e markerëve biologjikë (rekomandohet troponina) me të paktën një vlerë mbi 99 % e limitit të lartë, së bashku me një nga provat e mëposhtme të iskemisë së miokardit:

- Simptomat e iskemisë,
- Elektrokardiogrami (EKG) me ndryshime që tregojnë për iskemi të reja (ndyshimet në segmentin ST- T, ose bllok i degës së majtë),
- Zhvillimi i ndryshimeve patologjike të valës P në EKG,
- Evidentimet e imazheve të dobësuara të miokardit apo lëvizshmëri jonormale të murit miokardial. Dërgimi me shpejtësi i personave me anginë jostabile në spital dhe intervenimi i duhur, mund të ulin menjëherë rrezikun e zhvillimit të infarktit të miokardit për rreth 60%. Nëse infarkti i miokardit zhvillohet tërësisht, atëherë janë të pritura edhe komplikime të mundshme, nga të cilat mund të jenë: një infarkt i ri, rupturë e miokardit, aritmi, perikardit, shok kardiogjen etj..

## STIL' TË SHËNDOSHË TË JETESËS BASHKË ME TERAPINË E REKOMANDUAR NGA MJEKU

Mjekimi nga infarkti i miokardit bëhet në njësitë koronare, ku bëhet monotorimi i pandërprerë i punës së zemrës. Qëllimet e mjekimit janë: zvogëlimi i dhembjeve dhe rivendosja e furnizimit me gjak të muskulit të zemës, për të zvogëluar dëmtimin e zemrës dhe mbrojtur komplikimet e mëtejshme. Në fillim të mjekimit të sëmurit i duhen siguruar qetësi dhe moslëvizje. Pra, një kombinim medikamentesh ordinohen nga mjeku specialist, që të përmirësohet perfuzioni i pjesës së dëmtuar të muskulit të zemrës, pastaj të parandalohen emboli të tjera të mundshme trombotike, të sigurohet një barasvlerë elektrolitike, tentimi për të rihapë arterien e mbyllur si dhe qetësues të dhembjeve dhe stabilizues të punës së zemrës. Jeta pas infarktit të miokardit e një personi duhet të ndryshojë në relacion me gjendjen shëndetësore, për të krijuar kështu një "stil' të shëndoshë të jetesës bashkë me terapinë e rekomanduar nga mjeku. Ndryshimi duhet të fillojë që nga mënyra e të ushqyerit e mbajtja e peshës normale të trupit, pastaj ndërprerja e pirjes së duhanit si faktor i rëndësishëm në mbrojtjen nga infarkti i miokardit, moskonsumimi i alkoolit, përdorimi i ushqimit me sa më pak yndyra, - këto janë nga elementet thelbësore për të parandaluar një infarkt të dytë. Porosia e Krijuesit Fuqiplotë "hani dhe pini e mos teproni, sepse Ai (All-llahu) nuk i do ata që e teprojnë"( 7:31), duhet të na bëjë që të mendojmë edhe një herë dhe të kujdesemi ç'të hamë dhe pimë. Edhe kolestoroli i rritur në gjak kërkon trajtim për zvogëlimin e tij, qoftë përmes medikamenteve dhe qoftë përmes dietave ushqimore (rekomandohen në dietë: vaj peshku, klofibrat, kolestipol etj.). Ushqimi me më pak kripë, pastaj aktiviteti fizik, duke filluar nga shëtitjet e lehta prej 1-3 km në ditë, ndihmojnë për forcimin e qëndrueshmësisë së organizmit. Duhet tentuar që të shmangen maksimalisht stresi dhe situata që shkaktojnë nervozizëm, ashtu sikurse ka porositur Profeti Muhammed a.s., në hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejra: "Mos u zemëro!" (Buhariu), ngase zemërimi konsiderohet si faktor kyç në destabilizimin e ritmit të zemrës, e bashkë me të edhe të përfuzionit me gjak. Parashikimi pas infarktit të miokardit ndryshon shumë në varësi nga shëndeti i personit, në varësi nga masa e dëmtuar e zemrës dhe nga trajtimi. Megjithatë, duhet theksuar se sa më shpejt që të shkojë personi i sëmurë tek mjeku dhe të fillojë terapinë, parashikimi është më i mirë.Ç'duhet bërë personi të cilit kanë filluar t'i shfaqen shenjat e infarktit? Kushdo që sheh një njeri që ka shenjat e përshkruara më lart të infarktit të miokardit, duhet të kërkojë sa më parë ndihmën profesionale mjekësore ose ta dërgojë në shërbimin më të afërt shëndetësor. Mirëpo, njerëzit, kur vuajnë një sulm të infarktit të miokardit, shpesh ndodhen të vetmuar. Pa ndonjë ndihmë, personit në atë fazë, kur zemra punon me ritëm jonormal dhe e ndien se po alivanoset, do t'i duhen edhe 10 sekonda për të humbur vetëdijen! Duhet tentuar që këtë fazë ta kapërcejë pa panik duke zbatuar këto këshilla:

- Thirr për ndihmë,
- Merr (pi) 325 mg ASPIRINË,
- Pastaj ulu dhe, duke marrë frymë thellë, pusho derisa të arrijë ndihma profesionale.

Davidson's Principles&Practice of Medicine, 20th edition, http://emedicine.medscape.com, http://en.wikipedia.org, http://search.who.int/, http://www.cdc.gov, http://www.webmd.com/



Dr. Islam Hasani

# Zhvillimi i financimit (produkteve financiare) që nga ditët e hershme të Islamit

Nevoja për ndihmë financiare lindi për shkak të dallimeve në pasuri dhe aftësi udhëheqjeje të ndonjë investimi. Për shembull, skema e investimit në mudarabah dhe musharakah (partneritet në investim, partneritet pasiv apo aktiv) është e nevojshme për shkak se jo çdokush që ka pasuri, ka edhe aftësi tregtie, dhe jo secili që ka aftësi tregtie, posedon para të mjaftueshme dhe ka mundësi financimi. Prandaj, dallimet në resurse ekonomike, së bashku me nevojën e bashkimit të pasurive financiare me ekspertizë apo aftësi menaxhimi dhe investime, mund të jetë arsyeja kryesore për të zhvilluar skemat apo produktet financiare. Shekuj me radhë, myslimanët ishin në gjendje të udhëhiqnin aktivitete ekonomike ndërkombëtare dhe rajonale, në agrikulturë, industri dhe tregti, pa përdorur kontrata të bazuara në kamatë, pa marrë parasysh se sa i madh ishte investimi. Në atë kohë, tregtia pati arritur edhe në vendet skandinave dhe Rusinë, ku janë gjetur dinarë ari në Finlandë, Suedi, Norvegji dhe Britani, që datojnë që nga koha e Abdul Melik Ibn Mervan-it, kur ishin shtypur për herë të parë.[1] Ndalimi i kamatës nuk e kishte privuar shoqërinë myslimane nga tregtia dhe investimet, gjithnjë duke gjetur mënyra të lejuara dhe profitabile. Pasi tregtia ishte i vetmi aktivitet ekonomik i arabëve, dhe sidomos i kurejshitëve, një numër i madh i karvanëve tregtarë financoheshin nga persona që kishin arritur të bënin pasuri duke dhënë para hua me kamatë dhe në të njëjtën mënyrë i financonin edhe karvanët që udhëtonin për çështje tregtie. Kurejshitët financonin edhe aktivitete të tjera në të njëjtën mënyrë, për t'u përgatitur për betejën e Uhudit. Për t'i luftuar myslimanët, ata i përdorën fondet që kishin akumuluar nga kamata.[2] Ky është vetëm një shembull për të treguar se sa shumë përdorej kamata në Arabinë para Islamit. Mirëpo, pas ardhjes së Islamit, këto aktivitete u anuluan dhe kamata u zëvendësua me tregti dhe me bashkinvestime, dhe kështu në vend filloi të aplikohej një formë e re kreditimi dhe financimi.

## KREDITIMET (HUADHËNIET) PËR ÇËSHTJE KOMERCIALE

Shteti Islam vazhdoi të zgjerohej me një shpejtësi të madhe, dhe brenda kufijve të shtetit jetonin edhe të krishterët dhe çifutë, në mënyrë paqësore me mundësinë që secili të jetonte me normat dhe vlerat e veta duke iu mundësuar secilit të bëjë punën e vet në përputhshmëri me vlerat e veta. Aty kishte grupe të njerëzve që punë të vetme kishin t'u jepnin hua tregtarëve më të varfër me një përqindje të caktuar interesi. Huadhënësi nuk bartte përgjegjësi për mënyrën e përfundimit të investimit nga ana e tregtarit; ai merrte përqindjen e vet sipas kohës, pa marrë parasysh se si përfundonte projekti. Ky lloj biznesi zbatohej shumë dhe ishte i popullarizuar para ardhjes së Muhamedit a.s., sikurse e përmend Kurani:"O ju që keni besuar, mos e hani kamatën të dyfishuar dhe të ridyfishuar". Kamata në ditët para-islame ishte një biznes shumë shtypës nga ana e kredidhënësve. Njerëzit jepnin

kredi, të cilën mund ta dyfishonin dhe ridyfishonin, nëse kredimarrësit nuk ishin në gjendje ta paguanin në kohë. Për shembull, nëse dikush kishte huazuar një shumë prej 1000 eurosh që duhej ta paguante pas një muaji, ai do ta paguante vetëm shumën që kishte marrë, pa paguar ndonjë kamatë. Por, nëse ai nuk kishte arritur ta paguante në kohë dhe kërkonte ta zgjaste kohën e pagesës edhe për një muaj tjetër, borxhi i ri për atë person ishte 2000 euro. Nëse ai kërkonte ta zgjaste sërish kohën e pagesës, sepse nuk ishte në gjendje ta paguante, borxhi i tij do të rritej në 4000, dhe kështu do të dyfishohej sa herë që kërkonte zgjatje të kohës.[3] Praktika e huadhënies së bazuar në kamatë, u ndalua për myslimanët dhe filluan të zhvilloheshin metoda e investimeve dhe bashkinvestimeve për të bashkuar paranë me ekspertizën. Pas një kohe shumë të shkurtër, për shkak të kërkesës, u paraqitën grupe të specializuara për huadhënie, që u jepnin hua kryesisht tregtarëve, por edhe qeverisë. Ata gjithashtu mbanin depozita dhe jepnin shuma të mëdha për projekte industriale e komerciale, ata në realitet ishin si institucione bankare të një karakteri primitiv, që i shërbente shumë mirë kohës kur funksiononin. Ato grupe të huadhënies bënin të gjitha llojet e biznesit monetar të asaj kohe, ishin në gjendje të jepnin dhe të merrnin letra me vlerë, garanci për shuma të mëdha, shërbimin e hapjes së llogarive, dhe filluan të jepnin edhe çeqe për të zëvendësuar përdorimin e parave të gatshme. Filloi të praktikohej edhe transferimi i parave prej një province në tjetrën, pa lëvizur fizikisht paranë e gatshme. Kjo praktikë u zhvillua shumë shpejt, dhe gati në të gjitha qendrat e vendit u hapën degë të këtyre grupeve të huadhënies, për të lehtësuar transferimin e parave dhe konvertimin e çeqeve në para.

## HUAZIMET PRIVATE DHE PUBLIKE

Financimi është shumë i rëndësishëm për gjendjen ekonomike të njerëzve, financimi është që i mundëson dikujt të prodhojë atë për se parashikon se tjerët do të kenë nevojë dhe do ta blejnë, që domethënë se u mundëson njerëzve të fitojnë për të jetuar. Me një specializim më të madh, për periudha më të gjata të prodhimit dhe për tregje më të mëdha, rëndësia e financave gjithmonë është në rritje. Financat mundësojnë që paratë e një pronari të jenë në dispozicion për një person tjetër, për t'i kërkuar produktet dhe shërbimet e nevojshme për konsumim apo prodhim. Financimi inkorporon gjithmonë dy gjëra: ripagimin dhe kthimin e parave të dhëna a të investuara në kohën e paraparë.[4] Financat kanë qenë shumë të ndërlidhura me tregtinë, ato në të vërtetë kanë lindur nga tregtia, ashtu siç janë evidencuar fakte më herët se furnizimi i produkteve në kredi duke premtuar se do të paguheshin më vonë në një kohë të caktuar. Për shkak të kërkesave të këtij lloji, u themeluan institucione financiare dhe u krijuan produkte investuese e ndërmjetësuese.[5] Huazimet apo borxhet publike, si një pjesë për të krijuar mundësi për financim, është treguar se është shumë i rëndësishëm dhe luan një rol të madh, në vitet e fundit me fenomenin e rritjes së borxheve të brendshme dhe të jashtme të vendeve të ndryshme (të zhvilluara dhe në zhvillim) përfshirë edhe vendin tonë. Është shumë e qartë se borxhet apo huat me kamatë, nuk kanë vend në aktivitetet ekonomike të myslimanëve; vëmendje këtu i jepet faktit se ky fenomen ka ekzistuar edhe në ditët e hershme të Islamit, sidomos në kohën e Muhamedit a.s. dhe të Katër halifëve të drejtë dhe kishte kushte të caktuara të huadhënies. Në këtë kontekst, kriteri më i rëndësishëm që jep legjitimitet për huazime a borxhe publike, si një akt që nuk vjen në kundërshtim me rregullat e Sheriatit, sepse ka evidencë të drejtpërdrejtë se kjo ishte përdorur edhe nga vetë Pejgamberi a.s., për punë private apo edhe si udhëheqës shteti. Ekzistojnë shënime autentike se vetë Pejgamberi a.s. merrte shpesh para hua sidomos në ditët e para pas hixhretit. Huazimet ishin për arsye private, po edhe për gjëra shtetërore, si një udhëheqës shteti dhe udhëheqës i të gjithë myslimanëve.[6] Sipas shënimeve, Pejgamberi a.s. merrte hua para të gatshme, po edhe në mallra, në shuma të vogla po edhe të mëdha, nga myslimanët, por edhe nga jomyslimanët. Qëllimi i huazimit ishte për të mbuluar nevojat e përditshme ose për mbrojtje, sikur kishte ndodhur për t'u përgatitur për luftën e Hunajnit në vitin 8 hixhri, kur Pejgamberit a.s. i ishte dashtë të merrte hua 40,000 dinarë. Ai kishte huazuar paratë pa pasur alternativë tjetër për të arritur qëllimin e caktuar. Ai zakonisht huazonte duke llogaritur dhe duke parashikuar edhe prej nga do të bëhej pagesa e borxhit, por nganjëherë edhe pa e ditur me siguri prej çfarë burimi do të bëhej pagesa. Në fillimet e Shtetit Islam, në Medinë kishte shumë nevojë për të huazuar nga njëri-tjetri, por edhe për shtetin, sepse shteti i porsaformuar nuk kishte burime të mjaftueshme, sikur u krijuan më vonë, me formimin dhe zhvillimin e politikës fiskale.

(1) M. Atiqul Hoque, "Interest Free Islamic Banking" ne, Readings In Islamic Banking (edituar nga) Ataul Hoque, (Dhaka: Islamic Foundation Bangladesh, 1987), f. 66. (2) Monzer Kahf & Tariqullah Khan, Principles of Islamic Finance, (Jeddah: Islamic Research and Training Institute, 1992), f.11.(3) Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets: Islamic Economics, Banking and Finance, Investments, Takaful and Financial Planning, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005), f.34. (4) Nayla Comair-Obeid, The Law of Business Contracts in the Arab Middle East: A Theoretical and Practical Comparative Analyses with Particular Reference to Modern Legislation, (London: Kluwer Law International, 1996) f. 171-173. (5)Abdulkader Thomas, Stella Cox and Bryan Kraty (editor), Structuring Islamic Finance Transactions, (London: Euromoney Books, 2005), f. 1-3. (6)Muhammad Nejatullah Siddiqi, "Public Borrowings in Early Islamic History: A Review of Some Records", Financing Development in Islam, edituar nga M.A. Mannan, (Jeddah: IDB & IRTI, 1996) f. 346-347.



Harun Crnovrshanina & Nura Sadikovica

# Haqif Blyta (Haqif Haxhiahmetoviç) 1887-1945

## I njohur si Haqif efendia, hero i Sanxhakut me prejardhje gjakovare

Haqif Blyta, në popull i njohur si Haqif efendia, ishte njëri nga politikanët më të shquar të Sanxhakut ndërmjet dy luftërave botërore. Ky ishte njeriu më i merituar për mbrojtjen e kryeqytetit të Sanxhakut nga çetnikët. Haqif efendia ka lindur në vitin 1887 në Novi-Pazar (Jeni-Pazar), kurse i ati i tij, Emin-aga Blyta, ishte shpërngulur atje nga Gjakova. Akademinë ushtarake turke Haqif efendia e kishte kryer në Mnastir (Bitol), pikërisht aty ku kishte studiuar edhe Kryetari turk Mustafa Kemajl - Ataturk. Pas përfundimit të akademisë, ai mori gradën e kapitenit. Në shtetin e ri, Mbretërinë e Jugosllavisë, Haqif efendia bëhet iniciator për formimin e partisë boshnjako-myslimane "xhemijet-el-islami". Kjo parti i bashkonte boshnjakët dhe shqiptarët - myslimanët nga Sanxhaku, Kosova dhe Maqedonia. Meqenëse nuk deshi t'i nënshtrohej Aleksandrit dhe Nikolla Pashiçit, në vitin 1924 "Xhemjetit" iu ndalua veprimtaria. Prej asaj kohe e deri me daljen në skenë e SDA-së (Partia e Aksionit Demokratik) në fund të vitit 1990, boshnjakët - myslimanët e këtyre hapësirave nuk kishin partinë e tyre. Populli i Sanxhakut i është mirënjohës Haqif efendisë për shkak të angazhimit të tij në pengimin e shpërnguljes së popullatës myslimane nga Sanxhaku për në Turqi. I ndjeri Haqif efendia ishte figurë qendrore e angazhimit politik dhe ushtarak të myslimanëve në territorin e Novi-Pazarit. Ishte shënjestër e tri atentateve politike të dështuara. Për dështimin e dy atentateve të para ishin përgjegjës nacionalistët serbomëdhenj nga Beogradi, kurse për të tretin ishin komunistët lokalë, të cilët për ekzekutues kishin caktuar Hasan Rozhajçin. Taktika e çetnikëve ishte që Sanxhakun ta shtypnin nga të gjitha anët, por në fund hoqën dorë nga kjo.

Në fund të vitit 1941, Haqif ef. organizoi mbrojtjen e Novi-Pazarit nga sulmet çetnike, të cilat ishin nisur në drejtim të qytetit të Rashkës. Taktika e çetnikëve ishte që ta shtypnin Sanxhakun nga të gjitha anët, së pari nga drejtimi i Bosnjës lindore, më pas në drejtim të Malit të Zi, kurse nga ana e Serbisë, në drejtim të Ivanjicës dhe Rashkës. Qëllimi i komandantëve çetnikë ishte që ta pushtonin Novi-Pazarin, kurse popullatën e tij ta vrisnin dhe një pjesë ta dëbonin. Megjithatë, ngjarjet kanë

treguar se rezistencën më të fortë ka treguar popullata e Novi-Pazarit, e ndihmuar nga njësitet nga Peshteri dhe Kosova, të udhëhequra nga legjendari Shaban Palluzha. Në malet që rrethojnë Novi-Pazarin, në gjysmën e vitit 1941, formohen formacionet çetnike të përbëra nga serbët e rrethit të Moravës. Malet e Kopaonikut, Rogoznes, Golles, Javorit si dhe lugina e lumit Ibër në drejtim të Rashkës, ishin të stërmbushura me kriminelë, çetnikë me mjekra.

### NË BETEJËN PËR ÇLIRIMIN E NOVI-PAZARIT DHANË JETËN 144 SHQIPTARË

Të njëjtën ditë kur kapitulloi Mbretëria Jugosllave, më 17 prill 1941, ushtria gjermane kishte hyrë në Novi-Pazar. Banorët e Novi-Pazarit nuk e fshehën kënaqësinë për hyrjen e gjermanëve, sepse shpresonin se, në kuadër të qeverisë së re, do ta kthenin autonominë e Sanxhakut, të cilën e kishin fituar në Kongresin e Berlinit më 1878, ndërsa u ishte hequr pas okupimit nga serbo-malazeztë, në nëntor të vitit 1912. Duke respektuar të drejtën historike për autonominë e këtij rajoni, Komanda Gjermane lejoi dhe u mundësoi prijësve të Sanxhakut që ta kthenin pushtetin, i cili u ishte marrë sikur u theksua. Në këshillimin e Mitrovicës, të cilin e organizoi Komanda Gjermane Krajs, më 19 prill 1941, udhëheqja politike dhe administrimi iu dha myslimanëve të Sanxhakut. Në atë këshillim merrnin pjesë Haqif efendia dhe Ahmet Daci. Funksionet kyçe në kryeqytetin e Sanxhakut, i marrin Haqif efendia, Ahmet Daci dhe Behrija Abdurrahmanoviç. Të gjitha pozitat e rëndësishme, të cilat më herët i mbanin serbët, i marrin boshnjakët, kurse nga xhandarmëria u dëbuan të gjithë serbët dhe malazeztë, sepse Haqifi nuk kishte besë në ata. Kjo largpamësi dhe preventivë e tij u dëshmua në ngjarjet e mëvonshme si një hap i cili e shpëtoi qytetin e Novi-Pazarit, e bashkë me të edhe tërë Sanxhakun, sepse çelësi i mbrojtjes gjendej në këtë qytet. Për komandant të xhandarmërisë emërohet Azem Haxhoviç. Në radhët e Jenipazarlinjve të asaj kohe, përkrah Haqif ef. qenë radhitur edhe këta prijës: Ahmet Daci, kryebashkiak - përgjegjës i rrethit dhe kryetar i komunës së Novi-Pazarit, Ejup Aga Ljajiç, Hafiz Ibrahim Rixhanoviç, gjykatës i Sheriatit, Murat efendia Sukiç, myfti, Xhemajl Aga Bosnjoviç, Mahmut ef. Elfiç. Bishat çetnike sulmonin pandërprerë duke tentuar t'i thyenin zemrat e qëndresës së Sanxhakut. Atë kohë në krye të Këshillit për mbrojtjen e Novi-Pazarit ishte Haqif ef. Kësi këshillash ishin formuar në shumicën e qyteteve të Sanxhakut. Haqifi e kishte në tërësi nën kontroll situatën në qytet dhe rrethinë. Ai mobilizoi menjëherë të gjithë banorët e aftë për ushtri dhe u shpërndau armë, municion dhe njëkohësisht dërgoi tri delegacione që të thërrisnin në ndihmë vëllezërit shqiptarë nga Kosova, myslimanët nga Peshteri dhe të rretheve të tjera. Delegacionin, i cili ishte nisur të kërkonte ndihmë nga vëllezërit kosovarë, e përbënin njerëzit më të shquar nga Novi-Pazari: Hanefija Ljajiç, Rasim Aga Nishlija, Hazir aga Kerleshi dhe Fehim aga Hoqanin. Ky i lindur pazarli, po në venat e të cilit kishte gjak shqiptari (i ati ishte shqiptar), kishte lidhje shumë të mira me shqiptarët e Kosovës, të cilët e kishin në dorë gati tërë pushtetin e Kosovës. Falë ndikimit të tij te paria shqiptare, siç ishin: Xhafer Deva, Bajazit Boletini (i biri i të famshmit Isa Boletini), mik i ngushtë i Jusuf Mehanjicit, Adem Voca etj., me marrjen e kushtrimit, 3.200 shqiptarë nga Kosova, me shpejtësi të rrufeshme, nëpër malet e Rogozinës, mbërritën në Novi-Pazar. Haqif efendia kishte armatosur me kohë pazarlinjtë. Forcat e mëdha çetnike kishin filluar të hynin në lagjet e Novi-Pazarit. Papritur, nga kodrat përreth Novi-Pazarit u dëgjuan zërat "mule - mule" (përpara - përpara). Njëkohësisht, në drejtim të Dehovicës (tash Dejevica e kryqëzuar) dhe Ribariçit po arrinin peshterasit, besovcasit dhe luftëtarët e Xhemajl Koniçaninit. Çetnikët e tmerruar filluan të iknin në drejtim të Rashkës, nga kishin ardhur. Ndërkaq, gjatë tërheqjes së tyre i pritnin forcat e porsaardhura shqiptare, dhe te vendi i quajtur Banja e Novi-Pazarit, i shkatërruan në tërësi. Në çantat e kriminelëve të vrarë ishin gjetur gozhda të gjata me të cilat do t'i kryqëzonin - gozhdonin myslimanët pasi të kishin pushtuar qytetin. Peshterasit, të cilët arrinin nga drejtimi i Jesenovikut, dhe Vareves, i ndoqën çetnikët përmes fshatrave Vojnicë dhe Vidovë në drejtim të Rashkës. Shqiptarët trima në atë kohë i udhëhiqte legjendari Shaban Polluzha. Fatkeqësisht, për Haqif ef. sot në Novi-Pazar dihet fare pak, me përjashtim të pazarlinjve të vjetër, të cilët e kujtojnë atë kohë. Në betejën për çlirimin e Novi-Pazarit dhanë jetën 144 shqiptarë. Varrezat e këtyre shehidëve dhe luftëtarëve gjenden në kompleksin e varrezave më të mëdha "Gazillari" të Novi-Pazarit. Nga Peshteri trim arritën afro 2.000 myslimanë, të cilët i udhëhiqte i mirënjohuri Mulla Jakub. Gjatë atyre 65 ditëve (prej 2 tetor gjer më 7 dhjetor 1941) ata organizuan tri sulme, kurse policia myslimane, me Haqif ef. në krye patën marrë një kundërofensivë të madhe në Rashkë. Në atë kohë në betejat e Rashkës, u dallua "trimi me kalë të bardhë" Xhemajl Koniçanin, i cili udhëhoqi luftëtarët e anës së Tutinit. E. Musoviç, në librin "Novi-Pazari dhe Rrethina" thotë: "Sulmi i parë në Novi-Pazar, ka ndodhur më 4 nëntor 1941". Qëllimi i sulmit ishte okupimi i qytetit dhe likuidimi i myslimanëve. Sulmi zgjati 4 deri 10 orë, por nuk pati sukses. Pas këtij sulmi, Haqifi në qytet solli forca të reja dhe si revansh organizoi sulm në Rashkë. Sulmi filloi më 16 nëntor në orën 10, kurse përfundoi rreth orës 16. Në atë sulm morën pjesë 2.600 luftëtarë, këtë radhë të armatosur shumë më mirë, shqiptarë dhe boshnjakë.

## ÇETNIKËT PËR SË DYTI HERË SULMOJNË NOVI PAZARIN

Sulmi i dytë i çetnikëve në Novi-Pazar është kryer më 21 nëntor me forca shumë më të mëdha se në sulmin e parë, dhe zgjati vetëm një ditë. Gjatë këtij sulmi janë djegur të gjitha fshatrat myslimane, prej Pozhegës gjer në Vuçinicë. Edhe këtë radhë Novi-Pazari u mbrojt me sukses. Sulmi i tretë mbi Novi-Pazar ka qenë specifik. Në të morën pjesë gjermanët e mashtruar nga çetnikët, të njoftuar kinse qyteti gjendej në duar të komunistëve. Me të filluar sulmi, më 4 dhjetor në orën 9, gjermanët zbuluan mashtrimin dhe u kthyen në Rashkë së bashku me çetnikët. Pas sulmit të parë të çetnikëve në Novi-Pazar, Haqif ef. ia organizoi një kundërsulm dhe çetnikëve u dha një grusht të rëndë. Ishte i ndihmuar nga komandanti i policisë së Tutinit, rahmetliu Xhemajl Koniçanin, dhe vëllezërit Biham dhe Bikam Dresheviçi. Ata kishin mjaft forca që të merrnin edhe qytetin e Rashkës, por kishin marrë vërejtje nga gjermanët që të mos shkonin më tutje. Në sulmin e dytë në Novi-Pazar, çetnikëve u erdhën përforcime nga Serbia. Duke menduar se këtë herë do të shkonin më mirë se herën e parë, të zemëruar për shkak të humbjes, ata kryen një mizori dhe brutalitet të pa parë, duke djegur të gjitha fshatrat myslimane dhe masakruar popullatën e Pozhegës deri në Vuçiniç. Pas përfundimit të sulmeve çetnike mbi Novi-Pazar, në Sanxhak dhe kryeqytet bëhen aktivitetete të shumta të komunistëve serbë dhe malazez, të cilët për sekretar të Komitetit të Rrethit të PKJ-së për Sanxhak, emëruan të famshmin Rifat Burgjoviç - Trsa, i cili gëzonte besimin e udhëheqjes partiake të Beogradit. Kundër tij ishin komunistët malazez, të cilëve nuk u konvenonte lufta e Rifatit për jetë më të mirë të boshnjakëve myslimanë në Jugosllavinë e pasluftës. Ai qe një nga mbrojtësit e parë dhe kryesorë të autonomisë së Sanxhakut. Komunistët malazez e shpallën turk "tradhtar të revolucionit". Ata frikësoheshin se mos Trso, me ndikimin e tij pas luftës, mund të krijonte krahinën e Sanxhakut, që nuk u konvenonte atyre kurrsesi dhe mu për këtë arsye, në bashkëpunim me çetnikët, e likuiduan atë bashkë me Vladimir Knezheviçin dhe Tomash Zhiviçin, më 2 tetor 1942 në fshatin Tërnavë, afër Mërkonjiç Gradit. Edhe pse Trsa, me ardhjen e tij në Novi-Pazar, më 10 prill 1941, u orvat të motivonte popullin dhe njerëzit me autoritet për kryengritje, nuk pati sukses, prandaj në këtë qytet komunistët, para përfundimit të luftës, nuk paraqitnin ndonjë forcë me rëndësi. Haqif ef. dhe vëllezërit Dresheviç - Dreshaj kontrollonin gjendjen në qytet. Duke menduar se me likuidimin e Haqif ef. do ta përfitonin popullatën e Novi-Pazarit, komunistët lokalë me Ramiz Kocin në krye planifikuan vrasjen e tij. Marrëveshja ishte që të gjithë boshnjakët, pas përfundimit të trajnimit në Gjermani dhe në Francën



Jugore, të ktheheshin për të mbrojtur Bosnjën dhe Sanxhakun. Në Novi-Pazar u kryen dy mobilizime, i pari më 10 prill 1943, ku ishin mobilizuar 600 njerëz, që ishin transportuar në qytetin e Rashkës, e më pastaj në Zemun, ku kishin qëndruar 15 ditë, dhe, më pastaj përfundimisht do të transportoheshin për në Gjermani dhe në Francën e Jugut. Mobilizimi i dytë ishte kryer më 12 qershor 1943. Pas 4 muajsh ushtrime pazarlinjtë u kthyen e B. e H. Boshnjakët dhe shqiptarët luftuan në divizionet që bënin pjesë në ushtrinë gjermane: i pari quhej Divizioni "Hanxhar" dhe atë e përbënin boshnjakët e Bosnjës, kurse i dyti quhej "Skënderbeu", ishte i përbërë prej shqiptarëve kosovarë dhe sanxhaklinjve.

## LUFTËTARËT MYSLIMANË TË INSPEKTUAR NGA USHTARËT GJERMANË

Boshnjakët dhe shqiptarët, të cilët ishin mobilizuar në këto dy divizione, nuk patën mundësi t'i ofronin mbrojtjen e duhur popullit të tyre nga çetnikët, për shkak të konfliktit që kishte plasur mes qeverisë gjermane dhe oficerëve myslimanë, të cilët komandonin këto divizione. Në anën tjetër, as ustashëve nuk u konvenonte që myslimanët të kishin ushtrinë e tyre. Në atë kohë, në fund të vitin 1943, në qytetin e Rashkës, Qeveria Gjermane formoi të ashtuquajturën SUC, polici që kishte 120 njerëz. Komandant ishte Biko Dresheviç. Ajo ishte jashtëzakonisht e mobilizuar

dhe, përveç mbrojtjes së Novi-Pazarit, mbronte edhe një pjesë të mirë të Peshterit. Luftëtarët e Bikut u dalluan në mbrojtjen e Pazarit nga çetnikët në vitin 1941. Meqenëse luftës po i afrohej fundi, kurse ushtria gjermane po përjetonte humbje të mëdha në të gjitha frontet, po ashtu edhe policia myslimane në Sanxhak përjetoi fundin. Por, duhet theksuar se në të gjitha rastet e mundshme që u krijuan në mbrojtjen e Sanxhakut, pjesëtarët e saj i bënë rezistencë armikut. Në fund të vitit 1944, partizanët e Peko Tepavçeviçit, kaluan nga Mali i Zi në Sanxhak, në fshatin Llukare dhe në malet Rogozni, dhe vranë 200 ushtarë shqiptarë (xhandarë). Për shkak të përqendrimit të madh të ushtrisë gjermane në Novi-Pazar, në përfundim të luftës, aleatët i bombarduan 3 herë. Me atë rast humbën jetën më shumë se 600 gjermanë dhe më tepër se 200 myslimanë. Në të njëjtën kohë, të ndihmuar nga aviacioni i aleatëve, Novi-Pazarin e sulmuan edhe divizionet IV, V, XII dhe XXII proletare tëi NOVJ-së. Pas luftimeve të ashpra, partizanët e aradhes së Ibrit (në radhët e të cilit kishte shumë çetnikë) dhe të çetës së Golijskit, te fshati Perçanovë u sulmuan gjermanët, dhe të nesërmen më 28 nëntor, Novi-Pazari u rrethua, kurse gjermanët, bashkë me pjesëtarët e policisë myslimane, u tërhoqën në drejtim të fshatit Vidovë, një korridor i lirë, i cili çonte në drejtim të Sjenicës. Në rrugën nga Novi-Pazari për Sjenicë, disa luftëtarë u ndanë dhe shkuan në drejtim të Kosovës, Greqisë dhe Shqipërisë. Pas 1.290 ditësh, partizanët hynë në qytet. Përmes kësaj rruge ishin tërhequr edhe vëllezërit Beka e Deka Drasheviç dhe Hasan Aga Zvjezdiç nga paria e Sjenicës. Bashkë me vëllezërit Dresheviç - Dreshaj, kishte shkuar edhe Haqif efendia, por, sipas pohimit të dëshmitarëve të gjallë, në momentin e fundit kishte ndërruar mendjen dhe kishte vendosur të kthehej në Novi-Pazar. Haqifi Bikut i ishte drejtuar me këto fjalë: "Unë po kthehem në Novi-Pazar, le të bëhet ç'të bëhet". "Mos, Haqif se do të të vrasin"!? – i kishte thënë Bika. "Nëse jam fajtor, le të më vrasin, por nuk ndihem fajtor as para Allahut dhe as para popullit", - ishin këto fjalët e fundit të Haqif efendisë, para ndarjes me bashkëluftëtarët, të cilët kishin marrë rrugën për Greqi. Në Gjakovë Haqifi iu dorëzua partizanëve, të cilët më pastaj e dërguan në Novi-Pazar. Haqif ef., legjenda e Novi-Pazarit u pushkatua më 1945 në Haxhet, një vend ku ishin zhdukur mbi 1.500 njerëz, kryesisht myslimanë të pafajshëm. Bashkë me Haqif ef. u pushkatuan edhe Ahmet Daci, kryetar i Komunës së Novi-Pazarit.

### HAQIF EFENDIA, NUK LA PASARDHËS.

Në jetën bashkëshortore me Mahije hanmin nuk patën fëmijë, po kishin birësuar Qamilin dhe Merjemin e vogël nga Gjakova. Partizanët pushkatuan të gjithë njerëzit me autoritet të asaj kohe të Novi-Pazarit dhe shumë myslimanë të qyteteve tjera të Sanxhakut, të cilët i sillnin në Novi-Pazar. Në mesin e sanxhaklinjve të vrarë të pafajshëm ndodhej edhe rahmetliu Osman Zvjezdiç. Ai nuk ishte marrë asnjëherë me politikë, - këtë e dinin të gjithë në Sjenicë. Megjithatë partizanët e vranë Osmanin, sepse posedonte pasuri të madhe, e po ashtu atyre nuk u konvenonte fakti se Osmani ishte vëllai i Hasan Zvjezdiçit, i cili u kishte sjellë kokëçarje të mëdha gjatë luftës. Djali i tij, Hysejn Zvjezdiçi, sot biznesmen i njohur, në Gjermani, kujton atë kohë dhe tregon se si partizanët kryen likuidimin masiv në Haxhet. Trupat e myslimanëve të vrarë dhe të varur, partizanët i kishin hedhur në gropa të mëdha në Haxhet, të cilat u zhdukën nga bombardimet e aleatëve në përfundim të luftës. Të nesërmen partizanët publikuan listën e të vrarëve, të cilët i quanin "tradhtarë të popullit". Pazarlinjtë e vjetër, prindërit e këtyre të zhdukurve, konfirmojnë se në Haxhet gjinden disa varreza masive, ku ishin hedhur myslimanët e vrarë. Për të fshehur këtë masakër të tmerrshme të kryer mbi popullatë myslimane, pas përfundimit të luftës, komunistët në Haxhet ngritën një kompleks banimi. Megjithëkëtë, sanxhaklinjtë nuk e harruan kurrë gjenocidin e tmerrshëm. Për veprat makabre që kryen partizanët pas vitit 1945, kur përfundoi lufta në Sanxhak, shkroi H.Çengiç në "Muslimanski glas" të datës 5 korrik 1991. Kur çetnikët përfunduan masakrën, partizanët rifilluan hakmarrjen kundër myslimanëve. Ata i vranë vetëm të rriturit, të mençurit, njerëzit e vlefshëm dhe ata që nuk u pajtuan me ideologjinë komuniste. Ata i vrisnin pa procedurë ligjore. I merrnin e i dërgonin prapa shtëpive, i burgosnin në shpejtësi, i merrnin në pyetje, i gjykonin, u shqiptonin dënimin dhe i pushkatonin. Kështu në Haxhet të Novi-Pazarit qenë vrarë një numër i madh i shehidëve, njerëz që paguan çmimin më të shtrenjtë, pa kurrfarë faji, vetëm e vetëm sepse luftuan kundër çetnikëve... Ndërkaq, çetnikët i zinin, i sillnin nga mali, i merrnin në pyetje dhe i kërcënonin që të mos kthehen prapë në çetnik. Atyre u ishte falur çdo mëkat, sepse në nëntor të vitit 1944 u amnistuan, por jo edhe myslimanët... Pazarlinjve iu nevojitën 50 vjet të përmbledhin forcat e tyre dhe të rehabilitojnë Haqif ef. i cili paraqet figurën më të ndritur në tërë rajonin e Novi-Pazarit. Populli mysliman e bëri këtë përmes përfaqësuesve të tyre në MNVS, më 11 maj 1991. Esat Rashiç, me të drejtë pyet: "A thua "kuislingët" lokalë Haqif ef., Bika dhe Deka Dreshaj, me të vërtetë paskan qenë tradhtarë, apo përkundrazi, kanë qenë trima të mëdhenj, të cilët mbrojtën popullatën e qytetit tonë dhe e shpëtuan nga gjenocidi i tërësishëm". Këto e shumë pyetje tjera dhe dilema mund t'i zgjidhë vetëm e vërteta e gjithmbarshme sipas kritereve të vërteta historike, bazuar në historinë e ymetit islam.

Përktheu dhe përshtati: Esat ef.Rexha
Marrë nga: "Nezavisna revija Sandžak, nr. 23. 1993"



Mr. Samir B. Ahmeti

# EMIRATET E BASHKUARA ARABE

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
* Emri ndërkombëtar në anglisht: United Arab Emirates (UAE).
* Emri zyrtar: Emiratet e Bashkuara Arabe.
* Sistemi i qeverisjes: Monarki.
* Sipërfaqja: 83,600 km².
* Numri i banorëve: 6.888.888 (2008).
* Dendësia: 64 (banorë në 1 km²).
* Feja: Myslimanë 96% (prej tyre 16% shiinj), të krishterë, hindusë dhe të tjerë 4%.
* Kryeqyteti: Ebu Dabi, ndërsa Dubai llogaritet qyteti më i madh në vend.
* Qytetet (shtatë emiratet - principatat): Ebu Dabi, Dubai, Esh-sharika, El Fuxhejra, Um-mul Kavejn, Axhman dhe Re'sul Hajme.
* Grupet etnike: arabë 34% (emiratianë 19%, arabë me shtetësi të tjera 15%), iranianë 8%, aziatikë (pakistanezë, indianë, etj.) 50% dhe perëndimorë 8%.
* Gjuhët kryesore: Arabisht (gjuhë zyrtare), persisht, anglisht, hindi dhe urdu.
* Njësia monetare: Dirhem (1.00 AED = 0.21 EUR).
* Data e pavarësisë: 2 dhjetor 1971.
* Festa kombëtare: 2 dhjetor 1971.

## POZITA GJEOGRAFIKE

Emiratet e Bashkuara Arabe si shtet arab janë federatë e 7 principatave të pavarura, të cilat renditen nga perëndimi në lindje, duke filluar nga Ebu Dabi, Dubai, Sharika, Axhman, Um-mul Kavejn, Re'sul Hajme dhe Fuxhejra. Kryeqyteti i çdo principate mban emrin e vetë principatës. Shteti i Emirateve shtrihet në pjesën jugperëndimore të kontinentit të Azisë, pikërisht në zonën lindore të Siujdhesës Arabe, respektivisht në Gjirin Arab dhe në atë të Omanit. Për nga sipërfaqja, është një shtet mesatarisht i vogël. Është i kufizuar me dy shtete aziatike, nga perëndimi dhe jugu kufizohet me Mbretërinë e Arabisë Saudite, në një gjatësi 457 km; dhe nga lindja me Omanin, në një gjatësi 410 km. Gjatësia e kufijve tokësor me dy shtetet fqinje arrin në 867 km. Vendi ka bregdetin me një gjatësi prej 1318 km, dhe ai shtrihet në Gjirin Arab – Persik – dhe në atë të Omanit[2]. Shteti i Emirateve ka gjithsej 39 aeroporte (sipas vlerësimeve të vitit 2007). Prej tyre 22 me rrugë të asfaltuara dhe 17 të paasfaltuara. Në Emirate ka një numër të konsiderueshëm intitucionesh të larta arsimore, si universitete ashtu edhe institute. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Britanik në Dubai, Universiteti Amerikan në Sharika, Universiteti Amerikan në Dubai, Universiteti Zajid, Universiteti Axhman i Shkencës dhe i Teknologjisë, Universiteti i Emirateve dhe Universiteti i Sharika's[4].

Ebu Dabi: Zonat që sot njihen me emrin Principata e Ebu Dabit, kanë qenë të banuara që nga koha parahistorike. Përmes zbulimeve arkeologjike, në Emirate janë gjetur gjurmë, të cilat i takojnë periudhës historike para 7 mijë vjetësh, që përkon me epokën e gurit. Këto gjurmë janë gjetur në ishullin Meruh dhe konsiderohen gjurmët më të vjetra të zbuluara në Emirate. Gjithashtu janë gjetur gjurmë të tilla në ishuj të tjerë, si në ishullin Delma, të cilat po ashtu i takojnë së njëjtës periudhë historike. E tërë kjo dëshmon se bregdeti i Ebu Dabit ka qenë qendër e rëndësishme civilizuese[5]. Ebu Dabi, si kryeqytet i Emirateve të Bashkuara Arabe, është edhe kryeqytet i Principatës Ebu Dabi. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin në 1.460.000 (sipas statistikave nga Departamenti i Planifikimit dhe i Ekonomisë, në 2007). Ky qytet bie në ishullin e Ebu Dabit dhe shtrihet në një tokë të thatë e të rrethuar me ishuj të tjerë. Qyteti Ebu Dabi, në Principatën e Ebu Dabit në veçanti dhe në Emirate në përgjithësi, përfshin përqindjen më të lartë të njerëzve më të pasur në botë; numri i tyre është më shumë se 75 000 milionerë, d.m.th. 8,8% e popullsisë[6].

## HISTORIA E EMIRATEVE TË BASHKUARA ARABE

Kohën e fundit në Emirate janë zbuluar gjurmë të shumta, veçanërisht në rajonin e Ebu Dabit. Këto gjurmë përfshijnë monumente të lashta, pjesë nga qeramika dhe varreza të vjetra; në këto të fundit janë të gdhendura figura

kafshësh. Gjurmët në fjalë dëshmojnë për lidhjet e këtij rajoni të lashtë me civilizimin e sumerëve, që jetonin në Mesopotami. Populli i Emirateve kishte marrëdhënie të ngushta edhe me fenikasit. Disa nga historianët – njëri prej tyre edhe historiani i famshëm grek Herodoti – përmendin se fenikasit kishin ardhur nga rajoni i Gjirit Arab. Bile disa historianë konfirmojnë se fenikasit ishin me origjinë arabe nga rajoni i Gjirit. Megjithatë, marrëdhëniet e lashta dhe të ngushta në mes rajonit të Gjirit Arab – Emirateve të Bashkuara Arabe – dhe fenikasve duket të kenë qenë të mira, duke marrë parasysh edhe disa aspekte të ndryshme, prej tyre ngjashmëria e emrave të disa qyteteve dhe ishujve në bregdetin sirian dhe në atë libanez, me ata të qyteteve në brigjet lindore të Siujdhesës Arabike, si p.sh. Ervad, Sur, etj.[7] Portugalia ka qenë prej vendeve të para evropiane që arriti në Gjirin Arab, kur Vasko De Gama zbuloi rrugën që çon drejt Indisë. Anijet portugeze filluan të shëtisnin në ujërat e Gjirit, dhe, me kalimin e kohës, u bënë dominuese në lundrimin në brigje të Gjirit Arab. Pastaj, anijet portugeze filluan të bartnin mallra midis Indisë, Afrikës dhe Evropës. Portugezët nuk u mjaftuan me kontrollimin e lundrimit dhe të tregtisë, por u përpoqën të kontrollonin edhe tokat e Gjirit (Arab). Ata ushtronin shtypje brutale ndaj popullit vendës për zbatimin e politikës së tyre. Ndërkohë, britanikët po përpiqeshin për të siguruar kontrollin e bregdetit të Gjirit. Gjithashtu Holanda kishte qenë nga vendet e interesuara që kërkonin të zhvillonin marrëdhënie me Indinë dhe Gjirin (Arab). Flota holandeze kishte bashkëpunuar me flotën britaneze për të goditur flotën portugeze në vitin 1635, sepse kjo e fundit ishte sfiduese e dy të parave. Mirëpo, pas një kohe, holandezët dhe britanezët filluan të sfidonin njëri-tjetrin aq ashpër, saqë kjo ashpërsi çoi në luftë midis dy vendeve, e cila do të vazhdonte deri në vitin 1652. Holanda dhe Britania u detyruan të bënin një aleancë vetëm atëherë kur doli një konkurrent i ri serioz në fushën e tregtisë në Indi dhe në rajonin e Gjirit, që ishte Franca.

Francezët arritën në Indi në 1664 dhe ishin të interesuar të arrinin edhe në rajonin e Gjirit (Arab). Konkurrenca në mes britanikëve dhe francezëve në këto rajone u shtua derisa të dy vendet hynë në luftë, e cila zgjati nga viti 1756 deri në 1763. Pas Revolucionit të madh Frëng në vitin 1789 dhe pas qetësimit të gjendjes së brendshme në Francë, francezët filluan të mendonin përsëri për dërgimin e ushtrive të tyre drejt Lindjes. Kështu, Napoleon Bonaparta udhëhoqi vetë ushtrinë e tij, në përpjekje për të formuar një perandori të madhe, duke përfshirë Egjiptin, Sirinë, Irakun, Gjirin Arab dhe Indinë. Mirëpo, një sërë faktorësh ndikuan në dështimin e kësaj ideje franceze. Faktori kryesor qe zbulimi britanik i këtij plani francez për të formuar perandori të madhe. Prandaj, britanikët nxituan me të gjitha mjetet e mundshme për të marrë kontrollin në Lindje në përgjithësi, dhe në rajonin e Gjirit (Arab) në veçanti.[8] Britania mori kontrollin e plotë në Emiratet e Bashkuara Arabe në vitin 1820. Që nga ky vit, Britania ka bërë një sërë traktatesh me udhëheqësit e Emirateve, të cilat i përtërinte çdo vit. Kurse në vitin 1843 Britania bëri traktat me udhëheqësit e Emirateve për dhjetë vjet. Ndërkaq, në vitin 1888 Britania bëri traktatin tjetër, po ashtu me udhëheqësit e Emirateve, me kohëzgjatje të përhershme.[9] Emiratet e Bashkuara Arabe (gjashtë Principatat), pas takimeve dhe tubimeve të shumta zyrtare politike, më 2 dhjetor 1971 shpallën pavarësinë nga Britania e Madhe, kurse më 10 shkurt 1972 Principata e shtatë – Re'sul Hajme – iu bashkua Federatës, dhe kështu Emiratet e Bashkuara Arabe, prej shtatë principatave, formuan një shtet.[10]



### PËRHAPJA E ISLAMIT

Rajoni i Gjirit kishte pasur fatin që të ishte prej vendeve të para të cilave Muhamedi a.s. u kishte dërguar përfaqësuesit e tij për t'i ftuar në Fenë Islame dhe për t'ua mësuar atyre Kuranin. Muhamedi a.s. kishte dërguar Amr ibn Asin r.a. në Oman, në Sihar dhe në vendet përreth tyre. Ashtu siç kishte dërguar Ebu El Ala El Hadramijun në Bahrejn[10], për të ftuar banorët e tij në Fenë Islame. Pra, banorët e Gjirit Arab kishin përqafuar Fenë Islame qysh në kohën e Muhamedit a.s. dhe, me kalimin e kohës, Islami i tyre është përmirësuar dukshëm. Ky rajon, pas përqafimit të Fesë Islame nga banorët e tij, në përgjithësi ishte i qetë dhe relativisht stabël gjatë kohëve historike. Kjo atmosferë e qetë vazhdoi të mbizotëronte e tillë deri në fillim të shekullit XVI.[11]

### KLIMA

Klima e EBA karakterizohet si e shkretëtirës, e nxehtë, me mungesë uji dhe shpesh e shoqëruar me një lagështi në shkallë të lartë përgjatë bregdetit. Ndërkaq, rajonet e brendshme të shkretëtirës karakterizohen nga mungesa e lagështisë, ashtu siç dallohen fushat e larta malore në përgjithësi nga të ftohtë, që konsiderohen si më të ftohtat nga fushat malore lindore. Topografia e tokës së Emirateve është kryesisht e rrafshët dhe me tuna të shumta rëre. Maja më e lartë e vendit është ajo që gjendet në malin Xhubejr, e cila arrin lartësinë 1527 metra mbi nivelin e detit, ndërsa pika më e ulët e territorit të vendit nën nivelin e detit, është ajo që gjendet në brigjet e Gjirit Arab.[12] EBA bien në një zonë të thatë tropikale, e cila ndikohet nga efektet e oqeanit, për shkak se ajo është e vendosur në bregdetin e Gjirit Arab dhe në atë të Gjirit të Omanit, i cili lidhet me Detin e Kuq nëpërmjet ngushticës Babul Mandeb. Kjo ngushticë – ujore e Detit të Kuq – në mes Jemenit aziatik dhe Xhibutit afrikan, është e gjatë 30 km. Shkalla e temperaturave të këtij rajoni gjatë verës, ndërlidhet me ngritjen e sasisë së lagështisë.

Njësoj siç vërehen në përgjithësi, dallimet e mëdha midis klimës së rajoneve bregdetare dhe të shkretëtirave të brendshme e vendeve të ngritura, të cilat e përbëjnë topografinë e vendit. Në zonën bregdetare të vendit mesatarja e temperaturës kryesisht është mbi 37,7 gradë. Ndërkaq, sasia e lagështisë ngrihet dhe nxehtësia e përgjithshme zgjerohet sa herë që depërtohet në zemër të shkretëtirës, e cila përfshin pjesën më të madhe të territorit të shtetit. Kurse në zonat malore dhe në vise të tjera të larta, klima është e butë. Shteti, për shkak të mungesës së shiut, vuan një gjendje të vështirë, pikërisht ashtu siç vuajnë edhe vendet fqinje, të cilat ndodhen në zonën e thatë tropikale. Sasia e reshjeve atmosferike në këto zona luhatet nga viti në vit. Po ashtu siç ndryshojnë të reshurat nga një zonë në tjetrën, p.sh. në Principatat El Fuxhejra dhe Re'sul Hajme shira ka më shumë, për shkak të pozitës së tyre të lartë gjeografike dhe afërsisë së tyre me një varg malesh.[13]

### GJENDJA EKONOMIKE

Emiratet e Bashkuara Arabe karakterizohen për një sistem të hapur ekonomik, prandaj shkalla e të ardhurave personale në vend llogaritet prej më të lartave në botë, krahas arritjes së një teprice të madhe në tregtinë vjetore. Pavarësisht nga përpjekjet e mëdha dhe të suksesshme në llojllojshmërinë ekonomike, shteti i Emirateve të Bashkuara Arabe megjithatë mbështetet në pasurinë e naftës dhe të gazit, të cilat kontribuojnë rreth 40% - 45% në prodhimin e përgjithshëm vendor. Prandaj, ekonomia e vendit kohë pas kohe lëviz, në bazë të çmimeve të naftës dhe të gazit. Vlen të përmendet se ky vend, si rezultat i afirmimit të naftës, që para më shumë se 30 vjetësh, nga një vend i djerrë dhe i përbërë prej shtatë principatave të vogla shkretinore, është shndërruar në një shtet modern, që gëzon standard të lartë të jetesës. Qeveria e Emirateve ka rritur shpenzimet, për të gjetur vende të reja pune dhe për të zgjeruar projektet e infrastrukturës. Qeveria, tash për tash, është duke punuar për të hapur objektet e saja për një pjesëmarrje më të madhe të sektorit privat.[14] Prodhimet bujqësore të vendit janë: hurmat, perimet, shalqiri, pulat, vezët, prodhimet e qumështit dhe peshqit. Ndërkaq, nga industria më të rëndësishmet janë degët: nafta, peshkimi, alumini, çimento, plehrat, riparimi i anijeve tregtare, materiale ndërtimi, ndërtimi i disa anijeve dhe zejtaria. Eksportet kryesore të vendit janë: nafta e papërpunuar 45%, gazi natyror, peshq të tharë dhe hurmat. Vendet e eksportit janë: Shtetet e Bashkuara të Amerikës 11.5%, Kina 11%, India 9.8%, Gjermania 6.2%, Japonia 5.8%, Britania 5.5.%, Franca 4.1% dhe Italia 4% (sipas llogaritjeve të vitit 2006). Ndërsa vendet kryesore të importit janë: Japonia 25.8%, Koreja e Jugut 9.6%, Tajlanda 5.9% dhe India 4.5% (sipas llogaritjeve të vitit 2006). Kryesisht importohen këto mallra: mjete të makinerive, pajisje transporti, lëndë kimike dhe mallra ushqimore.[15]

(1) - Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 52, 53. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botes Islame. 12, 13. Logos-a, 2009, Shkup. (2) - Vladimir Zoto Ibid f. 52. Amir B. Ahmeti., ibid f.12. (3) http://www.moqatel.com (4) -http://www.alnaadi.com/. (5) - http://ar.wikipedia.org/wiki. (6) -http://ar.wikipedia.org(7) - http://www.marefa.org/ (8) - http://www.marefa.org(9) - Dr. Ismail Ahmed Jagi; Tarihul Alem El Arabi, f: 75. Mektebetul Ubejkan, 2003, Rijad.(10) -http://www.marefa.org/



Hamdi Nuhiju

# Dituria dhe edukata

Dituria është urdhër islam i ngritur mbi të gjithë urdhrat e tjerë. Ai është urdhër edhe para besimit, ngaqë, pa dije, njeriu e ka të pamundur edhe të besojë.

Nuk mund të arrijmë në stadet e vetëdijes së besimit islam pa u pajisur fillimisht me dijen në emër të Zotit.

Thotë Zoti në Kuran: "Lexo me Emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka), e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh, i Cili, me anë të penës, ia mësoi, ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte. Por vërtet që njeriu shkel çdo cak, kur mendon se është i vetëmjaftueshëm. Në të vërtetë, kthimi është tek Zoti yt!" (El-Alek,1-8)

Ka shumë ajete në Kuran që pasqyrojnë nevojën e njeriut për të kërkuar dijen. Edhe vetë Pejgamberi i Zotit, Muhamedi a.s., në shumë thënie të tij urdhëron për kërkimin e dijes.

Fillimi i shpalljes ishte me këta urdhra të Zotit, për kërkimin e dijes. Nisja në këtë rrugëtim të këtij botëkuptimi, sa të vjetër aq edhe të ri, në qenien shoqërore është e bazuar mbi këtë vlerë. Jo që vlerat e tjera janë inferiore karshi dijes, po dija është prijatare e tyre, sepse mbi dijen mund të qëndrojë vetëm edukata, që është thelbi i moralit të një njeriu, një populli dhe të të gjitha qytetërimeve. Tek këto ajete kuranore, të cituara më lart, mund të gjejmë edhe orientimin e besimtarëve nga edukata ose morali. Ata besimtarë që nuk janë të orientuar nga edukata ose morali i dijes, në thelb janë të zhdukur me dijen e tyre qysh në këtë botë. Edhe pse janë qenie që shohin, ecin mbi tokë, hanë, pinë, - ata janë qenie të pavlera aq sa ishte i pavlerë edhe djalli i mallkuar kur refuzoi Urdhrin e Zotit për t`i bërë sexhde njeriut. Këto ajete kuranore të zbritura qysh në Mekë, në periudhat e para të lulëzimit të Islamit mbi shkretëtirën e mosdijes në nivel botëror, janë aktuale edhe në ditët e sotme. Sikur sot po i troket në derë ajo pjesa e vetëmjaftueshmërisë Akademive të Shkencave të Shqipërisë, Maqedonisë, Kosovës etj., dhe po u thotë se njeriu shkel çdo cak duke e menduar veten të vetëmjaftueshëm. Janë të vetëmjaftueshëm, të pavarur prej besimit, ose të larguar nga mëshira e Zotit, të gjitha krijesat që e shohin veten mbi Zotin, duke shkelur mbi çdo vlerë që urdhëron Zoti i Madhërueshëm. Kur sheh mbi Zotin, njeriu në atë çast e ndien veten të pavarur, të dhënë pas logjikës dhe mendjes së tij deri në nivelin e shndërrimit të saj në idhull. Kjo d.m.th. se gjithçka që bën ai, që vepron në këtë botë, duhet të llogaritet patjetër me parametrat e logjikës së tij. Sikur gjërat të ishin të tejlogjikshme, atëherë ai nuk do t'i pranonte ato dhe do të jetonte i verbër në shpirt e i ngurtë në këtë botë. Shpirti çel sytë vetëm në saje të besimit në Allahun xh.sh. dhe ndjek verbërisht rrugë të gabuara në momentin e shenjtërimit të logjikës.

## NUK KA RRUGË DERI TE PAQJA, PAQJA ËSHTË RRUGA

Njerëzit që bëjnë thirrje për kaos duke kërkuar mënjanimin e rregullave të lojës deri tek arritja e diturisë, duke mos përfillur hierarkinë e kërkimit të dijes dhe sistematizimin e saj, - zakonisht janë të prirur që të mos kenë ndjenja dhe emocione të forta për botën e mëtejme ose për një Fuqi Absolute, e cila është më e madhe se të gjitha krijesat e tjera. Në mungesë të kësaj ndjesie, ata tentojnë të largohen nga Mëshira e Allahut, dhe në këtë mënyrë ta ndiejnë veten të pavarur nga ligjet e të Lartësuarit. E gjithë kjo definohet tek pjesëza e mosedukatës së dijes, ngaqë njerëzit që kërkojnë dijen dhe nuk E njohin Krijuesin e Madhërueshëm për Krijues, - ata kanë prirje për të shkatërruar vetveten.

Kërkimi i dijes në krahasim me mosdijen, është raport i njëjtë sikur ai i luftës dhe paqes.

Mahatma Gandi ka thënë: " Nuk ka rrugë deri te paqja, paqja është rruga".

Edhe pse e thënë në kontestin e një kauze të lartë racore e morale, megjithëkëtë në kuadrin e saj mund të gjejmë interpretimin e dijes dhe mosdijes, ose edhe raportin ndërmjet edukatës të lidhur ngushtë me dijen, dhe dijes të zhveshur nga edukata.

Dija në thelb është paqe. Ashtu si thotë edhe Xhelaludin Rumiu, se kjo botë është krijuar për hir të dashurisë, edhe ne parafrazojmë idenë duke lidhur dashurinë me paqen dhe urrejtjen me luftën. Paqja, përveçqë është e lidhur ngushtë me dashurinë, ajo qëndron stoike edhe me dijen. Rrugëtimi i saj është i njëjtë..!!! Qëllimi i gjithë këtij rrugëtimi është arritja e kënaqësisë së Zotit. 'Rrugë deri tek paqja nuk ka'; është fillimi i një tragjedie meskine të dijes pa edukatë. Kur kërkon dije jashtë edukatës, njeriu shndërrohet në rob të saj dhe i mbyll të gjitha dyert e suksesit e të paqes, për shkak të mungesës së edukatës. Po qe se bëhemi më praktikë, llogaria e veprimtarisë së këtij njeriu na del shumë e zymtë. Paqja është rruga, dashuria, suksesi, dija, besimi...

## ÇLIRIMI NGA EGOJA

Pa paqe e rehati shpirtërore, njeriu nuk mund të njohë as Krijuesin e Madhërueshëm dhe as mund të identifikojë gjurmët e diturisë. Të jetosh në paqe d.m.th., para se të bësh gjumë, t`ua falësh të gjitha krijesave në rruzullin tokësor që të kanë bërë keq dhe të mos mendosh keq për askënd. Përveçqë do të jetosh i lumtur dhe me edukatë, ti, edhe nëse nisesh në rrugën e dijes, frytet e saj do t'i shijosh qysh në këtë botë, por edhe shumë krijesa të tjera do të kenë mundësi të përfitojnë prej fryteve të dijes sate.

O kërkues i dijes...!!!! Mos harro porosinë e Junus Emres, nga vetja për veten:"Junus, çlirohu nga egoja." Po, çlirohu nga egoja, kërko dijen, furnizohu me edukatë, dhe nuk ka dyshim se do të jetosh në paqe, që është rruga drejt rehatisë me Allahun xh.sh..






# Gripi i medies!

Vait Ajro

Grip këtej e grip andej, gripi i derrave, gripi i stinës! Po gripi i medias, xhanem, ç'është? Natyrisht, u mësuam tani më me fjalën GRIP, por se nga, ku dhe si po na vjen, nuk e morëm vesh...! Jo se, më afër së vërtetës kemi lajmin e fundit "Edhe tri viktima nga gripi i derrave" në ballë të medies së shkruar, pastaj me kryefjalën "Gripi mori dhe viktimën e dhjetë" - media televizive hap ditarin qendror! Kjo do të thotë se gripi na qenka brenda në medie! Po, po, sepse kërko aty e kërko këtu, nuk e gjejmë dot, përveçse në gazeta e televizione. Për ata që kanë ndërruar jetë me pretekstin se ka qenë gripi i derrit ai që ka ndikuar në vdekjen e tyre, nuk ka as edhe një shpjegim profesional, të shkruar dhe të sqaruar nga mjekët vendorë, që na bënë të kuptojmë se kontradikta e lajmit me të vërtetën mbi lajmin, qëndron e thellë. Nga aspekti profesional dhe etik i gazetarisë në medien e shkruar dhe atë televizive në rajon, nuk po mbrohet e drejta humane e të informuarit mbi jetën, por e drejta e të informuarit mbi vdekjen. Ka shumë argumente për këtë konstatim, disa janë të shkruara e të thëna në medie, po shumë prej tyre nuk janë përmendur fare në medie. Për shembull: analizat e mirëfillta mjekësore mbi shkaktimin e vdekjes tek pacienti, mandej analizat para se pacienti të sëmurej nga gripi, konstatimet mjekësore nga ndonjë obduksion i realizuar.... e kështu me radhë. Mirëpo të kthehemi tek Gripi i medies, - ç'përfaqëson ky në të vërtetë dhe sa është vdekjeprurës? Madje sa ndikon në rritjen e vdekshmërisë, ose sa mundëson përhapjen e gripi të zakonshëm dhe, në fund, sa kushton shërimi i plotë i këtij lloji të gripit?

Për sa i përket profesionalizmit gazetare dhe redaktimit profesional, janë pak ato medie që e pranojnë dhe zbatojnë këtë parim fondamental profesional në medie. Kur them pak, vërtet pak medie janë. Gripi i medies nuk nënkupton vetëm lajmin mbi gripin e derrave apo gripin e stinës, po edhe lajmin e pakonfirmuar, lajmin e pabotuar, lajmin e devijuar, lajmin e shpifur dhe lajmin amoral, pra janë ato që paraqesin gripin kaluar gripit medial! Sa ndikojnë ato në shëndetin e njeriut dhe të shoqërisë? Kjo mbetet të konstatohet me mjete rrethanore mjekësore, por një gjë është e sigurt - që gripi i derrit "të merr jetën fët e fët", kurse gripi i medies të vdes më ngadalë! Madje ka zëra që flasin me kompetencë nga lëmi i mjekësisë se media luan rolin kryesor në përhapjen e gripit! Ka zëra që thonë se nuk mjafton kaq për informimin e opinionit publik, por duhet të ndërmerren masa më serioze, si fushata kundër gripit etj. Duke depërtuar në thellësi të kësaj çështjeje, dalin zëra më kontradiktore - se kurrë! Disa mjekë dhe specialistë kundërshtojnë metodat dhe masat e ndërmarra kundër gripit; disa konstatojnë se gripi i derrave (medies) nuk ekziston si i tillë, siç deklarohet dhe paraqitet në medie, veç na qenka një simptomë a sëmundje që kapërcehet pa zhurmë mediatike dhe pa lajme për vdekshmërinë e pa argumente dhe kundër argumente të botuara dhe të pabotuara. Epiqendra e kësaj epidemie mediatike vështirë që mund të gjendet, mbase po kaplon tërë globin tokësor. Shumë argumente të thëna e të pathëna në medie, përfundojnë në shaka dhe si pa vlera! Vetëm e vetëm sepse dikujt i preket interesi madhor financiar. Në këso rastesh ia vlen të ceket se institucionet shëndetësore ndërkombëtare dhe vendëse në rajon, po luajnë rolin e atyre që prodhojnë vaksinën dhe rolin e atyre që fshihen prapa skandalit të mundshëm ndërkombëtar (edhe pse ka pak gjasa që të zbulohet kjo punë), mirëpo nuk mund të pajtohemi (të shumtën) me medien në rajon, se si po luan vallen e atyre që nuk i njeh dhe nuk i sheh! Institucionet shëndetësore vendore kanë marrë hovin e të shfaqurit në ekran dhe në gazeta, duke proklamuar:"..ka grip...po vdesin nga gripi...gripi është rrezik... vdekjeprurës..." etj.. Pak më shumë mediat e shkruara dhe ato vizive tjerrin lajmin vdekjeprurës pa komente dhe arsyetime, pa analiza dhe investigime...etj.. Publiku, kur sheh dhe kur lexon një lajm të tillë, me siguri e ka më pranë gripin e derrit (medial), kështu që do të mjaftonte një simptomë e vogël e gripit, dhe "hopa", punë më shumë për mjekët dhe barnatoret!



Muhidin Ahmeti

# Kulti i lakuriqësisë dhe mjerimi moral

A është rroba jonë vetëm mbrojtje fizike e trupit tonë? A është ajo zbukurim i pamjes së jashtme? Mbulim i defekteve trupore? Paraqitje që është përcaktimi ynë jetësor? Dëshmim i shijes së mirë? Demonstrim i pasurisë dhe forcës? A e dëshmon njeriu i zhveshur se është i mjerë? A mundet të shoqërohet në mënyrë të barabartë njeriu i zhveshur me të veshurin? Përse njeriu është lakuriq? Përse e zgjodhi të jetë lakuriq? Përse njeriu lakuriq dhe gruaja lakuriqe janë "aq shumë të vlefshëm"? Përse ofrohen pamje të tilla, përse prodhohen aq shumë? Përse reklama për pantallona xhinse bën thirrje për seks? A nuk dinë, vallë, bashkëqytetarët tanë për udhëzimin e Zotit për tërheqshmërinë e burrit dhe të gruas? Vallë, a duhet udhëzuar kështu sikur nuk kemi bërë asnjë hap më tej nga vizatimi i njeriut në murin e shpellës? A mund të mbrohemi nga ky agresion lakuriqësie? A ka rrugë demokratike për mbrojtje? Kujt mund t'i drejtohemi? Bashkësisë Evropiane apo OKB-së, forumeve për të drejtat e njeriut...? Vallë, si ka mundësi, pas gjithë atyre shekujve të përparimit njerëzor, t'i durojmë ata që, përballë të gjitha mundësive, zgjedhin atë më të ulëtën, instinktiven. Përse femrat e mbuluara prej kokës deri në këmbë, i konsiderojmë jonormale? Përse i etiketojmë? Përse u drejtojmë fjalë ofenduese dhe sharje? Përse ato me "minifunde" i konsiderojmë normale? Përse disa konsiderojnë që të mbuluarit dhe të mbuluarat janë të rrezikshëm? Përse të zhveshurit mendojnë se kanë të drejtë të zbulohen, e ata që janë të veshur nuk paskan të drejtë të mbulohen? Përse disa burra duan që gratë e tyre të jenë të mbuluara, e të huajat të zbuluara? Vallë, a nuk e dimë se asnjëherë nuk jemi vetëm? Ku u zhduk turpi? Përse e dëbuam atë mbrojtës të trupit dhe shpirtit? Duke mbrojtur trupin, a e mbrojmë pavarësinë tonë? A mund të jetë i pavarur njeriu lakuriq jo vetëm nga shiu, dielli, të ftohtët? A është rob njeriu lakuriq? A janë sot gratë lakuriqe dhe burrat lakuriqë më të mjerët robër të historisë?

### A JETOJMË NË RENDIN BOTËROR SKLLAVOPRONAR?

A e zgjedh njeriu që të jetë rob? Përse njeriu lakuriq nuk bërtet, kur është lakuriq? A nuk e ofendon kjo gjendje? Përse njeriu, duke pasur një dhuratë kaq me vlerë – trupin - e jep falas? Përse nuk janë të vetëdijshëm që atë dhuratë e kanë marrë për një kohë të caktuar? Përse shesin një gjë që nuk është pronë e tyre? A mos vallë trupin e kemi krijuar vetë që të mund ta shesim?A nuk meritojnë respekt këmbët tona që na bartin, duart tona që i shërbejnë trupit tonë dhe vendit, duart që ndërtojnë, gjoksi i grave që ushqen fëmijët e tyre, a nuk u shërben për nder dhe a nuk meriton respekt, të paktën nga vetë ato? Përse atëherë e zbulojnë para mijëra e qindra mijëra anonimësh? Cili fëmijë fatzi do të ushqehej nga një gjoks i zbuluar?

## PËRSE OFENDOJMË TRUPIN TONË

A na lejohet të ofendojmë veprën e Zotit? Përse njeriu është aq kryeneç? Mos, vallë, për shkak të bukurisë që krijoi Zoti? Mos, vallë, i vetmi kriter i respektimit të trupit tonë është dhembja? Mos, vallë, vetëm dhembja është kriter i respektimit të vetes sonë, të vlerave tona, dhuratave dhe begative me të cilat na furnizoi Zoti i Dashur? Përgjigjja, fatkeqësisht është pozitive. Shumë tragjedi dhe katastrofa që kanë ndodhur në histori e ndodhin edhe sot, janë rezultat i anarkisë morale dhe i shkeljes së ligjeve dhe dispozitave të Allahut xh. sh. Krijuesi ynë thotë:"Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija)". (Es-shura, 30).E në një vend tjetër, Zoti i Gjithëfuqishëm thotë: "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për të përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që bënë, ashtu që tërhiqen (nga të këqijat)." (Err-Rrum, 41)"Këto janë dispozita (kufijtë) të Allahut, pra mos i kundërshtoni, sepse kush i tejkalon dispozitat e Allahut, ata janë zullumqarë." (El-Bekare, 229)

## A DUHET VALLË TA DUROJMË KËTË AGRESION?

Prandaj, ne pasuesit e Kuranit fisnik dhe Pejgamberit të fundit të Zotit – Muhamedit a.s. u bëjmë thirrje qytetarëve të Kosovës dhe shqiptarëve në përgjithësi, që të vetëdijesohen dhe të shprehin pakënaqësinë e tyre kundër pornografisë së të gjitha llojeve. Apelojmë tek qytetarët tanë që të luftojnë dhe, duke luftuar, të mbrohen nga ky agresion i pamëshirshëm, i paskrupullt i lakuriqësisë dhe imoralitetit. Kjo është në të mirën e tyre, të familjeve dhe fëmijëve të tyre, se përndryshe ndëshkimi do të jetë po aq i pamëshirshëm sa edhe vetë agresioni pornografik.

## "KULTI I LAKURIQËSISË"

Fillimi i ditëve të nxehta në vendin tonë, edhe këtë vit si dhe vitet e kaluara, shquhet nga një invazion dhe vërshim i lakuriqësisë me përmasa të tmerrshme. Stina e verës, pothuaj sa ka filluar, e këndej masa e vajzave dhe grave (gjysmë) të zhveshura, tashmë ka pushtuar rrugët e qyteteve tona dhe fshatrave tona. Të fillojmë nga vetvetja! Të jemi me moral, që të mbetemi normalë. Lakuriqësia, fatkeqësisht, është bërë një dukuri e vështirë për ta anashkaluar në shoqërinë tonë. Provokojnë sytë, zemrat dhe qetësinë e njerëzve normalë... Rrugët, parqet, ndërtesat, shkollat, fakultetet, televizioni, prezantuesit, estrada, teatri, aktorët, autobusët etj.., fatkeqësisht, gjithnjë e më shumë u përngjajnë plazheve të detit. Mesazhet e reklamave në televizion, vërtet, janë bërë mesazhe të shkurtra filmike përplot me nxitje erotike, dhe aty, përveç lakuriqësisë, prostitucionit dhe perversitetit, promovohen ushqimi, pija, rrobat, cigaret, alkooli, kozmetika etj. Gazetat dhe revistat, gjithashtu, gjithnjë e më shumë promovojnë lakuriqësinë dhe imoralitetin. Televizori, si media më e fuqishme në kohën bashkëkohore, është vërshuar nga lakuriqësia dhe imoraliteti. E çfarë të themi për vërshimin e telenovelave dhe serialeve të ndryshme, të cilat paraqesin dhe promovojnë lakuriqësinë, prostitucionin, dhunën, jetën e alkoolistit, narkomanit, homoseksualit, lesbikes, si dhe format më drastike të perversitetit dhe sjelljeve devijante. Serialet e tilla shfaqin realitetin e një kulture dhe qytetërimi të bastarduar moralisht e të shthurur deri në përmasa të pa imagjinuara, ku nuk merren parasysh dhe nuk respektohen kurrfarë normash dhe kriteresh etike morale dhe etike njerëzore. Aty tregohet tërë destruktiviteti dhe çoroditja e familjes "moderne", që, përmes disa televizioneve tona, të gjitha problemet e asaj familjeje mbarten edhe tek familja jonë shqiptare. Vërshimi i shundit edhe në fjalë, edhe në poezi, edhe në muzikë, edhe në veshje, edhe në stilin e bontonit, - bëri që në botën e shumë gjeneratave të reja të humbet çdo rëndësi e vlerës së vërtetë, shpirtërore, morale dhe estetike. Sot, mund të flitet lirisht, jo vetëm për mjerimin shpirtëror, po edhe për mjerimin e lakuriqësisë trupore. Njerëzit nuk janë të vetëdijshëm se jetën e tyre të përditshme e mbikëqyrin grupe të mëdha me influencë, të cilat përmes masmediave vërshojnë me simbole të seleksionuara e të organizuara mirë, funksioni i të cilave nuk është që ta informojnë botën, veçse t'i shfrytëzojnë nevojat e botës. Duke mos përfillur detyrën e nënës, ai e privoi gruan nga funksioni i saj themelor, i pazëvendësueshëm. Si rezultat i pashmangshëm i kësaj lakuriqësie që ka përfshirë shoqërinë tonë, është edhe shfaqja e imoralitetit në të gjitha format e tij, edhe tek pjesa më vitale e kombit - tek rinia shqiptare.

## NGA PO SHKON RINIA JONË?

Kush është fajtor për jo-moralin dhe lakuriqësinë e rinisë sonë? Kush është fajtor për atë që sot po ndodh në mesin e nxënësve të shkollave tetëvjeçare e të mesme, në mesin e rinisë sonë?! Ç'është ajo që rrënon dhe shkatërron bukurinë, si atë fizike ashtu edhe atë morale të rinisë sonë? Për këtë gjendje do të mund të shtroheshin një varg i tërë pyetjesh, por t'i kërkojmë përgjigjet...Faktori kryesor, pa mëdyshje, është papërgjegjësia e prindërve. Është për të ardhur keq që shumica e tyre kanë braktisur edukimin e fëmijëve të tyre dhe, derisa janë të vegjël, nuk merren fare me ta, duke i lënë krejtësisht të lirë, e kur rriten dhe fillojnë të bëjnë vepra të këqija, ankohen e hidhërohen pse i kanë fëmijët të tillë dhe fajin e kërkojnë tek tjerët. Le të mos i vendosim linjat mbrojtëse kundër të këqijave

që i vijnë rinisë në vetë linjën e frontit, po t'i tërheqim shumë më përpara. T'i edukojmë fëmijët në fe derisa janë në kopsht, apo në shkollën fillore, që të mësojnë për ekzistimin dhe respektimin e autoritetit suprem-Allahut të Lartësuar. Nga respektimi ndaj Zotit, do të lindë edhe respektimi ndaj prindit, të moshuarit, edukatorit, mësuesit. Të mos e lëmë këtë për në shkollën e mesme dhe në fakultet, sepse atëherë mund të jetë vonë, se ajo është vija e parë e konfrontimit ku lufta zhvillohet ballë për ballë. E kur armiku të arrijë deri aty, atëherë lufta është edhe e vështirë, edhe e pasigurt, dhe duhen bërë sakrifica të mëdha. Fëmijët tanë janë pasuri e paçmueshme, por edhe prova dhe sprova jonë dhe vetëm prej nesh varet a do të jemi në krye të detyrës dhe përgjegjësisë. Nëse jemi plotësisht të vetëdijshëm për këtë, e për fat të keq shumica e myslimanëve nuk janë, duhet t'i kushtojmë shumë më tepër kujdes moralit të fëmijëve tanë, të cilët në çdo hap i ekspozohen çdo lloj pornografie përmes televizionit, shtypit, internetit, e madje edhe në vendet publike. Pasoja e kryeneçësisë dhe vazhdimësisë së njeriut në të keqen dhe e tejkalimit të së lejuarës, është shfaqja e sëmundjeve seksuale, disa prej të cilave janë vdekjeprurëse, e të tjerat lënë pasoja të tmerrshme për shëndetin, madje shkaktojnë sterilitetin dhe një mori defektesh. Vetëm disa prej tyre janë: sida, sifilizi, gonorreja, hepatiti. Vetëm nga Sida në botë vdesin rreth 40 milionë persona të infektuar, të cilët presin ilaçin që nuk është gjetur ende. Nga viti në vit ky numër rritet në mënyrë marramendëse. I vetmi shpëtim për njerëzimin është aplikimi i dispozitave islame dhe mbrojtja nga marrëdhëniet jashtëmartesore dhe prej çdo gjëje që Allahu ka ndaluar, sepse ato janë të dëmshme dhe nuk janë në interesin e njeriut, veçse kundër njeriut dhe natyrës së tij.

## RUAJTJA E VETËS DHE FAMILJES NGA XHEHENEMI

Këtu dëshiroj në mënyrë të veçantë të tërheq vëmendjen për rrezikshmërinë e dërgimit të fëmijëve tanë, si atyre të shkollës së mesme, ashtu edhe atyre të shkollës tetëvjeçare, në verimet e përziera njëditore dhe njëjavore, ekskursionet e maturës, udhëtimet dhe kampinget e ndryshme. Udhëtimet e tilla pa praninë e prindërve shpesh janë rrethana për raste të çnderimit të fëmijëve tanë. Allahu xh.sh. thotë:"O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëjt e rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë All-llahun për asgjë që Ai i urdhëron, dhe punojnë atë për se janë të urdhëruar." (Et-Tahrim, 6)

Gjithsesi që disa kufizime dhe ndalesa duhen imponuar nga ana e vetë prindërve, të cilët para të gjithëve janë kompetentë dhe përgjegjës që të bëjnë diçka për të ruajtur dhe mbrojtur nderin dhe dëlirësinë



e fëmijëve të tyre. Ky është hapi i parë dhe më i rëndësishmi që duhet ndërmarrë. Nëse lejojmë që fëmija ynë të vijë vonë në shtëpi, e neve nuk na intereson ku dhe me kë ka qenë, ose i lejojmë vajzës sonë të lakuriqësohet dhe nga veshja të kalojë çdo masë të mirësjelljes, atëherë kjo është alarmante dhe e tmerrshme. Prindërit janë përgjegjësit kryesorë. Ata duhet të vendosin disa norma dhe rregulla për fëmijët e tyre. Normat dhe kufizimet janë për njerëzit, nuk janë për kafshët, prandaj prindërit duhet t'i kenë parasysh të gjitha këto. Sepse, përndryshe, fëmijët e tyre do t'u dalin jashtë kontrollit dhe pastaj do ta kenë shumë vështirë t'i "kthejnë" përsëri në sistem, e ne e dimë mirë se kush mbetet jashtë sistemit, mbetet jashtë lojës, mbetet i privuar nga të gjitha favoret dhe përparësitë që i ofron sistemi.

## KULMI I KRIZËS MORALE

Mund të themi lirisht që në botën bashkëkohore ka një krizë morale për se edhe edukimi moral po bëhet gjithnjë e më aktual. Mendoj se po i afrohemi kulmit



të krizës morale, e cila do të ishte, sikur shpesh në histori, simptomë, por edhe përbërës i gjendjes në të cilën sot gjendet bota. Po vjen koha të cilën qysh herët e ka parashikuar Pejgamberi ynë në hadithin e tij, duke i paralajmëruar ashabët me fjalët: “Si do të veproni kur gratë t'i përkushtohen zinasë (prostitucionit), e rinia të zhytet në sharje dhe kumar?”, i pyeti Pejgamberi a.s. ashabët e tij. “Vallë, a mund të vijë ajo kohë, o i Dërguari i All-Allahut?”, e pyetën ata. Muhamedi a.s. tha: “Mundet edhe më keq.” “Vallë, a mund të jetë edhe më keq?”, e pyetën përsëri. “Mundet. Atëherë kur nuk do ta urdhëroni të mirën, e nuk do ta ndaloni të keqen” – tha Pejgamberi i All-Allahut a.s. “Vallë a mund të vijë ajo kohë?” – e pyetën përsëri ashabët. “Mundet edhe më keq. Atëherë kur të mirën do ta konsideroni të keqe, e të keqen të mirë.” “A mund të vijë ajo kohë, o Pejgamberi i All-Allahut?” – për së treti herë e pyetën ashabët. “Mundet. Kur do të urdhëroni të keqen e të ndaloni të mirën. Atëherë edhe njerëzit tuaj më të ditur nuk do të mund të gjenden (nuk do të dinë çfarë të bëjnë)''- u përgjigj Pejgamberi ”. Sa të mëdha dhe sa madhështore janë këto fjalë të Pejgamberit të Allahut! Ato nxitin admirim dhe forcojnë bindjen tonë e besimin tonë në vërtetësinë e pejgamberllëkut të tij. Mirëpo, ato gjithashtu shkaktojnë edhe shqetësim dhe frikë, sepse, si duket, ato po realizohen pikërisht në kohën tonë, në kohën e cila, në një anë karakterizohet nga një përparim i paimagjinueshëm shkencor e teknologjik, e nga ana tjetër, nga devijimi dhe shkatërrimi edhe më i paimagjinueshëm moral, që kërcënon të rrënojë çdo potencial dhe vlerë shpirtërore te njeriu si krijesa më e përkryer e Allahut. Ky hadith sikur vërtet flet për kohën tonë. Si duket, Dita e Gjykimit është gjithnjë e më afër, sepse gati të gjitha parashenjat e vogla janë shfaqur, po ashtu edhe ky hadith. Transmeton Enes Ibn Maliku, që Pejgamberi ka thënë: “Nga parashenjat e Ditës së Kiametit janë: do të zhduket dija, do të vendoset padituria, do të pihet alkooli dhe do të përhapet zinallëku!” (Buhariu) Të jetuarit dhe të mbijetuarit e gjinisë dhe civilizimit njerëzor, kontinuiteti i njeriut si mëkëmbës i Allahut, në shumë gjëra varet nga pastërtia e moralit. Sipas mësimeve që vijnë nga Kurani, popujt, civilizimet përpara nesh janë shkatërruar, para së gjithash, për shkak të imoralitetit dhe gjynaheve që kishin bërë. Shembuj të qartë për këtë janë populli i Lutit dhe popuj të tjerë.

## BËJ MIRË DHE KUNDËRVIHU SË KEQES

Është e njohur ajo shprehja që thotë: “Ai që e njeh veten, e ka njohur edhe Zotin e vet”. Po, ai që E njeh Zotin, e ka njohur veten. Në kërkim të suksesit dhe lumturisë, njeriu, pra, duhet të zgjedhë rrugën më të drejtë, e ajo është “që njerëzit t'i masë sipas vetes, d.m.th. të gjykojë për ta ashtu si do të gjykonte për vetveten”. Jeta njerëzore në këtë botë nuk është e kotë dhe e pakuptimtë. Ajo është dhënë në kontekstin e jetës më të lartë, jetës që i ka hije njeriut. Ajo është jeta me simbolin e ngadhënjimit mbi çdo gjë destruktive, jetë e cila dallon nga ajo animale.. Në këtë mënyrë ai realizon dimensionin e jetës së kësaj bote, e cila dallon nga ajo animale dhe me të cilën futet në harmoninë e ligjeve që zotërojnë në kozmos.

I lutemi Allahut të Lartësuar, që ne dhe fëmijët tanë, popullin tonë dhe rininë tonë t'i mbrojë nga të këqijat dhe pasojat e të gjitha fatkeqësive, të njohura dhe të panjohura. ! Amin.

(1) Hfz. Ismet Spahic, Hutbe, Sarajevë, 2000. (2) Mr. Hamid Indzic, Islam – sveobuhvatni sistem zivljenja, Travnik, 2002, str. 218 (3) N. Horizonti, 52/2003., f.18 (4) Avni Aliu, Muhidin Ahmeti, Të rinjtë dhe narkomania, Gjilan, 19995. (5) U. shehibrahimovic, Fuqia e besimit përsosmëri shpirtërore, Shkup, 1983. (6) Halil Mehtic, Vazovi, Zenica, 2004. (7) Zehra – Revistë për familjen dhe shoqërinë, nr. 7/2002, Sarajevë. (8) www.sehur.net/html (9) ww.sadervan.com (10) www.dzemat-oberhausen.de (11) www.rijaset.net (12) www.bosnjakinja.net



# SEMAÍ

*(Afjon 1448 ose 1471 - Afjon 1547)*

Për Semaiun, ati i tij i madh, mbreti i zemrave, poeti Xhelaleddin Rumi, i mbiquajtur Mevlana, pati bërë një parashikim të tillë: "Nga brezi ynë do të dalë një sulltan me emrin Muhammed. Ne e treguam në mënyrë të përgjithshme se ç'është dashuria ndaj Zotit, pasioni hyjnor, kurse ky abdall që ka për të dalë, do ta zhvillojë bukur në hollësi atë që ne e bëmë përgjithësisht!" Emri i vërtetë i Semaiut është Mehmed, pseudonimi, Semaí, llagapi Divane ose Divaní dhe titulli, Çelebí. Nëpërmjet të shoqes, Mutahhara Hatun që ishte e bija e Sulltan Veledit, Semaiu lidhet pas Mevlanait, kurse nëpërmjet Germijanogllu Sulejman Shahut, pas bijve Germijan. I ati i Semaiut ka qenë Bali Çelebiu, sheh i teqes mevlevite të Afjonkarahisarit.

Semaiu që ishte sheh, dijetar dhe arif (njohës i diturisë dhe kulturës shpirtërore), e pati mësuar Kur'anin qysh në moshën pesë vjeç, qe ushqyer qysh në djalëri me "kupën e ashkut (pasionit) hyjnor" dhe pati marrë mësim e frymëzim, përveç prej të atit Bali Çelebi dhe Fenaji Dedesë, edhe prej dijetarëve dhe mistikëve të shquar në qendrat e rëndësishme të diturisë dhe kulturës të asaj kohe, si Konja, Kytahja dhe Bursa. Semaiu, pra, Mehmed Çelebiu, i cili, pasi i ati e caktoi mëkëmbës, qëndroi në postin e shehut një vit në të gjallë të të atit, në të njëjtën kohë, ka qenë kryeshehu i parë i teqes mevlevite të Gallatës, kurse sipas një pikëpamjeje tjetër, kryeshehu i dytë pas Sheh Junus Efendiut.

Pas Sulltan Veledit dhe Ullu Arif Çelebiut, Divane Mehmed Çelebiu pati kryer shërbime të rëndësishme në tarikatin mevlevit, prandaj, në një kuptim, është themeluesi i dytë i tarikatit mevlevit. Ai ka qenë një sheh tërheqës i zhytur në dalldinë mistike, një hero i cili pati sjellë dobi të mëdha në fushatën e Egjiptit të Sulltan Selimit të Rreptë, një politikan dhe burrë shteti që pati ushtruar ndikim të madh mbi një sërë burrash shteti të lartë duke filluar me sulltanët Selimi i Rreptë dhe Kanuniu, Ligjvënësi.

Semaiu që nuk bënte fjalë për forcën e vet poetike në asnjërën prej poezive të tij, por që dëshironte t'i shprehte mendimet dhe mesazhet me rrugën e poezisë, ashtu si i pari i tij i madh, Mevlanai, nuk pati marrë penë në dorë, kështu që, në përshtatje me karakterin e tij, të gjitha fjalët, bisedat dhe poezitë e tij janë shënuar nga njerëzit që i ndodheshin përreth.

Si një poet me përmbajtje të thellë dhe stilist, Semaiu e pati njohur teknikën e poezisë së Divanit, e pati përvetësuar estetikën dhe e pati ndjerë kënaqësinë e saj. Ai e përdorte gjuhën me mjeshtëri në përshtatje me qëllimin që kishte dhe me nivelin e dëgjuesve që u drejtohej. Poezitë e tij janë përpunuar nga poetë të fuqishëm të kohës.

Semaiu nuk ka ndonjë Divan (përmbledhje poetike të sistemuar), por, me ç'dihet gjer tani, ka një përmbledhje poetike me poezi të formave të ndryshme, të titulluar "43 poezitë" dhe një traktat mistik me titullin "Tarikatü'l-Arifîn" (tarikati i arifëve, i njerëzve të shquar të kulturës shpirtërore).

*S'kemi*

*Lëvduar Zoti, as nam e nishane*
*dhe as emër s'kemi;*
*Veç zemrës gërmadhë, vend tjetër*
*të bukur s'kemi;*
*Për dashuri na ka gatuar Zoti,*
*nga vetja gjë s'e kemi;*
*Të gjitha vojtjet i bëjmë ne,*
*ndaj Tij ankesë s'kemi;*
*Belaja na vjen prej zemrës,*
*lutje për drejtësi s'kemi;*
*Zemrës sonë i qahemi,*
*qarje prej askujt tjetër s'kemi!*

*As vojtja prej largimit nga e dashura*
*është trimëri,*
*As kredhja në mendime të thella*
*është mençuri;*
*Nuk shprehet dot me fjalë ndjenja,*
*s'është dituri:*
*E vrullshme si ujëvarë, e paqetë,*
*priret nga çdo selvi!*
*Belaja na vjen prej zemrës,*
*lutje për drejtësi s'kemi;*
*Zemrës sonë i qahemi,*
*qarje prej askujt tjetër s'kemi!*

*Ndaj njerëzve të ashkut të lidhur*
*besnikërisht jemi ne,*
*S'i shohim dot me sy ata me dy fytyra,*
*i mohojmë ne!*
*Jemi të tjerë tregtarë, me këdo kemi*
*dhënë e marrë ne!*
*Ide pa shterrim, punë që s't'i merr mendja*
*kemi ne!*
*Belaja na vjen prej zemrës,*
*lutje për drejtësi s'kemi;*
*Zemrës sonë i qahemi,*
*qarje prej askujt tjetër s'kemi!*

*Herë, të qeshur në ndarje,*
*bashkimin e kujtojmë;*
*Herë, të vajtuar në bashkim,*
*ndarjen e kujtojmë;*
*Herë folé ashku, herë të dehur a të mahnitur*
*shkojmë;*
*Herë si Semaiu, nga vojtja e ndarjes*
*vuajmë!*
*Belaja na vjen prej zemrës,*
*lutje për drejtësi s'kemi;*
*Zemrës sonë i qahemi,*
*qarje prej askujt tjetër s'kemi!*

*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*





Hasan Ejub

# Morali

Në fjalorin "el-kamusul-muhit" fjala "huluk" në aspektin gjuhësor ka domethënien: natyrshmëri, karakter, ndërsa tek dijetarët ka përkufizime të shumta, si nga filozofët e rinj, ashtu edhe nga ata të vjetrit. Përkufizimi më i qëlluar dhe më i afërt është ai i Imam Gazaliut, i cili vdiq në vitin 505 h.. Ai në librin e tij të njohur "ihja ulumiddin", që është i afërt edhe me përkufizimin e filozofit islam ibn Meskuije, i cili vdiq në vitin 421 h. Dhe këtë e ka theksuar në librin e tij "tehdhibul- ahlak ve tathirul-araf", Imam Gazaliu për moralin ka dhënë këtë përkufizim: "Morali është gjendje që vjen nga thellësia e shpirtit, nga ai burojnë-rrjedhin veprat, pa përdorur shumë mendjen a logjikën. Nëse nga ky trung i moralit rrjedhin veprat e mira dhe

të shëndosha në aspektin logjik dhe atë fetar, atëherë quhet trung i moralit të mirë; nëse nga ai rrjedhin veprat e këqija dhe të dëmshme, atëherë quhet burim i keq”. Pastaj imam Gazaliu ka thënë se morali nuk është vepër e mirë apo e keqe dhe as që ka fuqi për diçka të mirë a të keqe, dhe ai nuk bën dallim në mes së mirës dhe së keqes, por morali është trung shpirtëror dhe gjendje me të cilën përgatitet shpirti, nga ai rrjedhin e mira dhe e keqja. Këtë e ka sqaruar edhe Dr. Zeki Mubarak nga libri i Imam Gazaliut “ihja ulumuddin” pjesa e dytë, f. 1434, që është botuar nga “daru-shaab” në Kajro. Fjala “ rasha” domethënë ‘i ngulitur’, ‘i rrënjosur’, ‘diçka e qëndrueshme dhe stabël’. Nëse nga kjo shfaqet trimëria apo bujaria – fisnikëria në kuptimin e betimit, nuk konsiderohet si trimëri a bujari, dhe nuk thuhet: ai person është i moralshëm ose bujar. E thënia e tij, nga ai rrjedhin veprat me lehtësi pa ndonjë mundim të madh d.m.th. ai që është rritur dhe i obliguar për të kryer ndonjë vepër dhe është i logjikshëm se ajo vepër është e dobishme për ta kryer apo ajo vepër është e keqe dhe duhet lënë-braktisur, nuk mund të themi se çka rrjedh nga ai, mund të quhet moral, si p.sh. një person që bën thirrje për të dhënë-ndihmuar dhe mendon derisa te bindet se mosdhënia është më e mirë në atë rast, ose e vëren se në të ka mëkat e mangësi dhe, edhe pse i kupton këto, përsëri jep, - atëherë ky person konsiderohet si njeri bujar, human dhe fisnik. Pra, siç e vëren edhe ti lexues i nderuar, ka një lidhje të ngushtë në mes aspektit gjuhësor, që është natyrshmëri karakteri, dhe atij etimologjik, që e sqaruam më lart.

## MORALI FITOHET APO ËSHTË NATYRSHMËRI

Një përgjigjen lidhur me këtë çështje, ka mospajtime në mes dijetarëve, në mes të vjetërve dhe të rinjve, filozofëve dhe jofilozofëve. Mendimi më i zgjedhur dhe i qëlluar është ai që vjen nga Kurani dhe Syneti i Pejgamberit se një pjesë nga morali është në natyrshmërinë e njeriut dhe një pjesë është që e fiton ai vetë. Pikëpamja se një pjesë është natyrshmëri domethënë sikur një njeri, pasi të ketë bërë dallimin e një gjeje, e vëren se ajo është natyrshmëri që vjen nga normat e veçanta të moralit, si p.sh., gjejmë disa fëmijë që janë të cilësuar ose kanë veti të veçanta , plot gjallëri, krenari apo trimëri e guxim, pa u pasë mësuar a edukuar me atë veti nga prindërit ose familjet e tyre. Ndërkaq, me moralin e fituar kuptojmë moralin që fiton njeriu në mënyra e rregulla të veçanta, dhe nga ai moral ka vetëm pasim, traditë etj.. Allahu në Kuran moralin e ka cilësuar nganjëherë si natyrshmëri: “Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, ajo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë”(Er-rrum: 30), -si natyrshmëri, ndërsa si të fituar e gjejmë në ajetin 11 të sures Er-rrad: “Ai ka përcjellë një pas



një, para tij dhe prapa tij, që me Urdhrin e Allahut e ruajnë atë. Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata të mos ndryshojnë veten e tyre”.

Ndërsa në koleksionin e Muslimit ka ardhur hadithi që Pejgamberi a.s., i ka thënë Mundher bin aidi, të cilin e ka quajtur el ashesh: ”Në ty gjenden dy veti që i do Allahu, durimi dhe maturia”. Në Mesnedin, nga Ebi Jahja, shtohet edhe kjo se, kur ia ka thënë këtë Pejgamberi a.s. atij, i ka thënë: O i Dërguari i Allahut, a kanë qenë tek unë apo i kam fituar këto dy veti”, ka thënë: “Janë të vjetra”, e ai ka thënë: “Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili më dhuroi këto dy cilësi-veti, të cilat i do Ai”. Kur dëshmohet se nga morali kemi pjesë të fituara dhe pjesë që është në natyrshmërinë e njeriut, - atëherë vërejmë se morali merret nga dituria, trajnimi, edukimi etj., ose si pasim nga babai, nëna, vëllezërit , shoqëria; gjithashtu vjen nga shkenca të veçanta të cilat ndikojnë në moral po dhe nga natyra e vendit ku jeton, dhe rrethanat në të cilat jeton shoqëria, si dhe në formësimin e moralit dhe natyrshmërinë e tij nga një gjendje në tjetrën ndikojnë edhe shumë faktorë të tjerë. A mund të ndikojmë në moralin që është në natyrshmërinë apo jo? Përgjigjja: Nëse natyrshmëria kërkon instinktet e njeriut, atëherë mundësia për ndryshim është shumë e vogël, por një gjë e mundur në këtë drejtim është se, nëse njeriu mundohet të komandojë instinktet e tij për të arritur mesataren duke mos e tepruar, atëherë mundësia për ndikim është shumë e madhe, si p.sh. nevoja instinktive për ushqim, ujë, dashuri etj., që në lëndën e psikologjisë quhet ‘lartësim i ndjenjave’, që d.m.th. matje e asaj që është e krijuar tek ti pa ndonjë ndryshim. Me natyrshmëri të dëshirave kuptojmë që ajo ka mundësi të ndryshohet dhe të ndikojmë në të, dhe si dëshmi për këtë marrim hadithin e Pejgamberit a.s.: “Çdo fëmijë lind në natyrshmëri, po prindërit e tij e bëjnë atë të krishterë, jehudi apo mexhusij”. Ky është qëllimi i termave “natyrshmëri instinktive”, d.m.th. që dëshirat, shkathtësitë janë veti të atij njeriu.

## NDËRGJEGJJA DHE MORALI

Fjala "damiir" vjen me shumë kuptime tek shkencëtarët e sociologjisë, psikologjisë, filozofisë etj.. Kur njerëzit dëshirojnë të përshëndesin dhe të falënderojnë ndonjë njeri që ka sjellje që u përgjigjen parimeve të cilave u beson ai, dhe përgjegjësia që ndien ai për veten, - atëherë ata thonë: "Ky është njeri që ka ndërgjegje. Kurse, kur një njeri largohet nga ndonjë vepër e cila nuk i përgjigjet mundësisë dhe parimeve të tij fisnike, atëherë ai thotë, - ndërgjegjja ime nuk e pëlqen këtë". Pra është e qartë se qëllimi me ndërgjegje në të gjitha këto situata është gjykues të cilit i nënshtrohemi, dhe është një mbrojtës i ndershëm për dëshirat tona në brendësi të shpirtrave tanë; kjo është ruajtje e pashembullt e parimeve dhe vlerave që kërkohen nga ne që t'i kultivojmë në jetë. Ndërgjegjja është komandues i detyrave brenda njeriut, që në bazë të saj të çmojë vlerën e punëve apo fjalëve, të perceptojë dispozitat e tyre, ndikimet dhe frytet para se njeriu të ndikohet nga epshet dhe tekat, në mënyrë që të ruajë interesat e një personaliteti të shëndoshë. Pra, kjo është ajo që ne e quajmë ndërgjegje, e cila e dallon njeriun nga krijesat e tjera; kjo është nga mrekullitë dhe çuditë e kësaj bote njerëzore, që dijetarët e njohin si "zëri që buron nga thellësia e gjoksit si një urdhër për të mirë dhe ndalues nga e keqja, e cila nuk e tund shpërblimin apo frikësohet nga ndëshkimi". Bazuar në këtë përkufizim të filozofëve dhe edukatorëve, kuptojmë se ndërgjegjja ka anë të shkëlqyeshme pozitive dhe anë të errët negative. Ndërsa nga ana negative - e errët gjejmë aspektin e nënshtrueshmërisë së ndërgjegjes mbi parime të padrejta dhe shkatërruese, të cilat e mbulojnë dhe krijojnë ambientet, doket, zakonet, trashëgimin etj., ngase këtu kemi të bëjmë me një ndërgjegje të shthurur dhe të pabazuar në Sheriat. P.sh. krimi i vjedhjes ishte dukuri e vlefshme te disa popuj, dhe ndërgjegjja e atij që mundohej ta pengonte atë dukuri, nënçmohej dhe zhvlerësohej. Por kjo nuk është e tëra; ka raste që tek një njeri i vetëm të ndryshojë ndërgjegjja brenda një kohe. Në kohët tona gjejmë njerëz që mohojnë ekzistencën e Allahut, ose të tjerë që veprojnë gjëra të ndaluara dhe nuk ndiejnë asnjë ndërgjegje për këtë. Ndërgjegjja në kuptimin e asaj që thamë më sipër, nuk mund të jetë edhe si peshojë në të cilën mund të mbështetemi fort, por atë duhet ta përshtatim me vlerat e asaj që na ka ardhur në Sheriatin islam. Myslimani i vërtetë ka ndjenja të plota, ai në veten e tij gjen gjykues dhe komandues që rregullon sjelljet e tij, që është ruajtës nga gabimet eventuale që mund ta degjenerojnë atë.

## RREZIK PËR TË CILIN DUHET TË BËJMË KUJDES

Meqë të shumtën e rasteve morali fitohet, dhe një pjesë e tij është natyrshmëri që ka mundësi për t'u ndryshuar, kjo d.m.th. se studimi i ndikimeve të faktorit njeri derisa të formohen cilësitë e veçanta të moralit, konsiderohet çështje e rëndësishme dhe tepër e nevojshme. Kur u informuam se ndikimet e duhura janë në shpirtrat e njerëzve dhe ato në të njëjtën kohë kanë lidhje me të gjithë njerëzit, me lehtësi më të madhe dhe me klimën e tillë jetojnë njerëzit në përgjithësi, atëherë shtrohen edhe më shumë rëndësia dhe rreziku.

Në kohën tonë njerëzit, qofshin të vegjël apo të mëdhenj, djem apo vajza, i kanë të hapura dyert e etikës dhe moralit dhe ata mund të njohin se ç'është e mira dhe ç'është e keqja. Ata tash mund të ndihmohen edhe nga mjetet e informacionit dhe nga kanale televizive, që bëjnë fjalë për ruajtjen e edukatës së imanit dhe shumë gjëra të tjera, të cilat shtjellojnë çështje me vlerë dhe sosh pa vlerë. Për ne mbetet të theksojmë se familja është ambienti më i mirë për një edukatë të shëndoshë, dhe pastaj shkolla është një ambient i veçantë, po gjithashtu dhe universitetet, xhamia, bibliotekat etj.. Këta faktorë dhe shumë të tjerë janë shtytës shumë të mëdhenj në ambientin e përgjithshëm të një shteti, shoqërie apo Ymeti, ose edhe të botës në përgjithësi.

Secili faktor ndikon mbi tjetrin, kështu që prodhohet fryti më i madh që ndikon në moralin e njerëzve. Është shumë e vërtetë që mjetet e informacionit, si televizioni, radio dhe interneti, kanë hyrë në çdo shtëpi dhe mund të ndikojnë që familja të jetë e lidhur për fe, por, fatkeqësisht, shumë nga mediet nuk janë edhe aq shumë të lidhura për fenë ose edukatën. Shumë nga mediet e shkruara apo elektronike mund të shfrytëzohen për qëllime të këqija dhe negative, sepse çdo njeri mund të shfrytëzojë kanale të ndryshme të shteteve të botës dhe mund të blejë revista të çdo shteti të botës, të cilat joshin për imoralitet dhe gjëra të tjera që dëmtojnë rëndë moralin dhe etikën njerëzore. Pastaj një rol të madh në këtë drejtim luajnë edhe kinematë, teatrot dhe gjëra të tjera, të cilat ditë e natë errësojnë dhe rrënojnë jetën e të rinjve në kohën tonë. Çdo përpjekje e reformatorëve është akoma e pafuqishme për të ndryshuar gjendjen e krijuar në ditët tona. Për këtë arsye, studiues, reformatorë, sociologë e kanë obligim që t'i informojnë, sa më shpejt që të jetë e mundur, djemtë dhe vajzat tona, në mënyrë që të bëjnë kujdes dhe t'u kushtojnë rëndësi shumë të madhe programeve shkencore, edukative dhe morale. Ata duhet të merren më seriozisht me studime të reja, për të nxjerrë këto dhe gjeneratat që vijnë, nga greminat e mundshme, si dhe t'u sqarojnë atyre çështjet e fesë e të jetës si dhe sfidat që sjellin ato. Ç'është e drejta, ka dijetarë dhe njerëz të sinqertë që kanë ngritur zërin e tyre, por shtrohet pyetja - Kur do t'i përgjigjet kësaj thirrjeje Ymeti islam dhe, vallë, kur do të vërejë rrezikun dhe kur do të bëhet i sinqertë me veten dhe me Allahun e Lartësuar?

Perktheu: Mehdi Kastrati
Temë e zgjedhur nga libri "Tebsit el akaid el-islamije",

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Martesa dhe pengesat në rrugë të saj

Prej problemeve më të theksuara të të rinjve dhe të rejave, është ajo që ndërlidhet me martesën, sepse njerëzit kanë futur komplikime të shumta në jetën e tyre; Allahu xh.sh. e ka lehtësuar martesën, po njerëzit e vështirësojnë; Sheriati e ka thjeshtëzuar martesën, po shoqëria e ndërlikon; Krijuesi e ka lejuar martesën, po krijesat e ndalojnë atë.

Allahu ka përligjur martesën dhe ka ndaluar murgërinë. Pejgamberi a.s. ishte martuar; edhe shokët e tij ishin martuar, saqë njëri prej tyre kishte thënë: "Sikur të kishin mbetur vetëm dhjetë ditë nga jeta ime, gjatë atyre ditëve do të martohesha, kështu që të mos e takoja Allahun xh.sh. beqar-i pamartuar".

Njeriu nuk mund të jetojë vetëm, dhe kur Allahu e krijoi Ademin, për të krijoi një bashkëshorte, sepse nuk ka kuptim që njeriu të jetojë pa shoqërues, pa atë tek i cili do të gjejë prehje, për këtë arsye Allahu xh.sh. për Ademin krijoi bashkëshorte, tek e cila ai do të gjente prehje.Madje, martesa është natyrë e të gjitha gjërave që janë të natyrshme në këtë gjithësi; çdo gjë në këtë gjithësi është çift, qoftë në botën shtazore, qoftë në botën bimore, ose edhe në trupat e ngurtë, rryma ka polin pozitiv dhe atë negativ, madje edhe atomi ka polin elektrik pozitiv dhe atë negativ (elektronet dhe protonet).

Islami nxit për martesë, në mënyrë që me martesë të qëndrojë lloji njerëzor dhe të vazhdojë ngritja e jetës me këtë lloj të ndershëm, siç ka dëshiruar Allahu xh.sh.. Pejgamberi a.s. urdhëronte për martesë dhe ndalonte beqarinë rreptësisht.

### MARTESA SHKAK I SHUMIMIT

Martesa është ajo me të cilën vazhdon të ekzistojë lloji njerëzor, pa martesë ky lloj nuk mund të ekzistojë. Islami këtë jetë e sheh si të mirë që e ka dëshiruar Allahu për t'u ngritur ajo dhe për të vazhduar lloji njerëzor, prandaj njerëzit duhet të martohen, t'i martojnë ata/ato që i dashurojnë dhe që lindin. Një njeri erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, jam njohur me një femër që ka pozitë dhe pasuri, porse ajo nuk lind, a ta marr grua"? Pejgamberi a.s. ia ndaloi të martohej me të. Ai erdhi edhe për herë të dytë, dhe Pejgamberi a.s. ia tha fjalën e njëjtë. Kur erdhi për herë të tretë, Pejgamberi a.s. i tha: "Martohuni me shpirtmirat (që ju dashurojnë) dhe me ato që lindin, sepse unë do të krenohem (shumohem) me ju para popujve (pejgamberëve) të tjerë". (Ebu Davudi, Nesaiu dhe Hakimi nga Ma'kil ibn Jesari r.a.). Martesa është bazë për formimin e familjes; me të formohen dhe shtohen ndjenjat e mira, ndjenjat fisnike njerëzore, ndjenjat e atësisë, amësisë, bijësisë, vëllazërisë dhe farefisnisë, ndjenjat e dashurisë, bashkëpunimit, mëshirës dhe mirëkuptimit; nën hijen e familjes formohen këto ndjenja, e ajo që e krijon familjen, është martesa.Nën hijen e familjes gjenden qetësia, dashuria dhe mëshira. Prej fakteve të Madhërisë së Tij, siç është krijimi i qiejve dhe i Tokës, është edhe që të bashkojë mashkullin me femrën dhe anasjelltas, e prej tyre të formohet fara dhe bërthama e parë e kësaj shoqërie.Pastaj zgjerohet rrethi, rrethi i dashurisë, i afërsisë, i solidaritetit dhe i përkrahjes nëpërmjet miqësisë.Gjithashtu, martesa është mbrojtje për njeriun nga rënia instinktive. Nuk është mëkat të kënaqet njeriu me këtë instinkt në kufijtë e lejuar nga Allahu: "Gratë tuaja janë vendmbjellje juaj, afrojuni vendmbjelljes suaj si të dëshironi". (El-Bekare, 223). Sheriati nuk kufizon një gjë të tillë, madje lejon dhe është i gjerë, saqë Pejgamberi a.s. i ftonte të rinjtë në përgjithësi duke u thënë: "O ju të rinj, kush ka mundësi (materiale) për martesë, le të martohet, sepse ajo ndikon mjaft në (ndalon) shikimin si dhe (konsiderohet) preventiva më e madhe mbrojtëse për organin (respektivisht për marrëdhënie jashtëmartesore)". (Buhariu dhe Muslimi nga Ibn Mes'udi r.a.).

### PENGESAT MATERIALE DHE SHOQËRORE NË RRUGËN E MARTESËS

Myslimanët e parë i përgjigjeshin ftesës për martesë; e lehtësuan martesën, saqë përgatitja për martesë ishte prej gjërave më të lehta në atë kohë, por më pastaj (sidomos në kohën tonë), njerëzit e kanë vështirësuar atë që Allahu xh.sh. ka lehtësuar, e kanë kufizuar atë që Allahu ka zgjeruar. U kanë bërë presion vetjeve të tyre, saqë shohim shumë të rinj e të reja të pamartuar, shohim të ri e të re që kanë mbushur nga tridhjetë vjet e janë të pamartuar, ndoshta nuk martohen më, sepse njerëzit u thonë: "Të ka ikur treni". Pse kjo? Ç'po ndodh? Pasi ka meshkuj e femra, të rinj e të reja, pse ata nuk martohen me njëri-tjetrin? Ku qëndron problemi?Problemin e kemi shkaktuar ne vetë dhe, po të vështrojmë këto shkaqe, do të shohim se njerëzit kanë vënë pengesa të shumta në rrugën e martesës. Ekzistojnë pengesa materiale, pengesa shoqërore dhe pengesa psikologjike-shpirtërore.

I riu nuk mund të martohet veçse të ketë pasuri të mjaftueshme, kështu që ai nuk mund t'i sigurojë ato që kërkohen prej tij e që janë shumë. Kush janë ata që i kanë

vënë këto gjëra të shumta? Sheriati nuk është ai që ka vështirësuar martesën. I riu ka nevojë të paguajë mehrin (prikën-shpërblimin e martesës), të cilin e kanë shtrenjtuar njerëzit, për se lavdërohen e mburren duke thënë: 'Vajzës së filanit i është paguar kaq mehri, e tjetrës aq" - mehri sikur është bërë mjet për vlerësimin e njeriut apo për hyrjen në Xhennet? Ç'është vlera e tërë kësaj? Pejgamberi a.s. thotë: "Mehri më i mirë është ai që është më i liri". (Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Ukbeh ibn Amir r.a.). Gjithashtu thotë: "Prej fatmirësisë së gruas është lehtësimi i fejesës së saj dhe lirimi i mehrit të saj". (Ahmedi nga Usama ibn Zejd ibn Eslem r.a.). Pejgamberi a.s. nuk i martoi vajzat e veta për mehr të madh. P.sh. mehri i Fatimes r.a., e cila u martua me Aliun r.a., ishte një parzmore, e ç'do të bënte Fatimja me parzmoren, a do të luftonte me të? Mehri i saj ishte një gjë simbolike.Sikur martesa të mjaftohej vetëm me mehr, por ja që në ditët e sotme ajo ka nevojë për dhurata e për ar. Në disa vende, nga ana e vajzës kërkohen ar, stoli të çmuara, shumica prej të cilave janë gjëra që nuk përdoren, sepse janë të mëdha, të rënda dhe modele të vjetra, nuk përshtaten me shijen e kohës sonë. Femra nuk i përdor ato, po i mban vetëm sa për lavdërim, të krenohet se ajo ka shumë gjëra që i janë dhënë në martesën e saj. Pse ndodhin këto gjëra?Dasmat që bëjmë për martesë, para dhe pastaj, priten pastërma, që hahen shumë pak, e shumica e tyre hidhet në kontejnerët e mbeturinave, sa kohë që ka vende të tjera në botë, ku njerëzit rënkojnë nga uria, e nuk gjejnë asnjë kafshatë për të ngrënë? Njerëzit u bëjnë trysni vetjeve të tyre, duke bërë kremtime për fejesë, kënaxheç, dasmë martese, - ç'janë gjithë këto?!Prej pengesave materiale konsiderohet edhe shtëpia dhe mobilimi i saj; duhet të kesh patjetër vilë, shtëpi ose apartament të mobiluar me mobiliet më moderne, ose diçka tjetër si këto.Pastaj, një risi tjetër që kanë shpikur njerëzit, pas martesës është "Muaji i mjaltit" dhe udhëtimi larg familjes për ta kaluar muajin e mjaltit! Njerëzit po shtojnë shpenzime të reja, të cilat në fund konsiderohen ngarkesë, barrë dhe pengesa në rrugën e tyre.Të gjitha këto gjëra ndërlikojnë dhe vështirësojnë martesën, e Allahu xh.sh. nuk i ka kërkuar ato prej nesh, dhe as Sheriati nuk na ka ngarkuar me to, po ne jemi ata që u kemi bërë trysni vetjeve tona. Për këtë arsye, i riu pret derisa të mund t'i përmbushë ato që kërkohen prej tij, ndoshta merr hua prej dikujt apo prej bankës me kamatë, dhe që prej fillimit të martesës ai është në konflikt me Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Pse ndodhin këto gjëra? Këto pengesa i kemi vënë ne vetë, pengesat materiale që nuk kanë kuptim.

Mbretërojnë disa konsiderata tek shumica e njerëzve. Të rinjtë u ofrohen atyre për martesë, po refuzohen. Athua pse? Për arsye se ai/ajo nuk i përket rangut të familjes së tyre, është nën kategorinë e tyre, dhe nuk përmbush kritere të tjera.Çdo periudhë kohore ka kriteret e saj. Disa juristë islamë thonë se duhet të ketë një përshtatshmëri të përafërt ndërmjet të riut e të resë në disa gjëra, sikur janë: prejardhja, pozita dhe zeja që ushtrojnë. Mirëpo ka disa juristë të tjerë islamë që i kanë refuzuar të gjitha këto kritere, duke thënë: "E s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi nga ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat)". (El-Huxhurat, 13). Kriteri i vetëm duhet të jetë feja dhe morali, për se Pejgamberi a.s. thotë: "Nëse ju vjen dikush që i pëlqeni moralin dhe fenë e tij, martojuni me të. Nëse nuk e bëni këtë, dijeni se në sipërfaqen e tokës do të mbizotërojnë parregullsi dhe intriga të mëdha". (Tirmidhiu, Ibn Maxhe dhe Hakimi). Juristët islamë thoshin gjithashtu: "Kur ta martosh bijën tënde, martoje me një fetar, sepse, nëse ai e do, do ta nderojë dhe respektojë atë, ndërsa nëse e urren, nuk i bën padrejtësij", sepse ai I frikësohet Allahut xh.sh. prandaj ose e mban si duhet, ose e shkurorëzon si duhet, dhe nuk i harron mirësitë e kaluara. Duhet t'i rishikojmë këto kritere, në mënyrë që ato të mos bëhen pengesë për një jetë të lumtur të bijve dhe bijave tona.

## PENGESAT PSIKOLOGJIKE-SHPIRTËRORE

Disa të rinj, para tyre në imagjinatën e tyre krijojnë figurë ideale, imagjinojnë një femër ideale, të përkryer, që e dëshirojnë për grua të tyre, e shquar për bukuri e përsosmëri. Një femër të tillë në kohën tonë është vështirë ta gjesh, sepse ndonjë femër mund të jetë e bukur, tjetra e pasur, tjetra me pozitë, mirëpo tek njëra që të gjenden të gjitha këto gjëra, kjo është shumë gjë e rrallë.Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. na ka këshilluar duke thënë: "Femra merret për grua për katër gjëra: për pasurinë, pozitën, bukurinë dhe fenë e saj, zgjidhe atë që është fetare që të jesh i lumtur". (Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Maxhe). "Jeta e kësaj bote është kënaqësi-dëfrim (pasuri), ndërsa kënaqësia më e këndshme është gruaja e mirë". (Ahmedi, Muslimi dhe Nesaiu nga Ibn Omeri r.a.). Fetarja është ajo që të bën të lumtur kur ta shikosh, të dëgjon kur ta urdhërosh, e ruan pasurinë tënde kur të mungosh, I frikësohet Allahut për sa i përket nderit, fëmijëve dhe pasurisë sate.Shumë prej atyre që imagjinojnë idealin e jetës së tyre, rrallë që realizojnë atë që kërkojnë. Nuk ka nevojë për gjithë këto fantazi dhe ekzagjerime. I riu duhet të kërkojë grua fetare, grua të mirë, e cila do të ruajë nderin e saj dhe do të mund të jetojë me të një jetë të lumtur, nuk i intereson nëse është e varfër nga pasuria, po nëse është e pasur nga morali. Pejgamberi a.s. thotë: "Martohuni, sepse gratë ju sjellin pasuri". (Bezzari nga Aisheja r.a.). Gjithashtu, disa të reja fluturojnë, kalorësin e ëndrrave të tyre e shohin me tipare të paimagjinueshme, po rrallë të gjendet një i tillë.Kjo është feja jonë, feja jonë e ka lehtësuar, e pse ta vështirësojmë ne? Duhet t'i kuptojmë këto gjëra dhe t'ua sqarojmë bijve e bijave tona, derisa ta zgjidhim këtë problem, derisa të martohen të rinjtë dhe të rejat. Në vend që të shkojë i riu nëpër rrugë që i dini, ku gjen haramin e lehtësuar; ose në vend që të martohet me një të huaj dhe të lë një vajzë vendit të vet.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo,
(Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëll. I).



# HYTBEJA E MBAJTUR NË MANIFESTIMIN QENDROR NË XHAMINË E MADHE TË PRISHTINËS, NGA MYFTIU MR. NAIM TËRNAVA NË FESTËN E FITËR -BAJRAMIT

*Vëllezër e motra!*
*Të nderuar besimtarë!*

*Festa e Fitër - Bajramit është e një rëndësie të veçantë për besimtarin, i cili ka agjëruar muajin e Ramazanit; kjo festë vjen pas një muaji të tërë adhurimi e përkushtimi ndaj Zotit Krijues.*

*Sot, të mbledhur kështu nëpër xhami e sheshe, presim shpërblimet e Allahut, presim kënaqësinë e Tij dhe e kërkojmë Atë, lutemi për mëshirë dhe për falje, për veten tonë, familjet tona dhe popujt mbarë, ngase kemi kryer edhe agjërimin, që numërohet një nga shtyllat e Islamit.*

*Sot shumë fytyra të buzëqeshura e të gëzuara falënderojnë Allahun dhe E lusin Atë për falje; shumë besimtarë janë të gëzuar, ngase Allahu u dha mundësinë për ta agjëruar këtë muaj, dhe, me të drejtë, presim që të gjithë shpërblimin e Tij, në këtë ditë dhe në ditën kur do të dalim para Zotit për të dhënë llogarinë përfundimtare për punët tona gjatë jetës mbi sipërfaqen e Tokës.*

*Islami bën thirrje për jetë të lumtur dhe për ndërtimin e një shoqërie të virtytshme e të përbashkët, të një shoqërie ku bashkëpunohet për të mirë dhe devotshmëri, të një shoqërie ku urdhërohet për të bërë punë të mira dhe ku ndalohen punët e liga, ashtu siç thotë Allahu:"Besimtarët e besimtaret janë të dashur njëri me tjetrin, urdhërojnë për të mirën dhe ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu. Allahu është ngadhënjyes, i urtë". (Et-Teube, 71)*

*Islami e shikon njerëzimin si një familje të vetme, në të cilën njerëzit njihen me njëri-tjetrin, shkëmbejnë ndihmë të ndërsjella, bashkëpunojnë me njëri-tjetrin, të shtyrë nga devotshmëria dhe respekti ndaj Urdhrave të Zotit. Mesazhet hyjnore i shikojnë në unitet dhe të gjithë pejgamberët i konsiderojnë si vëllezër, pa bërë asnjë dallim ndërmjet tyre.*

*Nga kjo pikëpamje, buron toleranca në trajtimin e ndërsjellë: drejtësi dhe bamirësi, përqafim i urtësisë kudo që të jetë, i së dobishmes kudo që të ndodhet, sepse Kurani bën thirrje për moralet më të larta, për virtyte shoqërore dhe për bashkëpunim të ndërsjellë brenda kuadrit të së vërtetës e të drejtësisë, siç janë: mirësjellja, shpenzimi i pasurisë për dashurinë e Allahut, në ndihmë të të afërmve, jetimëve dhe nevojtarëve, të ushqyerit e të mjeruarve dhe të varfërve, dashamirësia e ndihma ndaj të pafuqishmëve dhe të sëmurëve, falja, pajtimi, durimi,*

*sinqeriteti, besnikëria, dhënia e sadakasë, bashkëpunimi për të kryer punë të mira dhe për devotshmëri, si dhe lëvizja nëpër botë në kërkim të Mirësisë së Allahut. Zoti xh. sh. thotë: "Po atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne me siguri do t'ua shlyejmë të këqijat do t'i shpërblejmë më së miri për atë që vepruan". (El-Ankebut, 7)*

*Pastaj ajeti:*

*"Pendimi i pranueshëm tek Allahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen nga mosdija dhe pendohen shpejt: të tillëve Allahu ua pranon pendimin, sepse Allahu është më i Dijshmi, më i Urti. Nuk është pendim (i pranueshëm) i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqija dhe vetëm atëherë kur t'i vijë vdekja ndonjërit prej tyre, të thotë: Unë tash u pendova..." (En-Nisa, 17-18)*

*Shpirti ka nevojë që të pendohet në mënyrë të përsëritur, që të heqë papastërtitë e të fshijë gjurmët që kanë lënë punët e liga, ashtu siç ka nevojë trupi për të përdorur lloje të ndryshme larjesh e metoda të ndryshme pastrimi.*

*Muhamedi a.s. thotë:"Kush i largon besimtarit një prej brengave të kësaj bote, Allahu do t'i largojë atij një prej brengave në Ditën e Gjykimit. Kush e lehtëson atë që është në vështirësi, Allahu do ta lehtësojë atë në këtë botë dhe në Tjetrën. Kush i mbulon myslimanit një të metë, Allahu do t'ia mbulojë të metat e tij në këtë botë dhe në Botën tjetër. Allahu e ndihmon robin e Vet, për sa kohë ky e ndihmon vëllain e tij. Kush ndjek rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t'ia lehtësojë atij rrugën për në Xhenet. Sa herë që një grup njerëzish mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut për të lexuar dhe studiuar Librin e Allahut, mbi ta do të zbresë qetësia dhe do t'i mbulojë mëshira, engjëjt do t'i rrethojnë dhe Allahu do t'i përmendë ndër ata që ndodhen tek Ai. Pikërisht për këtë pastrim tregon Kurani: "…Allahu i do ata që pendohen dhe ata që ruhen prej punëve të ndyta e të neveritshme". (El-Bekare, 222)*

*Vëllezër e motra!*

*Një mysliman nuk mund të qëndrojë indiferent për atë çka ndodh rreth tij, dhe nuk mund të pranojë kurrë mentalitetin se asgjë nuk ka rëndësi përderisa të mos i shkaktojë dëm atij, sepse ai I është nënshtruar Zotit, është përfaqësues i Tij dhe ambasador i së mirës. Prandaj ai nuk mund të qëndrojë indiferent përballë padrejtësive në këtë botë. Drejtësia e vërtetë, e përshkruar në Kuran, njeriun e udhëzon që të sillet me drejtësi, pa bërë dallime në mes njerëzve, të mbrojë të drejtat e njerëzve, të mos lejojë dhunë pavarësisht nga rrethanat. Drejtësi për të cilën Zoti urdhëron në Kuran, është ajo drejtësi që kushtëzohet me ushtrimin e saj në mënyrë të barabartë për të gjithë njerëzit, pavarësisht nga gjuha, raca apo kombësia. Ende në ditët tona, ka në çdo anë të globit njerëz që u nënshtrohen trajtimeve mizore e të padrejta, për shkaqe të pa justifikueshme.*

*Sidoqoftë, Zoti na bën të ditur në Kuran se qëllimi në krijimin e fiseve e popujve të ndryshëm, është "që ata të njohin njëri-tjetrin". Kombet dhe popujt e ndryshëm duhet të njohin njëri-tjetrin, kjo do të thotë që të mësojnë për kulturat e tyre të ndryshme, për gjuhët, traditat e veçoritë. Shkurt, nga qëllimet e krijimit të racave e kombeve të ndryshme, nuk është konflikti e lufta, veçse pasuria kulturore.*

*Të nderuar besimtarë!*

*Edhe pse sot po ndahemi nga muaji i mëshirës dhe ibadetit - nga muaji i Ramazanit të bekuar, - kjo nuk do të thotë se ne do të lirohemi edhe nga detyrimet e fesë. Në ditët që vijnë, nuk guxojmë kurrsesi t'i lëmë pas dore namazin dhe ibadetet e tjera, përkundrazi, praktikën që kemi realizuar gjatë Ramazanit, duhet ta vazhdojmë gjatë tërë vitit. Nuk bënë të lëmë adhurimin dhe sevapet e fituara e t'u kthehemi mëkateve e gjërave të ndaluara. Dijeni se adhurimi pa besimin, i ngjan një ndërtese pa themele, kurse besimi pa adhurimin - i ngjan një fare të thatë e të pajetë. Adhurimi është që kësaj fare që është e mbjellë në zemrat tona, i jep jetë dhe forcë. Shoqëria jonë, si asnjëherë deri më tash, ka nevojë për vlera të mirëfillta shpirtërore, prandaj unë, duke shfrytëzuar këtë rast, në këtë ditë të shenjtë dhe nga ky vend i shenjtë, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejt ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë, të pastër e të ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues.*

*Vëllezër të nderuar!*

*Në këtë ditë të veçantë e në këto momente feste, kështu të gëzuar, duke kërkuar falje e mëshirë nga i Madhi Zot, që në asnjë moment të mos harrojmë begatitë e Allahut Krijues për një mirëqenie të përgjithshme në mbar botën. Ju bëj thirrje që të punoni për një të ardhme sa më të mirë të vendit tonë, që në mesin tonë të mbretërojë harmonia e solidariteti, që janë virtyte të vetë natyrshmërisë së njeriut.*

*Urime festa e Fitër - Bajramit.*

*Myftiu i Kosovës*

*Mr. Naim Tërnava*



# FESTA E FITËR - BAJRAMIT U KREMTUA SOLEMNISHT

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të agjërimit-Ramazanit, më 9 shtator 2010, në të gjitha xhamitë e Kosovës besimtarët falën solemnisht namazin e Fitër – Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër- Bajramit u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës. Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Musa ef. Avdiu, pas të cilit këndoi ashere Xhelal ef. Kaloshi, kurse ligjëratës tematike kushtuar festës së Fitër – Bajramit, e mbajtën Dr. Adnan Ahmeti dhe Mr. Ragmi Destani. Hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili iu drejtuar opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë. Tërnava theksoi se festa e Fitër - Bajramit është e një rëndësie të veçantë për besimtarët që kanë agjëruar muajin e Ramazani dhe që kanë shfaqur përkushtim ndaj Krijuesit të gjithësisë, sa kohë që bëri thirrje për vazhdimin e shkëmbimit të mesazheve të mira në mes njerëzve.



**PRITJE URIMI NGA MYFTIU I KOSOVËS**

Sikur është bërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë, të Forcave KFOR e FSK, dhe të partive të ndryshme e të institucionesh shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat Kosovës dhe nga Jashtë.

**NGA INSTITUCIONET:**

Kryetari i Kuvendit të Kosovës-Dr. Jakup Krasniqi, Zëvendëskryeministri i Kosovës – Hajredin Kuçi, i shoqëruar nga anëtarë të kabinetit qeveritar; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; Komandanti i KFOR-it - Gjeneral-majori Erhard Buehler, Komandanti i FSK-së - Gjeneral Sulejman Selimi; Kryetari i ASHAK-së, Akad. Besim Bokshi me bashkëpunëtorë; Ministrja e Administratës Publike - Edita Tahiri, e shoqëruar nga zëvendësministri Amir Ahmeti.

**NGA ZYRAT DIPLOMATIKE:**

Ambasadori i Britanisë së Madhe në Prishtinë - Andy Sparkes; Ambasadori i Turqisë në Kosovë - Hysref Ynler; Ambasadori i Shqipërisë - Islam Lauka.

**NGA PARTITË POLITIKE:**

Një delegacion i AAK-së, i prirë nga Ahmet Isufi; një delegacion i AKR-së, i prirë nga Ibrahim Gashi; kryetari i LDD-së, Nexhat Daci; Kryetari i PD-së Ferid Agani; kryetari i Lëvizjes Demokratike për Integrim nga Medvegja, Rexhep Abazi; një delegacion i KLMDNJ-së, dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.



**PROGRAM FESTIV PËR FESTËN E FITËR - BAJRAMIT**

Me rastin e festës së Fitër – Bajramit, organizuar nga Kryesia e BIK-së, ditën e parë të Fitër - Bajramit në orën 20, në sallën "1 Tetori" në Prishtinë, u mbajt një manifestim me program të pasur kulturor-artistik. Mysafirë në këtë manifestim ishin përfaqësues nga jeta fetare, akademike, politike dhe kulturore nga Kosova, Shqipëria dhe Maqedonia.

Në fjalën përshëndetëse, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, uroi të pranishmit dhe të gjithë myslimanët për Festën e Fitër – Bajramit. Për kënaqësinë e të pranishmëve që ishin të shumtë në sallë, në skenën festive u paraqitën emra të dëshmuar të skenës artistike dhe kulturore të vendit. Mysafirë të këtij manifestimi qenë: Violetë Kukaj ("O Allah!"); Kori i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës; Shyhrete Behluli ("Nënës"); Okteti ("Hej, ju male!"); Basri Lushtaku ("Jam dëshmitar"); Abaz Jahja (profesionist i instrumenteve orientale); "Fatmir Spahiu ("E hënë"); Andin Randobrava ("Atributet e Allahut") si dhe artistja e njohur shkodrane Rrezarta Smaja. Një nga pikat kulmore të këtij manifestimi qe gjithsesi monologu "U nda Hana" (shkruar nga shkrimtari Fatmir Muja), interpretuar nga artisti i popullit, mysafir special nga Tirana, Mirush Kabashi, të cilin publiku e priti me emocione e ovacione frenetike.

Manifestimi u mbyll me ilahinë "Supplication" nga Okteti Plus. Tërë manifesti u transmetua drejtpërdrejt nga TV Besa, kurse u regjistrua nga RTK dhe u ritransmetua në ditët në vijim. Manifestimi u prit mirë nga publiku në sallë dhe nga masa që e ndoqi përmes TV-së. Ky manifestim mëtohet të bëhet tradicional.





### AMBASADA AMERIKANE SHTROI IFTAR PËR MYFTIUN TËRNAVA

Si tradicionalisht, Ambasada e ShBA-së në Kosovë, më 7 shtator 2010, shtroi iftar për Myftiun e Kosovës Mr. Naim Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Gjatë iftarit, Myftiu Mr. Naim Tërnava ka përshëndetur dhe ka falënderuar përfaqësuesit e Ambasadës së ShBA-së për iftarin që tashmë është bërë tradicional.



### MYFTIU TËRNAVA MORI PJESË NË IFTARIN E SHTRUAR NGA IRCICA NË STAMBOLL

I ftuar nga Drejtori i përgjithshëm i IRCIC-së (Qendra për Hulumtimin e Historisë, Artit dhe Kulturës Islame) - Dr. Halid Eren, Myftiu i Kosovës - Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga shefi i kabinetit, Ejup Ramadani, mori pjesë më 5 shtator në iftarin e shtruar nga ky asociacion (IRCICA) në Stamboll. Në këtë iftar, i pranishëm qe dhe Presidenti i Turqisë - Abdullah Gyl, Kryeministri Turk - Rexhep Taip Erdogan, i shoqëruar nga anëtarë të kabinetit, ministra nga vende të Konferencës Islamike, diplomatë të akredituar në Ankara e Stamboll, pastaj personalitete të larta fetare, shkencore e kulturore nga Turqia e rajoni, si dhe të ftuar të tjerë.



### KRYEMINISTRI BERISHA SHTROI IFTAR PËR UDHËHEQËSIT E BASHKËSIVE ISLAME TË SHQIPËRISË, KOSOVËS DHE MAQEDONISË

Kryeministri i Shqipërisë, Dr. Sali Berisha, me rastin e muajit të shenjtë të Ramazanit, të hënën, më 6 shtator 2010 në rezidencën qeveritare, ka shtruar iftar me përfaqësues të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, të Bashkësive Islame të Kosovës dhe të Maqedonisë. Të ftuar ishin Kryetari i KMSH - H. Selim Muça, Myftiu i Kosovës - Mr. Naim Tërnava, Reisi i BIM-së - Sulejman Rexhepi, myftinj dhe imamë, kryetari i Kryegjyshatës Botërore Bektashiane - H. Dede Reshat Bardhi, Presidenti i Konferencës Ipeshkvore të Shqipërisë - Imzot Rrok Mirdita, përfaqësuesi i Kishës Ortodokse Autoqefale Shqiptare - Hirësia e tij Nikolla Hyka, Peshkop i Apollonisë, Ministri i Turizmit, Kulturës, Rinisë dhe Sporteve - Dr. Ferdinand Xhaferaj, Kryetari i Komitetit Shtetëror për Kultet - Av. Rasim Hasanaj, drejtues të Medresesë së Tiranës, përfaqësues nga bota akademike, etj..

Duke u uruar mirëseardhjen të ftuarve, Kryeministri Berisha u shpreh:

"Së pari, dëshiroj të shpreh falënderimin tim më të madh për ju dhe për të gjithë besimtarët që sot, në shenjë respekti, sakrifice dhe adhurimi tek Zoti, agjërojnë Muajin e Shenjtë të Ramazanit; të shpreh nderimin dhe vlerësimin tim më të madh për besimtarët shqiptarë që I besojnë Zotit dhe që kanë tek besimi në Zotin forcën e madhe kryesore shpirtërore të tyre; të shpreh nderimin tim më të madh për ju udhëheqës shpirtërorë të besimeve të mëdha fetare të shqiptarëve, për rolin dhe kontributin tuaj të jashtëzakonshëm në ndërtimin e vlerave hyjnore, vlerave më të arrira, më të rëndësishme dhe më të çmuara të njeriut... Dua të theksoj se kombi ynë është i vjetër, me histori mijëravjeçare, por asgjë nuk e nderon më shumë këtë komb, nuk e përfaqëson më mirë këtë komb - sesa kjo prani së bashku, siç jemi sonte vëllazërisht, dhe siç qëndrojmë në të gjitha gëzimet, vështirësitë, hidhërimet dhe sakrificat. Ky është dhe visari më i çmuar shpirtëror i kombit shqiptar. Më pas kanë përshëndetur dhe Myftiu i Kosovës - Naim Tërnava, Reisi i Bashkësisë Islame të Maqedonisë - Sulejman Rexhepi, etj..

### PRESIDENTI SEJDIU SHTROI IFTAR PËR DREJTUESIT E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS

Më 30 gusht 2010, në restorantin "Vila Gërmia" në Prishtinë, Presidenti i vendit, Dr. Fatmir Sejdiu,



shtroi iftar për Myftiun e Kosovës - Mr. Naim Tërnava, dhe drejtuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në iftarin e shtruar nga Presidenti i Republikës së Kosovës, merrnin pjesë edhe Kryeministri Hashim Thaçi, ambasadorët e vendeve të KUINT-it, shefi i ICO-së, Peter Feith, ministra, drejtues të partive politike si dhe Kryetari i Prishtinës – Dr. Isa Mustafa. Me këtë rast, Presidenti Sejdiu tha se në muajin e bekuar të Ramazanit e gjithë bota shpirtërore besimtare islame është e përkushtuar shumë thellë në bamirësi, në solidaritet dhe në tolerancë shpirtërore... Ndërkaq, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, duke e falënderuar Presidentin Sejdiu për pritjen e organizuar, tha se muaji i Ramazanit është muaj i mëshirës, i sakrificës, sinqeritetit, harmonisë, ndihmës ndaj njëri-tjetrit, është muaj i Kuranit, prej të cilit dalin urdhra që ne të jetojmë në harmoni të përbashkët, pavarësisht nga gjuha që flasim, vendi ku jetojmë, dhe besimi që i përkasim.

**KRYEMINISTRI THAÇI SHTROI IFTAR PËR MYFTIUN TËRNAVA DHE BASHKËPUNËTORËT E TIJ**

Kryeministri i Qeverisë së Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, shtroi iftar më 26 gusht për krerët e BIK-së, në ambientet e hotelit "Viktoria" në Prishtinë. Merrnin pjesë përfaqësues të ICO-së, ambasadorë të akredituar në Prishtinë, liderë të partive politike, ministra, deputetë dhe mysafirë të tjerë. Në një fjalë rasti gjatë iftarit, Kryeministri Thaçi, në emrin e tij dhe të Qeverisë së Kosovës, ka përshëndetur të gjithë të ftuarit dhe i ka falënderuar për pjesëmarrjen në këtë iftar. "Jemi në një muaj që sprovon pastërtinë e shpirtit, durimin, disiplinën, solidaritetin dhe bashkimin. Gëzimin për fitore dhe shikimin nga e ardhmja. Fryma e tolerancës fetare gjithmonë ka qenë prezente në Republikën e Kosovës, dhe Kosova është model i kësaj fryme në gjithë rajonin, për ndërtimin e një shteti demokratik, të tolerancës, të mirëkuptimit, të frymës së bashkëpunimit" – theksoi Kryeministri Thaçi.



Në emër të BIK-së ka falënderuar Myftiu Naim Tërnava, i cili, ndër të tjera, theksoi: "Sonte jemi tubuar rreth sofrës së iftarit, e cila si e tillë shtrohet me begatitë e saj vetëm gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit, si një kënaqësi që na e ka dhuruar i Madhi Zot. Jemi tubuar sonte pas një dite të gjatë të agjërimit në shenjë përkushtimi ndaj Zotit, ngase Ramazani është një nga kushtet kryesore të fesë islame. Muaji i Ramazanit është muaj i mëshirës, muaj i reflektimit pozitiv dhe muaj i përkushtimit ndaj Zotit. Të nderuar të pranishëm, jemi me fat që po jetojmë në Kosovën e lirë e sovrane, jemi gjeneratë e zgjedhur, ngase, pasi çliruam Kosovën, shpallëm Pavarësinë e saj dhe tani po ndërtojmë vendin tonë, për se duhet t'i jemi mirënjohës, së pari të Madhit Zot, që na dha mundësi të jemi pjesë e këtyre proceseve madhore për popullin tonë. Gjithashtu duhet t'u jemi mirënjohës të gjithë miqve tanë që na përkrahën pa rezervë e po na përkrahin edhe tash në rrugëtimin tonë për ndërtimin e shtetit, pa harruar këtu edhe bijtë tanë më të mirë dhe bijat tona më të mira, që derdhen gjakun për liri. Të nderuar qeveritarë! Të nderuar të pranishëm! Aq sa jemi me fat, po aq kemi përgjegjësi para



popullit dhe para Zotit, që amanetin e marrë nga populli, ta realizojmë me drejtësi, sinqeritet e punë të mira". Në fund Myftiu Tërnava u shpreh: "Të gjithë së bashku jemi të obliguar të ndërtojmë një shoqëri të lirë e demokratike, një shoqëri ku respektohen e kultivohen vlerat etnike, fetare e humane. Kështu, siç jemi bashkë në këtë muaj të madh, në këtë muaj të mëshirës e rahmetit, në këtë muaj të sakrificës e solidaritetit, kështu duhet të jemi bashkë e unikë gjithherë, për të çuar përpara vendin, atje ku synojmë të gjithë, për ta integruar në Bashkimin Evropian. Krejt në fund, lus Zotin që edhe këto ditë që na kanë mbetur, t'i agjërojmë me lehtësim. Sonte jemi mysafirë të Kryeministrit të vendit dhe shfrytëzoj nga rasti që ta falënderoj për shtrimin e këtij iftarit. Lus Zotin që të na japë shëndet dhe të na pranojë agjërimin dhe lutjet tona". –theksoi në fund Myftiu Tërnava.



## PARTIA E DREJTËSISË SHTROI IFTAR PËR PERSONALITETE TË LARTA POLITIKE E FETARE TË VENDIT

Të hënën, më 23 gusht, në hotel "Victory" në Prishtinë, Partia e Drejtësisë shtroi iftar për personalitete të larta politike e fetare të vendit si dhe për njerëz të kulturës, shkencës dhe aktivistë të PD-së.
Në iftarin e shtruar nga PD-ja, qenë të pranishëm: Kryeministri i Republikës së Kosovës, - Hashim Thaçi, Myftiu i së Kosovës - Mr. Naim ef. Tërnava, zëvendëskryeministri - Hajredin Kuçi, kryetari i PSD-së - Agim Çeku, kryetari i Lëvizjes për Bashkim - Avni Klinaku, nënkryetari i LDD-së - Naser Rugova, kryetari i Forumit Rinor të LDK-së - Xhafer Tahiri e shumë të ftuar të tjerë.
Nikoqiri, kryetari PD-së - Dr. Ferid Agani falënderoi mysafirët për praninë e tyre dhe shpalosi disa pika kyçe mbi vizionin e PD-së, duke ritheksuar orientimin e saj drejt mbrojtjes së vlerave fetare dhe kombëtare të popullit shqiptar si dhe duke shprehur vendosmërinë për angazhimin drejt integrimeve në struktura të larta të BE-së. Ai po ashtu nuk harroi të falënderojë të gjithë popujt dhe shtetet mike, që dhanë kontribut për lirinë dhe shtetndërtimin e Kosovës, me ShBA-në në krye. Në emër të mysafirëve, foli Myftiu i Kosovës - Mr. Naim ef. Tërnava, i cili, pasi falënderoi nikoqirin e përshëndeti mysafirët, tha se duhet ndjekur ky model i bashkimit pranë njëri-tjetrit rreth "sofrës së Zotit të Madhëruar", sikur në këtë muaj të Ramazanit, që është edhe muaj i shpalljes së Kuranit. Në fund, Myftiu bëri edhe lutjen e ushqimit bashkë me mysafirët.

## MYFTIU I KOSOVËS SHTROI IFTAR TRADICIONAL ME UDHËHEQËSIT E KËSHILLAVE VENDORË TË BI-SË DHE NËPUNËSIT E INSTITUCIONEVE TË BI-SË

Si tradicionalisht, në natën e 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores historike të Betejës së Bedrit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, të shtunën më 28 gusht 2010, shtroi iftar për udhëheqësit e këshillave të Bashkësisë Islame dhe nëpunësit e institucioneve të BIK-së. Me këtë rast, Myftiu Tërnava tha: "Ju efendilerë, të gjithë i dini obligimet që dalin nga Kurani, nga hadithet e Muhamedit a.s., pastaj nga misioni që ju ushtroni, pra nga vendi i punës që ju mbani, përgjegjësi që ju takojnë juve, dhe nga ardhmëria përbashkët jona, që duhet të jetë në këtë nënqiell, ku i Madhi Allah na ka krijuar. Unë kërkoj edhe një herë nga të gjithë, që të jepni maksimumin edhe gjatë këtyre 10 ditëve të agjërimit, sa na kanë mbetur nga muaji i shenjtë i Ramazanit, në çdo fushë, në çdo pore të jetës. Gëzon fakti që këtë vit në terren është një angazhim i madh, dhe është për t'u lakmuar ritmi i aktiviteteve që janë duke u realizuar në terren, si në nivelin lokal ashtu edhe në atë qendror, që ndoshta në këto përmasa nuk ka qenë më herët, mirëpo sigurisht që rritja e kuadrit dhe përgatitja profesionale e hoxhallarëve kanë dhënë rezultate. Unë ju porosis edhe një herë që të mos ngurroni, të gjithë tash të filloni të flisni shumë edhe për Zekatin, për Sadakatul – Fitrin, po edhe për Haxhin, dhe në veçanti për Zekatin e Sadakatul – Fitrin, që i kemi burime kreysore për të mbijetuar. Nuk duhet t'i vijë keq askujt kur flet për Zekatin dhe Sadakatul – Fitrin, sepse nuk jemi duke lypur, po jemi duke i treguar e duke i shpjeguar xhematit se ku duhen dhënë zekati e Sadakatul – Fitri"- përfundoi fjalën e tij Myftiu Tërnava.
*(R.Shkodra)*



## IFTARI ME TË RINJ

Më 27 gusht 2010, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së,për nder dhe respekt të muajit të shenjtë të Ramazanit, shtroi iftar, në ambiente të hotelit "Victory" në Prishtinë, për përfaqësuesit e Forumeve Rinore të partive politike të vendit, si dhe për përfaqësuesit e Parlamentit Studentor të Universitetit të Prishtinës, për përfaqësuesit e këshillave të fakulteteve të UP-së, profesorë të medresesë "Alaud-din" të Prishtinës, aktorë, artistë, regjisorë, pjesëtarë të Njësisë Speciale për intervenime të shpejta të Policisë së Kosovës, përfaqësues të organizata joqeveritare e të ftuar të tjerë. Të pranishmit, në emër të organizatorit, i përshëndeti, Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i Departamentit të të Rinjve, i cili, nder të tjera, tha: "Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së, qëllim parësor të vetin ka konsolidimin e një shoqërie të mirëfilltë, me një rini të shëndoshë, të një shoqërie ku do të respektohen vlerat kombëtare, fetare e demokratike, prandaj, për të realizuar këto synime, Departamenti gjithherë i ka dyert të hapura dhe mirëpret bashkëpunimin me ju e me të gjitha institucionet e Republikës së Kosovës… E lusim Allahun që sikurse jemi bashkuar sot këtu pran sofrës së Tij, të bashkohemi në fjalë dhe vepra të mira, sepse kjo është forma dhe mënyra më e mirë për të realizuar aspiratat tona për një të ardhme sa më të mirë". Poashtu të shtunën më 04.09.2010, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK, për nder dhe respekt të muajit të shenjtë të Ramazanit për herë të dytë shtroi iftar për asociacione të ndryshme rinore. Kësaj radhe iftari u organizua në ambient të hapur, në tendën e cila ishte e vendosur afër Xhamisë së çarshisë. Të pranishmit në emër të organizatorit i përshëndeti Mr.Fitim Gashi, udhëheqës i këtij Departamenti, i cili në formë të një ligjërate të shkurtër foli për vlerën dhe rëndësinë e muajit të shenjtë të Ramazanit, e në veçanti për vlerën e dhjetë ditëve të fundit të këtij muaji. *(F. Spahiu)*





## DUA HATMEJE NË FERIZAJ

Me 12 Qershor 2010, në prani të kryetarit të KBI-së të Ferizajt ef. Fehmi Mehmeti, me bashkëpunëtorët, nxënës të xhamisë "Haxhi Metush Bajrami" të Ferizaj, rr. "Vëllezërit Gërvalla" përfunduan hatmen e Kuranit .
Kryetari Mehmeti, duke përshëndetur këtë hatme, ka përgëzuar këta nxënës që bënë hatme dhe, po ashtu, një falënderim ka shprehur për imamin e kësaj xhamie Bashkim ef. Hoxha, i cili është nga imamët më të dalluar pran KBI-së në fushën e davetit dhe i cili nxjerr nxënës shumë të dalluar në leximin e Kur'anit. Hapjen e këtij programi e bëri me ajetet më të bukura nga Kur'ani, nxënësi i dalluar i kësaj xhamie dhe nxënësi i medresesë së Prishtinës, Arlind Beba, kurse mysafirëve u uroi mirëseardhjen imami i xhamisë Bashkim ef, Hoxha, i cili tha se për këta nxënës, shpreson që Kurani nuk do të jetë mbyllje e dekor për komoditet në shtëpi të tyre, po inspirim i qartë deri ditën kur do t'u thotë Allahu xh. xh. "Lexo dhe ngjitu në Xhenet, vendi juaj është tek ajeti i fundit ku do të dalësh". Njëherësh ai falënderoi edhe mysafirin e nderuar Mr. Musa Vila, i cili thekoi vlerën e leximit të Kuranit dhe në veçanti i përgëzoi edhe prindërit e nxënësve, të cilët do të stolisen më kurorën e Xhenetit në Ditën e Gjykimit. Nxënësit që bënë hatme, janë:
Muharrem Bajrami, Amir Ramabaja,Gazmend Kurti, Burim Isufi, Driton Ibrahimi, Selman Isufi, Jetmir Ramabaja, Nehat Ibrahimi, Nuredin Ibrahimi, Edona Ibrahimi
Ky manifestim u mbyll me disa vargje nga Kurani, nga një nxënëse e vogël, e cila, me zërin e saj melodik e të thekshëm, i bëri për të qarë të gjithë të pranishmit.
*(B. Hoxha)*



## DUA HATMEJE NË XHAMINË "ALIU R.A." TË PRIZRENIT

Më 06 gusht 2010, pas namazit të Teravisë, në xhaminë "Aliu r.a." në lagjen e Dardanisë të Prizrenit, u mbajt duaja e hatmes, të përgatitur nga imami i kësaj xhamie, Mr. Faruk ef. Ukallo, së bashku me 19 vijuesit e mësimbesimit të kësaj lagjeje.

Në këtë mbrëmje ishin të pranishëm edhe shumë hoxhallarë të tjerë, ku merrte pjesë edhe kryetari i Këshillit të BIK-së të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëku. Imami Mr. Faruk ef. Ukallo, pasi falënderoi Allahun xh.sh. dhe i falënderoi të gjithë për pjesëmarrje, foli për rëndësinë e leximit të Kuranit dhe vijuesve të mësimbesimit iu drejtua me hadithin e Pejgamberit a.s.: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve". Më pastaj, në fjalën e tij, kreu i KBI-së të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëku, theksoi rëndësinë e leximit të Kuranit dhe të mësimit të tij përmendsh. Ai foli gjithashtu edhe për edukimin e fëmijëve sipas Islamit. Më pas, vijuesit e mësimbesimit vazhduan programin e tyre, që ishte i pasur me lexim të Kuranit, ilahi dhe kaside në gjuhët shqipe, turke, boshnjake dhe arabe. Duanë e hatmes e bëri imami i xhamisë.

Emrat e vijuesve të mësimbesimit që bënë hatme:

1- Aid Halili (10 vjeç);
2- Amar Halili (12 vjeç);
3- Ardin Bamja (12 vjeç);
4- Rinor Sefa (12 vjeç);
5- Ensar Sefa (12 vjeç);
6- Gykan Guta (15 vjeç);
7- Besarta Kazazi (14 vjeç);
8- Esma Shabani (13 vjeç);
9- Remsada Shabani (14 v.);
10- Mjellma Rifati (14 vjeç);
11- Elif Dulak (15 vjeç);
12- Sibel Dulak (13 vjeç);
13- Suada Krasniqi (18 v.);
14- Dilek Guta (11 vjeç);
15- Dhurata Gutaj (12);
16- Diandra Kazazi (12 vjeç);
17- Elif Lakush (15 vjeç);
18- Rita Rifati (21);
19- Nazmije Morina (72 v.);

*(Alija Ajro)*

## KARVANI I RAMAZANIT – MITROVICË

Në vazhdën e aktiviteteve të Ramazanit, Departamenti i Gruas i KBIK-së arriti në qytetin e Mitrovicës, ku shfaqën programin kulturor të përgatitur enkas për muajin e Ramazanit. Programi u shfaq më 20 gusht 2010 në sallën e kulturës "Rexhep Mitrovica". Çelja e programit u bë me disa ajete kuranore të kënduara nga Mevlude Gajtani, për t'u shfaqur në skenë më pastaj grupi i fëmijëve nga Departamenti i Gruas, të cilët prezantuan në mënyrë të shkëlqyer pikat e tyre për të pranishmit. Pas grupit të fëmijëve radha u erdhi vajzave të medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës. Pas programit të shfaqur nga këto dy grupe, fjalën e mori përfaqësuesja e DG, profesorja Azemine Kukaj – Kajoshi, e cila ligjëroi për vlerat dhe rëndësinë që ka ky muaj. "Ju erdhi ky muaj (Ramazani), i cili ka vlerë më shumë se një mijë muaj, e atij që i ndalohet, i është ndaluar gjithë mirësia. Të mirën e tij e refuzon vetëm i mallkuari ";"Sikur ta dinin njerëzit vlerën e Ramazanit, do të dëshironin të ishte i gjithë viti Ramazan". Agjërimi nuk është vetëm për ushqim dhe pije. Nëse agjëroni, kafshoni gjuhën tuaj, mbyllni shikimet tuaja dhe mos u grindni me njëri-tjetrin e as mos kini zili njëri-tjetrin. Në fund të këtij programi, Departamenti i Gruas shpërndau disa dhurata.



## DEPARTAMENTI I GRUAS PROGRAM PËR FËMIJË

Edhe sivjet Departamenti i Gruas nuk harroi të gëzonte më të dashurit tanë, ata që na falin çdo ditë buzëqeshje e çaste të këndshme, - më të vegjlit tanë.Në këtë takim tashmë tradicional, programi i fëmijëve u shfaq në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, më 10 shtator 2010. Në emër të DG-së, të pranishmit i përshëndeti moderatorja Arbnora Bahtjari, e cila u uroi mirëseardhjen dhe njëkohësisht u uroi festën e Fitër-Bajramit. Më pastaj në skenë u shfaq kori i fëmijëve dhe interpretoi pikat që kishte përgatitur për këtë program, të cilat lanë mbresa të pashlyera për publikun. Pasi zbritën nga skena grupet e fëmijëve, u shfaq monologu që i kushtohej njeriut më të dashur në këtë botë – që është Nëna, një monolog që ngjalli emocionet e të pranishmëve, sa nuk munguan as lotët. Në fund të këtij programi, Departamenti i Gruas shpërndau dhurata për fëmijët e pranishëm. Natyrisht, pas përfundimit të këtij programi në medresenë e mesme "Alauddin", fëmijët dilnin prej saj me fytyra të buzëqeshura e të gëzuar, që ishte padyshim edhe qëllimi i Departamentit të Gruas në këtë ditë feste.



## MANIFESTIM I DG-SË NË XHAMINË "SYLEJMAN EF. MUSTAFA"

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së organizoi një varg manifestimesh fetare dhe kulturore për nder të muajit të shenjtë të Ramazanit. Kështu, të enjten, më 26 gusht 2010, ky departament organizoi manifestimin "Një ditë Ramazani të gjitha së bashku", në xhaminë "Sylejman ef. Mustafa" të Fushës së Pajtimit. Në këtë program u mbajt një ligjëratë me përmbajtje fetare. Për pasurimin e këtij programi edhe në aspektin kulturor dhe argëtues, u kujdes kori i i vajzave të medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, si dhe dy grupet e fëmijëve që funksionojnë në kuadër të Departamentit të Gruas, të cilët, me zërat e tyre të këndshëm dhe me ilahitë e përzgjedhura me shije të veçantë, shtuan edhe më shumë atmosferën mbresëlënëse tek mysafiret e pranishëm. Në fund të programit Departamenti i Gruas shpërndau disa dhurata modeste. *(Hanife Jahiri)*



**TRIBUNË PËR ÇLIRIMIN E MEKËS-ITIKAFIN**

Me rastin e përkujtimit të Çlirimit të Mekës, më 29.08.2010, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së organizoi tribunë për nder të kësaj ngjarjeje historike. Tribuna u mbajt në ambientet e xhamisë "Pavarësia" të Kodrës së Trimave në Prishtinë. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua Mr.Fitim Gashi, udhëheqës i këtij departamenti, me një fjalim rasti. Ai, ndër të tjera, tha: "E falënderoj Allahun e Lartësuar, i Cili nga kohët veçoi ditë, net dhe muaj për t'u mundësuar robërve të Tij që të jenë më afër mëshirës dhe rahmetit të Tij... muaji i Ramazanit përveçse është muaj i mëshirës, rahmetit, bereqetit, solidaritetit, respektit të ndërsjellë dhe vlerave shpirtërore…, po ashtu njihet si një muaj në të cilin janë zhvilluar dhe kanë ndodhur ngjarjet më madhështore historike, siç ishte para dy ditësh dita e fitores ne Badër dhe dita e Çlirimit të Mekës, të cilën po e përkujtojmë sot…" Më pastaj mbajti një ligjëratë Mr.Samir Ahmeti, profesor në medresenë e mesme "Alaud-din" të Prishtinës. Ai foli për çlirimin e Mekës, për arsyet që shtynë për çlirimin e saj, mënyrën e çlirimit , vlerën dhe rëndësinë e kësaj dite , dhe, në fund, përfitimet dhe mësimet e nxjerra nga kjo ngjarje historike. Ai po ashtu foli edhe për Itikafin, për vlerën, rëndësinë dhe rregullat e tij.
*(F. Spahiu)*



**VDIQ FEJZULLAH EF. SALIHU, MYDERRIZI I LUGINËS SË PRESHEVËS**

Më 20 gusht, u varros fryma e fundit nga ulematë me peshë, për këtë rrethinë dhe për mbarë trojet shqiptare. Ngado që të shkoje nëpër Luginën e Preshevës, do të dëgjoje thëniet e popullit: ` Mulla Fejza e ka lejuar", ose: "Mulla Fejza e ka ndaluar"! Kur thuhej kështu, dihej se ajo gjë ishte e rregulluar mu ashtu siç e kërkonte Allahu; dihej se kjo fetva kishte marrë përfundimin ashtu sikur e kërkojnë dispozitat e Allahut xh.sh.. Ngado që të kaloje nëpër Luginë, nuk do të shpëtoje pa e vënë re një plak të kërrusur, të kërrusur jo nga hallet e jetës, por nga dituria e shumëfishuar mbi supet e tij. E venaroje tek ecte rrugës, me hapa të shpejtë, me shallin e hoxhës mbi kokë; e dije se me të vërtetë ai ishte Mulla Fejza. Mulla Fejza u lind më 1920 në fshatin Geraj, në një familje me tradita dhe kulturë fetare. Prindërit e tij ushqenin dashuri të madhe ndaj fesë, andaj edhe kjo dëshirë e tyre bëri që birin e tyre ta orientonin për studimin e Shkencave Fetare- Islame. Vlen të theksohet se Mulla Fejza këtë përkrahje e kishe edhe nga mulla Ejup ef. Mustafa, Myftiu me renome të madhe në këto troje, Myftiu që për njëzet vjet me radhë kishte ndjekur dhe përfunduar studimet në Stambollin e famshëm të Perandorisë Osmane të asaj kohe. Andaj tradita nuk humbet, ajo trashëgohet vazhdimisht. Mulla Fejza ixhazetin e mori në Medresenë e Myderrizit të shquar të kësaj ane, Hafëz Nexhati efendi Ahmedi, që e kishte përfunduar në vitin 1952. Ai vdiq duke lexuar Kuran, sepse këtë ibadet e kryente çdo ditë Pas namazit të sabahut, nuk shtrihej të pushonte, por vazhdonte e qetësohej në bisedë me Allahun Fuqiplotë, lexonte dhe studionte ajetet e Kuranit të madhëruar. Kur po jetonte çastet e fundit të jetës së tij, ishte duke lexuar Kuran, dhe për një çast kishte thirrur të birin, haxhi Vahidin, i paska thënë: "Biri im, diçka më sillet ky ajet nëpër kokë, ka dy herë që e lexoj, si duket më erdhi fundi" - dhe pas pak çastesh edhe vdiq. Vdiq pa lënguar fare, madje duke u kujdesur për të tjerët deri në çastin e fundit. Ai, për vite të tëra organizoi shkuarjen në Haxh; pothuaj për njëzet vjet me radhë,u mundësoi haxhinjve të udhëtonin në Haxh. Gjatë këtij udhëtimi, ai nuk lodhej, po përgjatë tërë rrugës vazhdonte t`ua shpjegonte atyre rregullat fetare. Ata që udhëtonin me të, do të dëshironin që të udhëtonin sërish, sepse për secilin veprim e çështje ai jepte shpjegime të hollësishme. Pas vetes Myderrizi la një numër të madh talebesh, duke filluar nga djali i tij, mulla Vahid Salihu, edhe të tjerë, si: mulla Shenasi Fejzullahu, mulla Xhemali i Raincës, mulla Qemal Hebibi, mulla Nijaziu i Bilacit etj.. Kohët e fundit, ai kishte përgatitur për hifz Hafëz Llukman Ibrahimin, i cili mbaroi hifzin në vitin 2001. Ishte njohës i shkëlqyeshëm i Fikhut, madje nga njohësit e thellë, që mund të garonte me dijetarë me renome botërore. Po ashtu ishte njohës i mirë i gramatikës së gjuhës arabe, i sintaksës dhe i morfologjisë (nahv dhe sarf), i tefsirit, hadithit , faraizit dhe mirasit, Usuli Fikhut, Akaidit, Ahlakut, Texhvidit etj. Familjarët e tij e kujtojnë me mall, ata ia kujtojnë sjelljet e tij të mira, sepse nuk e mundonte kurrë askënd, as një gotë ujë nuk e kërkoi nga askush. Ai jetoi 91 vjet pa munduar dhe penguar askënd. *(Hatixhe Ahmeti)*



## ISH-PRESIDENTI I SUDANIT U SHPALL PERSONALITETI ISLAM PËR VITIN 2010

Dubai zgjedh ish-Presidentin e shtetit të Sudanit, Abdurrahman Savar El-Dheheb, personaliteti islam të vitit , i cili tashmë kryeson Organizatën Islamike ''El-Davetu El-Islamije'' (Thirrja Islame) dhe ka ofruar shërbime të konsiderueshme për Islamin dhe myslimanët në shtete të ndryshme të botës. Ai gjithashtu ka marrë pjesë në shumë konferenca dhe tryeza ndërkombëtare islame duke prezantuar artikuj dhe hulumtime rreth metodës për thirrjen islame si dhe sfidat e progresit në këtë drejtim, si dhe për njohjen e jo-myslimanëve me bazat dhe mësimet e fesë së pastër islame. Kontributi i tij në ndërtimin e më shumë se 2000 xhamive në shtetet e Afrikës dhe Evropës Lindore, marrja pjesë në ndërtimin e 6 qendrave të përkujdesjes ndaj jetimëve si dhe kontributi i tij për themelimin e qendrave islamike, shkollave, shtëpive të shëndetit dhe klinikave për myslimanët në shtetet e varfra të Afrikës, - kanë qenë justifikimi për t'i bërë këtë nderim!.

## KURANI FAMËLARTË NUK ËSHTË SHTREMBËRUAR

Rezultatet hulumtuese përgjatë dhjetë vjetësh të ish-kryetarit të Dijanetit të Turqisë, në krahasimin e kopjeve të tashme me dorëshkrimet e para, ka treguar se as edhe një shkronjë e këtij libri qiellor nuk ka ndryshuar që prej fillimit të shpalljes e deri tash. Tajjar Altëkulaç, ish-kryetar i Dijanetit, këtë hulumtim dhjetëvjeçar e ka bërë me mbështetjen e Organizatës së Vakëfeve të Turqisë dhe me përkrahjen e Qendrës për Hulumtim të Kulturës, Artit dhe Historisë Islame të Organizatës së Konferencës Islamike (ARSIKA). Hulumtimi është bazuar në krahasimin shkronjë për shkronjë dhe fjalë për fjalë të manuskripteve të tanishme të Kuranit me katër manuskriptet kryesore që gjendën në Bibliotekën e (ARSIKA) dhe, pas dhjetë vjet hulumtimesh, është vërtetuar edhe një herë se Kurani famëlartë nuk ka pësuar as ndryshimin më të vogël dhe as ndonjë shtrembërim të dyshuar. Të gjitha hulumtimet janë bërë duke përdorur manuskriptet digjitale të Kuranit fisnik, të cilat janë siguruar nga ARSIKA, dhe, krahas kësaj, gjatë kësaj pune janë shfrytëzuar edhe manuskriptet e vjetra që gjendën në muzetë e Uzbekistanit dhe në Muzeun e Veprave Islamike të Turqisë.

## MYSLIMANËT JANË SHEMBULL NË BOTË

Nik Kolg, këshilltar i Kryeministrit të Britanisë së Madhe, duke lavdëruar bamirësinë dhe bujarinë e myslimanëve gjatë muajit të madhërishëm të Ramazanit si dhe lëvdata për reagimin e Botës Myslimane ndaj tragjedisë së vërshimeve në Pakistan, ka deklaruar: "Myslimanët, për sa i përket ndihmës ndaj të tjerëve, janë shembull për mbarë botën". Ai thotë se personalisht ka falënderuar veprimin e Organizatës Ndërkombëtare Islamike për Ndihma Humanitare (ONI), që, me anë të thirrjes së vet, i ka përgatitur të gjithë myslimanët e botës për të ndihmuar qytetarët e goditur nga vërshimet në Pakistan. "Ne përkrahim ONI-në për Ndihma Humanitare dhe do t'i nxisim të tjerët që të ndjekin përpjekjet e kësaj organizate", - ka thënë ai. ONI është një organizatë ndërkombëtare humanitare e themeluar në Britaninë e Madhe në vitin 1984 gjatë një programi për praktikumin e mësimeve islame, dhe ka për qëllim zvogëlimin e dhimbjeve të nevojtarëve të botës; kjo tash për tash ka 15 përfaqësi në shtetet e botës. Në Angli jetojnë rreth 1.6 milion myslimanë, shumica e të cilëve janë nga India dhe Pakistani.

## NË TURQI THEMELOHET MUZEU I VEPRAVE KUR'ANORE

Ahmed Shishman, zëdhënës i Shoqatës Dashamirësit e Kur'anit ka thënë me rastin e emërimit të vitit 2010 me emrin viti i Kur'anit famëlartë në Turqi, Shoqata Dashamirësit e Kur'anit Famëlartë e Turqisë ka përgatitur programe të ndryshme ku titujt e këtyre aktiviteteve islamike do të shpallen me 5 shtator gjatë një ceremonie të iftarit ku do të marrin pjesë edhe ambasadorë, zyrtarë fetar dhe politikë të shteteve të huaja. Në këtë muze do të ekspozohen të gjitha veprat të cilat i përkasin fushës së Kur'anit siç janë librat për mësimin dhe historinë e Kur'anit, piktürës, zbukurimit, kaligrafist dhe manuskripteve të Kur'anit. Pjesa tjetër e muzeut do t'i kushtohet ekspozimit të përkthimeve të Kur'anit famëlartë si dhe Kur'anve të botuar deri më tash në shtetet islamike dhe jo-islamike.





## NË KAJRO U PROMOVUA MUZEU I ARTEVE ISLAMIKE MË I MADHI NË BOTË

Muzeu i arteve islamike, më i madh në botë, më në fund pas tetë vjetësh u promovua dhe u rihap në kryeqytetin e Egjiptit, në Kajro. Në këtë muze janë vendosur për ekspozim 2500 gjëra të çmuara artistike dhe historike në 25 sallone, kurse vizita e këtij muzeu do të fillojë ka fundi i këtij muaji. Qëllimi i themelimit të këtij muzeu, faza e ndërtimit të të cilit kishte filluar qysh në vitin 2003 dhe gjendet në qendrën e qytetit Kajro, është cituar të jetë ruajtja e trashëgimisë së pasur të Egjiptit si dhe nderimi i kulturës dhe historisë islame të këtij vendi. Çelësi i artë i Qabesë (Ka'ba), dinari më i vjetër islamik i vitit 697 h.k., disa manuskripte të rralla të Kuranit famëlartë, qilimi punë dore iraniane, enë dheu që i përkasin periudhës osmane, si dhe gjëra e vegla të tjera të vjetra, sidomos për astrologjinë, arkitekturën dhe shkencën e kimisë, - janë prej gjërave që konsiderohen me vlerë të veçantë në këtë muze.

## MALAJZIA, NIKOQIRE E KONFERENCËS NDËRKOMBËTARE "KONTABILITETI DHE EKONOMIA ISLAMIKE"

Konferenca ndërkombëtare ''Kontabiliteti dhe ekonomia islamike: sfidat dhe rastet në dekadën e re'' – i zhvillon punimet në muajin korrik të vitit të ardhshëm në kryeqytetin e Malajzisë, Kualalampur. ''Kontabiliteti për Institucionet Islamike'', ''Kontabiliteti Islamik: në hipotezë dhe veprim'', ''Kontabiliteti dhe administrimi i Institucioneve të Zekatit dhe Vakëfeve'', ''Mësimi i kontabilitetit dhe moralit islamik'', Ekonomia Islamike'', ''Studimet krahasimtare të Kontabilitetit në institucionet e ndryshme fetare'', - janë tema rreth të cilave do të diskutohet në këtë konferencë triditore. Qëllimi i zhvillimit të kësaj konference do të jetë krijimi i një fushe për mbledhjen e profesorëve, specialistëve, studentëve dhe të interesuarve për kontabilitetin dhe ekonominë islamike, zhvillimi e zgjerimi në fushën e ekonomisë dhe kontabilitetit, shqyrtimi i sfidave dhe rasteve të reja përpara mendimtarëve islamë në sferën e kontabilitetit dhe ekonomisë, përgjigje ndaj nevojave të institucioneve islamike dhe shteteve islame në fushën e ekonomisë dhe kontabilitetit.

## NË PALESTINË SHKRUHET "KOMENTIMI I KURANIT SIPAS DHJETË LEXIMEVE"

Një hulumtim universal në fushën e komentimit të Kuranit në bazë të dhjetë leximeve është promovuar nga ana e institutit ''Revabiju El-Kuds'' në Panairin e shtatë të librit islam, që po zhvillohet këto ditë në qytezën Sajda të Palestinës. Ali El-Jusuf, kryetar i institutit ''Revabiju EL-Kuds, lidhur me këtë, është shprehur: :Ky hulumtim shkencor përbëhet nga 12 teza të magjistraturës në temën "Komentimi i Kuranit famëlartë në bazë të dhjetë leximeve" dhe është përpiluar nën mbikëqyrjen e Mervan Ebu Ra's-it, kryetar i Shoqatës së Ulemave të Palestinës në Gazë. Ai ka veçuar se ky komentim është një vepër e re në sferën e komentimit të Kuranit famëlartë, që shpjegon rolin e leximeve nga aspekti i ndikimit të tyre në domethënien e verseteve të Kuranit. Ai ka shtuar: "Vëllimi i parë i këtij komentimi, që përmban komentimin e kaptinës El-Fatiha, El-Bekare, Ali-Imran, është bërë në bazë të dhjetë leximeve dhe është botuar në formë libri, po do të botohen dhe do të vihen në dispozicion të interesuarve në mbarë Botën Islame edhe vëllime të tjera.

## BOTOHET LIBRI "LLOJLLOJSHMËRIA KULTURORE DHE DEMOKRATIKE NË BOTËN ISLAME"

Ky libër është shkruar me qëllim të studimit dhe analizës së fenomeneve të llojllojshmërisë dhe multikulturalizimit në shoqëritë myslimane nga ana kulturore dhe sociologjike nga shkrimtari dhe hulumtuesi maroken, Muvahij El-Naxhij. ''Llojllojshmëria politike dhe kulturore në shtetet islamike'', ''Kultura e globalizimit dhe demokracia'', ''Llojllojshmëria kulturore dhe ajo gjuhësore'', ''Llojllojshmëria kulturore dhe shpikja teknike e letrare'' dhe ''Llojllojshmëria kulturore, laicizmi dhe Islami'' - janë diskurset dhe temat që i shqyrton ky libër. Shkrimtari dhe hulumtuesi maroken Muvahij El-Naxhij deri tash ka botuar edhe këta libra: ''Kultura Amazige dhe zhvillimi njerëzor'', Kultura popullore dhe sfidat e globalizimit'', ''Llojllojshmëria e gjuhëve dhe arsimi në Marok'' dhe ''Shoqëria civile dhe zhvillimi stabil''.

*(Mr. Rexhep Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | FOTO | VEND KU SUNDON IMAMI | KËNGËTARI, GJINOVCI | QYTET NË IRAN | JO DITË (SH.PASHQ.) | POST TELEKOMI | AUSTRIA | ME PIKLA TË ZEZA | BUJKU | | I SHPENGUAR | SHKAKU QË NXIT NJË LËVIZJE | MIRË, BËN | TRAZOJ |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| XHAMI PRIZRENASE | | | | | | | | | | KRYEQYTETI JORDANEZ / PRIJËS I XHEMATIT | | | | |
| POROSI QË DUHET KRYER | | | | | | | SHTET NË SHBA / DAYTON PHILHARM. ORCHESTRA | | | | | | | |
| MADHËSITË, VLERAT | | | | | | I DRAMËS / KyÇ | | | | | | | | |
| RAPSODI, RIZA | | | | | MJETI LABORATORIK / GRUP GJAKU | | | | | | | | ANGSTREMI / BANORET RRËZË MALIT | |
| FILL PAMBUKU | | | | I PAEMËR / TRAKA | | | | | | | NJËSI FUQIE / SHTET QË LIDH 2 OQEANE (PASHQ.) | | | |
| UNIVERSITETI I TIRANËS | | | SHKODRA / LLOJ SHPATE | |  | | | | | PORTUGALIA | | JO (HUAJ) / LLOJ MBATHJESH DRURI | | |
| SUEDIA | | J.I. / HEROINA, TËRBESHI | | | | | | | | LLOJ PATE E EGËR | | | | |
| TOKË E PUNUAR POR E PAMBJELLË | | | | | | | | | | AUTORITET | | | | SHKRIMTARI, MEKULI |
| NAFAKA, IQBALLI | | | | | | | | | | KRIJUESI I GJITHËSISË (PASHQ.) | | | | |
| MËRI, IRË | | | | | | | | | | HEROI, REXHEP | | | | |
| | INTERNAT. GENEALOG. INDEX / THIRRJA | | | | | | | | | VENDËS | | | | |
| BURIMI, GURRA | | | | QË UA MBATH KËMBËVE | | | | | | | ANESA (DIM.) / BESËLIDHËSI | | | |
| LLOJ MONEDHE | | | | | . . . LA MIM | NDESHJE SPORTIVE | GRIMCOVA | ALUMINI, BAKRI ... | EDHE (LAT.) | LLOJ VITAMINE | | AKTORJA, MARGARET / LLOJ SPANGOJE | | |
| NJOLLOSJE (SH.PASHQ.) | | | | | | | | | | LËNG SYRI | | | | VARIANT I EMRIT ENIS |
| LËRE! | | | SHUMË I MADH / UNITED STATES of AMERICA | | | | | | | ELIZABET TEJLOR / SHUMË MIRË | | | DHE, EDHE / TOKA E BUKËS | |
| ITALIA | | I VETËM / UNIVERSITETI I RIÇMONDIT | | | | | | | MISËR FARËS / BETIM | | | | | |
| LIBËR ISLAM | | | | | | | LIBRI I PARË / INDUKSIONI | | | | | | | |
| SHTET ARAB (PASHQ.) | | | | | POPULLI (TURQ.) | | | | | | | KAMPION | | |

# HAXHI 2010

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendorë.

Aranzhmani për këtë vit është:

**UDHËTIMI ME AUTOBUS 2.050 €**

**UDHËTIMI ME AEROPLAN 2.750 €**

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2010 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës

# HAXHI 2010

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendorë.

Aranzhmani për këtë vit është:

## UDHËTIMI ME AUTOBUS 2.050 €
## UDHËTIMI ME AEROPLAN 2.750 €

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2010 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës